# DITURIA ISLAME

REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE E KULTURORE

NUMËR 371 • VITI 35 • TETOR 2021 • SAFER - REBIUL EVVEL 1443 • ÇMIMI 1 €



- Myftiu Naim ef. Tërnava uroi besimtarët me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.
- Muhamedi a.s., njeriu i përsosur
- Koncepti i krenarisë në Kuranin famëlartë dhe në fjalorin e njeriut

## NJË DELEGACION I LARTË NGA ARABIA SAUDITE VIZITOI KOSOVËN

# Myftiu Tërnava uroi besimtarët me rastin e ditëlindjes së Muhamedit a.s.

*Të nderuar besimtarë e qytetarë të Kosovës!*

*Kam nderin e privilegjin e madh që në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të institucioneve të saja dhe në emrin tim personal, në këtë natë të bekuar të përvjetorit të lindjes së hazreti Muhamed Mustafasë, Pejgamberit të njerëzimit dhe të dërguarit të paqes, të uroj të gjithë besimtarët myslimanë anekënd globit që këtë natë të madhe ta kalojmë në ibadet e falënderim ndaj Krijuesit për dhuratën më të çmuar për mbarë njerëzimin, të cilën Allahu në Kuranin fisnik e cilësoi si Mëshirë për mbarë botët.*

*Lindja e Pejgamberit tonë të dashur është ngjarja më madhështore që ka ndikuar në ndryshimin e rrjedhave të historisë njerëzore. Ai nxori njerëzimin nga errësira e injorancës në dritën e besimit përmes adhurimit të Krijuesit të vërtetë. Përmes shënimit të kësaj ngjarjeje madhështore, besimtarët myslimanë anekënd globit shprehin respektin e dashurinë për Pejgamberin - Muhamedin a.s..*

*Me këtë rast, i bëj thirrje të gjithë besimtarëve myslimanë që t'i përmbahen moralit të Muhamedit a.s., t'i vejmë në zbatim mësimet e tij, ta ndjekim traditën dhe të frymëzohemi nga jeta e tij, sepse Muhamedi a.s. vërtet është modeli ideal që ne duhet ndjekur e pasuar në të gjitha punët gjatë jetës tonë në këtë botë.*

*Të dashur besimtarë!*

*Dashuria që kemi në zemrat tona ndaj Muhamedit a.s. na shtyn që në vazhdimësi të tubohemi e ta rikujtojmë personalitetin e tij dhe këtë traditë të popullit tonë duhet vazhduar e kultivuar me respekt e devotshmëri, ngase me këtë kujtojmë të dashurin e Allahut dhe misionin e tij fisnik.*

*Në këtë natë të bekuar lus Allahun Mëshirëplotë, të bekojë të gjithë myslimanët anekënd globit dhe gjithë njerëzimit t'i dhurojë mirësi e mirëqenie dhe të begatojë botën me paqe, siguri e stabilitet.*

*Duke Ju dëshiruar shëndet, paqe, mbarësi e lumturi, më lejoni që edhe një herë t'ju uroj e përgëzoj me rastin e Mevludit!*

*Prishtinë, 19 korrik 2021*
*Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava*

# Në këtë numër:







**DITURIA ISLAME**
REVISTË MUJORE FETARE, SHKENCORE
E KULTURORE
Boton:
Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës,
Prishtinë.
**Kryeredaktor:**
Dr. Ajni Sinani
**Redaksia:**
Prof. Sabri Bajgora, mr. Ramadan Shkodra,
dr. Fahrush Rexhepi, dr. Orhan Bislimaj,
dr. Faruk Sinani, mr. Muzaqete Kosumi,
mr. Besir Neziri dhe mr. Driton Arifi.
**Sekretar në redaksi:**
Dr. Rexhep Suma
**Lektor & korrektor:**
Bajram Zeqiri
**Redaktor artistik & teknik:**
Bashkim Mehani
**Adresa:**
Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84,
10000 Prishtinë.
Tel & Fax: +383 38 224 024
email: dituriaislame@hotmail.com
dituriaislame@yahoo.com
www.dituriaislame.com
**Parapagimi:**
Evropë 25 €
Amerikë 40 USA $
**Shtypi:**
Shtypshkronja “Printing press”, Prishtinë

# Muhamedi a.s., njeriu i përsosur



*“O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues, dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues. E përgëzoi besimtarët se prej Allahut ata kanë dhunti të madhe.”*
(El-Ahzab: 45-47)

*Myslimanët në mbarë botën dhe në viset tona shënojnë ditën e lindjes së Muhamedit a.s., më 12 rebiul evel. Dita e lindjes së Muhamedit a.s. është një ngjarje e shënuar dhe ditë gëzimi. Ajo është një nga ditët më të lumtura për myslimanët. Lindja e Pejgamberit a.s. përfaqëson fillimin e plotësimit të pjekurisë shpirtërore të njerëzimit.*

*Gjatë këndimit të mevludit, myslimanët nderojnë dhe lartësojnë Muhamedin a.s. Mevludi është një ngjarje me rëndësi që festohet me krenari e kënaqësi nga myslimanët. Ata shprehin dashurinë dhe respektin ndaj Pejgamberit a.s. dhe mësimeve që na ka lënë amanet dhe gjatë gjithë muajit i çojnë salavate dhe selame.*

*Sikurse e përshkruan Shejhul Ezheri Ahmed Et Tajib, “festimi ynë i lindjes së vulës së pejgamberëve, nuk është një festë e një të madhi të të mëdhenjve, në rolet e të cilëve historia ndalet, pastaj ai ikën shpejt dhe i lë ato, por përkundrazi është një festë e një lloji tjetër. Një festë e profecisë dhe shpalljes hyjnore, e ambasadës së qiellit në tokë, e përsosmërisë njerëzore në stadet dhe nivelet e saj më të ngritura dhe e madhështisë dhe e manifestimeve të saj më të larta. Një festë e përngjasimit të moralit hyjnor aq sa mund të durojë natyra njerëzore, i cili u përfaqësua në natyrën e pejgamberëve dhe të dërguarve, të cilët Zoti i mbrojti nga devijimi dhe i ruajti sjelljet e tyre nga mashtrimet, pasioni dhe tundimet e shejtanëve. Ai unifikoi të jashtmen dhe të brendshmen e tyre në të vërtetën, mirësinë dhe mëshirën. Pejgamberi a.s. i arriti gjithë këto ngjitje dhe lartësime, saqë u quajt ‘njeriu i përsosur’.”*

*Zoti i Plotfuqishëm thotë: “Vërtet, ti je në një shkallë të lartë të moralit!” (El-Kalem: 4). Allahu e ka veçuar Muhamedin a.s. me pejgamberi, miqësi të ngushtë, dashuri, përzgjedhje dhe me favore dhe virtyte të tjera që nuk i përshkruan penda dhe nuk mjafton letra.*

*Përshkrimi ynë është i mangët para madhështisë së trajtimit të personalitetit dhe shkëlqimit të madhështisë së tij të nderuar. Çfarë të themi dhe çfarë të shkruajmë, në lidhje me krijesën më të nderuar, të Dërguarin e së vërtetës, të mëshirës dhe të mirësisë së dhuruar?*

*Fjalët për biografinë aromatike të Muhamedit a.s. dhe cilësitë e tij të nderuara janë një përshkrim që rrëmbejnë zemrën dhe tronditin ndërgjegjen. Jetëshkrimi i tij është një biografi e ndritur dhe e pavdekshme, dhe një shkollë sipërore. Mblidhen në tryezën e saj të dashuruarit nga të gjitha anët e tokës, që të thithin nektarin nga biografia e këtij të Dërguari të madh dhe të thithin aromën e cilësive të tij të pastra: “O ti Pejgamber, Ne të dërguam ty dëshmues, lajmëtar përgëzues e qortues, dhe me urdhrin e Allahut, thirrës për në rrugën e Tij dhe pishtar ndriçues. E përgëzoi besimtarët se prej Allahut ata kanë dhunti të madhe.” (El-Ahzab: 45-47).*

*Myslimanët e besojnë Muhamedin a.s., e respektojnë dhe e nderojnë atë. “... Pra, ata që e besojnë atë, e nderojnë dhe e ndihmojnë, veprojnë me dritën, që iu zbrit me të, të tillët janë të shpëtuarit.” (El-Araf: 157).*

*Ata e shënojnë ditën e lindjes së Muhamedit a.s. në mënyrë të përshtatshme me mësimet e tij, të cilat ai ua komunikoi nga Allahu xh.sh. Myslimanët duke lexuar jetëshkrimin e Muhamedit a.s., dëshirojnë të ndjekin dhe të marrin shembull nga ai, sepse tek i Dërguari a.s. është modeli dhe shembulli më i mirë dhe më i shkëlqyeshëm: “Ju e kishit shembullin më të lartë në të Dërguarin e Allahut, kuptohet ai që shpreson në shpërblimin e Allahut në botën tjetër, ai që atë shpresë e shoqëron duke e përmendur shumë shpesh Allahun.” (El-Ahzab, 21).*

*Kur shqyrtojmë dhe studiojmë biografinë e të Dërguarit dhe moralin e tij, bëhet e qartë madhështia e të Dërguarit a.s. dhe e mesazhit të tij. Rritet pasimi i fesë dhe dashuria për të Dërguarin a.s.*

*Dr. Ajni Sinani*

# Një delegacion i lartë nga Arabia Saudite vizitoi Kosovën

Më 27 tetor, me ftesë të kryetarit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiut Naim ef. Tërnava, një delegacioni i lartë nga Mbretëria e Arabisë Saudite, i kryesuar nga shkëlqesia e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, ministër i Çështjeve Fetare në Mbretërinë e Arabisë Saudite, qëndroi për vizitë zyrtare në Kosovë.

Në pritje të delegacionit në Aeroportin Ndërkombëtar "Adem Jashari" doli Myftiu Tërnava me stafin e tij. Ai i dëshiroi mirëseardhje dhe qëndrim të këndshëm në Kosovë. Myftiu Tërnava shprehu falënderime për udhëheqësin dhe për popullin e Arabisë Saudite në krye me shërbyesin e Dy Xhamive të Shenjta, Mbretin Selman bin Abdulaziz, për çdo derë mirësie që Mbretëria e Arabisë Saudite ka hapur për myslimanët kudo ndodhen si dhe për njerëzimin mbarë. Myftiu Tërnava falënderoi Arabinë Saudite për ndihmën që i kanë ofruar popullit të Kosovës që nga para lufta dhe pas luftës për ngritjen e infrastrukturës së BIK-ut për realizimin e projekteve të ndryshme.

Në emër të delegacionit, shkëlqesia e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, falënderoi Myftiun Tërnava për mikpritjen duke konfirmuar qëndrimin zyrtar të Arabisë Saudite për vazhdimësinë e përkrahjes së Kosovës, si dhe cilësoi marrëdhëniet ndërmjet dy vendeve si të shkëlqyeshme. Qëllimi dhe axhenda e kësaj vizite ishte bashkëpunimi ndërmjet dy popujve tanë, përputhja e vizionit të të dy palëve rreth rëndësisë së traditës profetike si mënyra më e mirë për të përhapur paqen dhe tolerancën ndërmjet popujve.







# Myftiu Tërnava priti në takim ministrin e Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite

Më 28 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, me stafin e tij priti në takim delegacionin e lartë nga Arabia Saudite të kryesuar nga shkëlqesia e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, Mminister i Çështjeve Fetare në Mbretërinë e Arabisë Saudite.

Myftiu Tërnava vlerësoi marrëdhëniet shumë të mira dhe bashkëpunimin ndërmjet dy vendeve tona dhe shprehu dëshirën për t'i forcuar më tej ato, sidomos në fushën e fesë. Myftiu Tërnava me këtë rast shprehu falënderim për udhëheqësin dhe për popullin e Arabisë Saudite në krye me shërbyesin e Dy Xhamive të Shenjta, mbretin Selman bin Abdulaziz, për çdo derë mirësie që Mbretëria e Arabisë Saudite ka hapur për myslimanët kudo ndodhen si dhe për njerëzimin mbarë.

Më tej Myftiu Tërnava, i njohu mysafirët me historikun dhe funksionimin e BIK-ut, duke veçuar se BIK-u vazhdimisht është përpjekur që Kosova të jetë një vend që dallohet për bashkëjetesën dhe harmoninë ndërmjet komuniteteve fetare dhe është model tolerance për shtetet tjera. "Për BIK-un dhe Kosovën është nder ta kemi mysafir shkëlqesinë e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, ambasadorin e Arabisë Sauditë në Tiranë si dhe vetë delegacionin që kanë ardhur për të na vizituar në selinë e Kryesisë së BIK-ut. BIK-u falënderon qeverinë dhe popullin e Arabisë Saudite për ndihmën që i kanë ofruar popullit të Kosovës gjatë luftës, edhe për ndihmën në rindërtimin e Kosovës që 20 vjet, por edhe për ndihmat në ushqim e veshmbathje, shkolla, spitale e shumë gjërave të tjera. Sot nënshkruam memorandum bashkëpunimin me Ministrinë e Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite dhe ky














është hap i mirë që të thellojmë bashkëpunimin ndërmjet BIK-ut dhe Ministrisë. Sigurisht që edhe ne si BIK, do të luftojmë çdo gjë që është në kundërshtim me parimet e shëndosha, pastra e humane islame. Ne do të punojmë në promovimin e paqes, harmonisë e lumturisë dhe respektin ndërmjet njerëzve, sepse kështu na mësojnë vlerat tona fetare dhe nuk do të lejojmë askënd që në emër të Islamit ta përlyej fenë tonë islame" - tha Myftiu Tërnava.

Nga ana e tij, shkëlqesia e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, shprehu kënaqësinë e tij që po viziton Kosovën dhe ndjehet mirë që Kosova ka treguar sukses në rrugën e zhvillimit të saj ekonomik në të gjitha fushat. Ai shprehu vlerësime maksimale për Myftiun Tërnava dhe BIK-un, dhe se udhëheqja e tij është për t'u marrë shembull nga të gjitha vendet e rajonit. Ministri Al Shejh, tha se do të punojmë që bashkëpunimi ndërmjet dy shteteve të thellohet. "Është një nënshkrim i marrëveshjes që e kemi nënshkruar më herët në Riad, nuk është e tëra, do të ketë edhe bashkëpunime të tjera me të thella. E falënderoj Qeverinë e Kosovës dhe Myftiun, i cili u tregua shumë i kujdesshëm ndaj nesh. Duke u kujdesur që të vazhdojmë bashkëpunimin, jemi pajtuar për përhapjen e Islamit mesatar të moderuar dhe në luftimin e të gjitha formave të ekstremizmit, radikalizmit e dhunës, pasi feja jonë është e paqes dhe tolerancës. Jemi përqendruar që të luftojmë të gjitha llojet e ekstremizmit dhe të gjitha keqkuptimet që i janë ngjitur fesë sonë nga disa qarqe me dekada që e kanë keqpërdorur fenë për aspirata politike. Feja është në shërbim të njerëzve dhe ne jemi të përqendruar të përhapim tolerancën"- tha ministri Al Shejh. Në përfundim të takimit, Myftiu Tërnava dhe ministri Al Shejh shkëmbyen disa dhurata simbolike. Më pas Myftiu Tërnava dhe delegacioni saudit në agjendë patën vizitën e ambienteve të Medresesë së Mesme "Alauddin" në Prishtinë ku u pritën nga prof. Ahmet ef. Rama dhe stafi edukativo-arsimor, si dhe më pas patën rastin të takohen dhe të bisedojnë edhe me nxënësit e Medresesë.

# Takimi me kryeministrin e Kosovës, z. Albin Kurti





Më 29 tetor, kryeministri i Republikës së Kosovës, Albin Kurti, priti në takim shkëlqesinë e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, ministër i Çështjeve Fetare në Mbretërinë e Arabisë Saudite, i cili shoqërohej nga kryetari e Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava. Kryeministri Kurti e falënderoi ministrin Al Shejh për vizitën dhe për ndihmën e Arabisë Saudite për Kosovën. Ai e vlerësoi sidomos angazhimin dhe përkrahjen me votë në të gjitha organizatat ndërkombëtare ku Kosova ka synuar anëtarësimin. Duke folur për sukseset dhe progresin e Qeverisë, kryeministri Kurti tha se stabiliteti institucional, menaxhimi i mirë i pandemisë COVID-19 dhe rritja ekonomike ka ndikuar në rritjen e besimit në institucione dhe të optimizmit për të ardhmen. Ai shprehu gatishmërinë për vazhdimin e marrëdhënieve të mira ndërmjet dy shteteve dhe theksoi nevojën për investime. Si fusha ku Arabia Saudite do të mund të investonte përmendi bankat dhe financat, shëndetësinë, turizmin dhe tregtinë. Si shtet me ndikim, kryeministri tha se do të mirëpriste lobimin e Arabisë Saudite për njohjen e Kosovës nga disa vende me shumicë myslimane. Kryeministri Kurti, çmoi punën dhe angazhimin e madh që po e bën BIK-u, gjegjësisht Myftiu Naim ef. Tërnava në proceset nëpër të cilat po kalon vendi. “Unë njihem mirë me Myftiun Naim Tërnava për të cilin gëzoj respekt shumë të madh për të, ne njihemi tash e 25 vjet dhe ky gëzon mbështetje të madhe te qytetarët e Kosovës si për kontributin fetar ashtu edhe atë atdhetar. Andaj marrëveshjen e bashkëpunimit që keni bërë me Myftiun Tërnava jam i bindur që do të mund të intensifikojmë edhe më tej marrëdhëniet tona të shkëlqyeshme”- tha kryeministri Kurti. Nga ana e tij shkëlqesia e tij, dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, ministër i Çështjeve Fetare në Mbretërinë e Arabisë Saudite e falënderoi kryeministrin Kurti për mikpritjen dhe u shpreh i gëzuar për stabilitetin politik, të arriturat dhe paqen e prosperitetin që ka vërejtur në Kosovë. “Kosova dhe populli i saj gëzon përkrahje dhe simpati të madhe nga shteti dhe populli saudit. Mbështetja dhe bashkëpunimi nuk do të mungojë as në të ardhmen”- tha ministri Al Shejh. Duke folur për ekstremizmin fetar, ministri për Çështje fetare i Arabisë Saudite tha se keqpërdorimi i fesë për luftëra politike e klasore nga grupet terroriste i ka shkaktuar shumë vuajtje vendit të tij dhe shumë shteteve në botë. Ai theksoi domosdoshmërinë e çrrënjosjes së ekstremizmit fetar dhe promovimin e islamit të moderuar që ka në thelb harmoninë dhe mirëkuptimin mes njerëzve. Ministri Al Shejh u shpreh i gëzuar që në Kosovë mbretëron paqja dhe toleranca fetare.

## Vizita në Xhaminë e Madhe në Prishtinë

Në ditën e fundit të vizitës zyrtare, shkëlqesia e tij dr. Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, ministër i Çështjeve Fetare në Mbretërinë e Arabisë Saudite, i cili shoqërohej nga kryetari i BIK-ut, Myftiu Naim ef. Tërnava vizituan Xhaminë e Madhe "Sulltan Mehmet Fatih" në Prishtinë. Aty kryemami i BIK-ut, Vedat ef. Sahiti e njohu mysafirin përkitazi me rëndësinë fetare, historike, trashëgimore që ka kjo xhami dhe rrugëtimin e saj disa shekullor përgjatë historisë. Ai vlerësoi se Kosova ka një traditë të begatshme historike, fetare e kulturore e mbi të gjitha vlerësoi tolerancën dhe harmoninë fetare që ka populli shqiptar.



## Përfundimi i vizitës



Kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu, Naim ef. Tërnava ka përcjellë delegacionin e lartë të Mbretërisë së Arabisë Saudite të udhëhequr nga ministri për Çështje Fetare, Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh. Në këtë vizitë zyrtare në Kosovë, ministri për Çështje Fetare i Mbretërisë së Arabisë Saudite, u largua me një përshtypje tejet të mirë, me përkushtimin dhe angazhimin e BIK-ut në përhapjen islamit mesatar dhe të moderuar, si dhe në luftën ndaj çdo ekstremizëm dhe radikalizëm. Ministri Abdul-Latif bin Abdul-Aziz Al Shejh, që nga 27 tetori qëndroi në Kosovë, me që rast vizitoi Bashkësinë Islame të Kosovës, Medresenë "Alauddin" dhe Xhaminë e Madhe në Prishtinë. Së bashku me kryetarin e BIK-ut, Myftiun Naim ef. Tërnava nënshkruan një memorandum bashkëpunimi për thellimin e bashkëpunimit ndërmjet dy vendeve. Pjesë tejet e rëndësishme e qëndrimit të ministrit nga Mbretëria e Arabisë Saudite në Kosovë ishte edhe takimi me kryeministrin e Kosovës Albin Kurti. Ai nga ky takim u shpreh tejet i lumtur me përkushtimin e udhëheqësve koso-varë ndaj qytetarëve të vendit. Në ndërkohë që Mbretëria e Arabisë Saudite u falënderua jashtëzakonisht shumë për kontributin që kë dhënë për Kosovën dhe që po vazhdon ta bëjë edhe më tutje. (R.S.)

*Intervistë me ambasadorin e Arabisë Saudite në Tiranë, Faisal Ghazi Ismail Hifzi*

# Vizita e Ministrit të Çështjeve Fetare dr. Abdulatif Al Shejh, në Kosovë u realizua me kërkesë të oborrit mbretëror

*Z. ambasador, fillimisht ju faleminderit që gjetët kohë që të zhvillojmë këtë bisedë për revistën "Dituria islame" dhe njëherësh shprehim falënderime për Mbretërinë e Arabisë Saudite, qeverinë dhe popullin e saj për gjithë atë që kanë bërë për Republikën e Kosovën.*

***Ambasadori Faisal Ghazi Ismail Hifzi:*** Ju faleminderit. Dua të theksoj se ajo që Arabia Saudite u ofron të gjithë popujve myslimanë dhe jomyslimanë bazohet në mesazhin e njerëzimit mbi të cilin u themelua Mbretëria e Arabisë Saudite dhe kërkon me të gjitha mjetet të ndihmojë çdo nevojtar me aftësitë e tij sipas kanaleve dhe kornizave zyrtare, dhe po e potencoj se në Arabinë Saudite krenohemi me dorën e ndihmës që kemi ofruar për vëllezërit tanë në Kosovë kur ka qenë e nevojshme.

*Si e vlerësoni vizitën e shkëlqesisë së tij, ministrit të Çështjeve Fetare të Arabisë Saudite dr. Abdulatif Al Shejh dhe delegacionit të tij shoqërues në Kosovë dhe rëndësinë e saj?*

***Ambasadori Faisal Ghazi Ismail Hifzi:*** Vizita e shkëlqesisë së Tij, ministrit të Çështjeve Islame, dr. Abdulatif Al Shejh, erdhi në bazë të direktivave bujare nga udhëheqja e Mbretërisë, e përfaqësuar nga shërbëtori i dy Xhamive të Shenjta, si dhe trashëgimtarit të kurorës, Zoti i ruajt ata, të cilët janë gjithmonë të etur për t'i shërbyer Islamit dhe myslimanëve në botë. Për ne ka rëndësi ndërtimi i urave të komunikimit me dijetarët dhe bashkësitë islame për të punuar së bashku për të korrigjuar



*Ambasadori Faisal Ghazi Ismail Hifzi*

keqkuptimet rreth fesë islame, e cila erdhi si mëshirë për botët. Mbretëria e Arabisë Saudite bazuar në udhëheqjen e saj në botën islame dhe vendndodhjen e saj gjeografike, e cila përfshin vendet më të shenjta dhe më të dashurat për Zotin, dy xhamitë e shenjta, ndjejnë peshën e përgjegjësisë fetare karshi myslimanëve në botë në mënyrë që sqarojmë mesazhin e islamit, i cili është ndërtuar mbi mëshirë, bashkëjetesë, tolerancë dhe këtë gjë e konfirmon edhe vizita e shkëlqesia e tij, dr. Abdulatif Al Shejh, në takimet e tij zyrtare me zyrtarë në Kosovë.

*Si e shihni nënshkrimin e marrëveshjes së bashkëpunimit në fushat islame të nënshkruar nga autoritetet e Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Ministrit të Çështjeve Fetare, dr. Abdulatif Al Shejh nga Arabia saudite?*

***Ambasadori Faisal Ghazi Ismail Hifzi:*** Nënshkrimi i marrëveshjes me Kosovën është i rëndësishëm për organizimin e punës islame sipas një kornize të përbashkët zyrtare që përafron dhe arrin interesat e dy vendeve mike. Mbretëria është e prirur për punë të organizuar që sigurojnë arritjen e objektivave të përgjithshme të përcaktuara në kushtet e memorandumit të nënshkruar dy vjet më parë me Ministrinë e Çështjeve Fetare dhe sot po finalizohet me nënshkrimin e programit ekzekutiv për bashkëpunim në fushat e përhapjes së Islamit mesatar, moderimit dhe tolerancës që na nxit në to feja islame. *(R.S.)*

Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës El-Ahkaf – (6)

## Sjellja e vrazhdë ndaj prindërve dhe mohuesit e ringjalljes

وَالَّذِي قَالَ لِوَالِدَيْهِ أُفٍّ لَّكُمَا أَتَعِدَانِنِي أَنْ أُخْرَجَ وَقَدْ خَلَتِ الْقُرُونُ مِن قَبْلِي وَهُمَا يَسْتَغِيثَانِ اللَّهَ وَيْلَكَ آمِنْ إِنَّ وَعْدَ اللَّهِ حَقٌّ فَيَقُولُ مَا هَٰذَا إِلَّا أَسَاطِيرُ الْأَوَّلِينَ ﴿17﴾ أُولَٰئِكَ الَّذِينَ حَقَّ عَلَيْهِمُ الْقَوْلُ فِي أُمَمٍ قَدْ خَلَتْ مِن قَبْلِهِم مِّنَ الْجِنِّ وَالْإِنسِ إِنَّهُمْ كَانُوا خَاسِرِينَ ﴿18﴾ وَلِكُلٍّ دَرَجَاتٌ مِّمَّا عَمِلُوا وَلِيُوَفِّيَهُمْ أَعْمَالَهُمْ وَهُمْ لَا يُظْلَمُونَ ﴿19﴾ وَيَوْمَ يُعْرَضُ الَّذِينَ كَفَرُوا عَلَى النَّارِ أَذْهَبْتُمْ طَيِّبَاتِكُمْ فِي حَيَاتِكُمُ الدُّنْيَا وَاسْتَمْتَعْتُم بِهَا فَالْيَوْمَ تُجْزَوْنَ عَذَابَ الْهُونِ بِمَا كُنتُمْ تَسْتَكْبِرُونَ فِي الْأَرْضِ بِغَيْرِ الْحَقِّ وَبِمَا كُنتُمْ تَفْسُقُونَ ﴿20﴾

*"Ndërsa ai që prindërve të vet u thotë: "Of, ju të dy! A më premtoni se do të ringjallem, kur sa e sa breza kanë kaluar para meje (e nuk u ringjallën)?!" E ata të dy e lusin Allahun që ta udhëzojë (duke i thënë djalit) "I mjeri ti, beso, se premtimi i Allahut është i vërtetë!" Por ai thotë: "Këto nuk janë gjë tjetër vetëm se përralla të të parëve!" Këta janë ata (njerëz) kundër të cilëve u përmbush fjala (dënimi), sikurse u veprua me popujt e xhindeve dhe njerëzve që kaluan para tyre. Vërtet, ata ishin humbësit. Për secilin do të ketë gradë të merituar, sipas asaj që kanë punuar. Shpërblimi për veprat e tyre do t'u jepet i plotë dhe nuk do t'u bëhet e padrejtë. Ditën, kur ata që nuk besuan do të sillen para Zjarrit (do t'u thuhet): "Ju i shfrytëzuat gjithë të mirat në jetën e dynjasë dhe u kënaqët me to. Por sot, do të ndëshkoheni me dënim poshtërues për shkak se ishit arrogantë në tokë pa kurrfarë të drejte, dhe për shkak se mëkatuat (nuk iu bindët Zotit)" – (El-Ahkaf, 17-20)*

## Shkaku i zbritjes së ajetit 17

- Imam Sujutiu në veprën e tij "Lubabu-n-nukul fi esbab-n-nuzul", ka regjistruar transmetimin e Ibn Ebi Hatimit nga Suddiu të ketë thënë: "Ky ajet ka zbritur për Abdurrahman ibn Ebu Bekrin, i cili u thoshte dy prindërve të tij, të cilët tashmë kishin përqafuar Islamin, kurse ky vetë refuzonte të bëhej mysliman..., dhe i përgënjeshtronte. Por, më vonë e kishte pranuar Islamin dhe ishte bërë mysliman i mirë..."[1]

Të njëjtin transmetim nga El-Avfi e ky nga Ibn Abaasi, e ka përcjellë edhe Ibn Xheriri.

- Mirëpo Buhariu transmeton nga Jusuf ibn Mahani të ketë thënë: Mervan ibn Hakemi, kishte kërkuar nga Abdurrahman ibn Ebi Bekri që t'ia jepte besatimin Jezidit për halif të myslimanëve, por kur ky e kishte refuzuar një gjë të tillë si të papranueshme, kishte thënë: "O njerëz, ky është ai për të cilin ka zbritur ajeti: "Ndërsa ai që prindërve të vet u thotë: "Of, ju të dy!...", . Kur Aisheja r.a. i kishte dëgjuar këto fjalë ishte hidhëruar shumë dhe kishte thënë: "Allahu nuk ka zbritur asgjë për neve (familjen time) përveç pafajësisë sime."[2]

- Transmeton Abdurrezaku nëpërmjet Mekkiut se ai e kishte dëgjuar Aishen të mohonte se ky ajet ka zbritur për vëllain e saj Abdurrahmanin, por kishte thënë se ky ajet ka zbritur për filanin, dhe ia kishte përmendur edhe emrin. Hafidh ibn Haxheri në lidhje me këtë thotë: Mohimi i Aishes (se nuk ka zbritur për Abdurrahmanin - sqarim yni) është më i saktë nga aspekti i vargut të transmetuesve dhe më i pranueshëm.[3]



- Mufesiri dhe historiani i famshëm Ibn Kethiri në lidhje me këtë thotë: "Ai që pretendon se ky ajet ka zbritur për Abdurrahman ibn Ebi Bekrin, Allahu qoftë i kënaqur ndaj të dyve, pretendimi i tij është i pabazë dhe i dobët, sepse Abdurrahmani pasi që u bë mysliman, u bë njeri i devotshëm dhe ishte prej të zgjedhurve (dalluarve) të kohës së tij."[4]

- Gjithashtu, edhe Imam Kurtubiu përcjell nga Zuxhaxhi të këtë thënë: "Si mund të thuhet se ky ajet ka zbritur për Abdurrahman ibn Ebi Bekrin para islamit të tij, kur Allahu xh.sh. vazhdon e thotë: "Këta janë ata (njerëz) kundër të cilëve u përmbush fjala (dënimi)...", që nëkupton se personi për të cilin flitet është jobesimtar (dhe ka vdekur si i tillë, sqarim yni S.B.), ndërkohë që Abdurrahmani ishte prej myslimanëve më të ndershëm. E vërteta është se ky ajet ka zbritur për një jobesimtar të padëgjueshëm dhe të vrazhdë ndaj prindërve të vet."[5]

## Lidhja e këtyre ajeteve me ato paraprake

Përderisa në ajetet paraprake, na u shpërfaq tabloja e një djali të mirë e të sjellshëm me prindërit e tij, i cili kujdeset për ta, duke qenë i vetëdijshëm për vuajtjet e prindërve të tij derisa e kanë rritur me shumë mundime, sidomos nëna e cila e ka bartur në barkun e saj, e pastaj e ka ushqyer edhe me gjirin e saj, tash në këto ajete, shohim të kundërtën e kësaj. Ajetet në vijim, shpërfaqin pamjen e një djali të pasjellshëm e të padëgjueshëm ndaj prindërve, i cili i fyen ata me fjalë të rënda e të vrazhda, ndonëse prindërit tij mundohen ta udhëzojnë në rrugën e drejtë. Pas kësaj, i Madhërishmi sqaron vendin, shpërblimin dhe ndëshkimin që do ta kenë këto dy grupe njerëzish nesër në Ahiret. Të mirët e të devotshmit si dhe ata që u sollën mirë me prindër do të jenë në Xhenet, kurse jobesimtarët që përveç kufrit të tyre edhe u sollën keq me prindërit, do të ndëshkohen në zjarrin e Xhehenemit.

Koment:

*17. Ndërsa ai që prindërve të vet u thotë: "Of, ju të dy! A më premtoni se do të dal (nga varri), kur sa e sa breza kanë kaluar para meje (e nuk u ringjallën)?!" E ata të dy e lusin Allahun që ta udhëzojë (duke i thënë djalit) "I mjeri ti, beso, se premtimi i Allahut është i vërtetë!" Por ai thotë: "Këto nuk janë gjë tjetër vetëm se përralla të të parëve!*

*Ky ajet, shfaq sjelljen e keqe dhe të pahijshme të një fëmije mëkatar, i cili nuk ka aspak konsideratë ndaj prindërve të vet. Këtu, nuk bëhet fjalë specifikisht për ndonjë emër, ndonëse te shkaku i zbritjes, pamë disa transmetime tek përmendet djali i Ebu Bekrit r.a. - Abdurrahmani, të cilat transmetime megjithatë nuk e kalojnë pragun e besueshmërisë dhe janë të refuzuara, por fjala është në përgjithësi, për të gjithë ata fëmijë që kanë raporte jo të mira me prindërit, të cilët madje, nuk hezitojnë as t'i fyejnë e as t'u ngërmohen atyre në fytyrë.*

Në këtë ajet, të dy prindërit besimtarë nga dhembshuria për të birin e tyre që të mos jetë prej të humburve duke mohuar Zotin e duke pasuar intrigën e shejtanit, e këshillojnë që të besojë dhe të mos bëhet kryeneç. Por i biri me arrogancë e me përçmim e tallje iu thotë: "Of, ju të dy!". Vallë a po më premtoni se pasi të kem vdekur dhe të jem varrosur, sërish do të dal nga varri?! Më tregoni për dikë që është kthyer nga ata që kanë jetuar me shekuj para nesh?! Nëpërmjet këtyre fjalëve, ai mohonte edhe besimin në Zotin, edhe ringjalljen dhe llogarinë. Vlen të theksohet këtu se ky soj i njerëzve, nuk e përmend fare fjalën ringjallje: "ba'th" apo "nushur", por e përmend në formë përçmuese si "dalje nga varri", duke aluduar se një gjë e tillë është e pamundur të ndodhë pas vdekjes.

"... E ata të dy e lusin Allahun që ta udhëzojë (duke i thënë djalit) "I mjeri ti, beso, se premtimi i Allahut është i vërtetë!"

Nga dëshira për ta përudhur të birin në rrugën e drejtë, ata i luten Allahut që ta udhëzojë atë, e ndërkohë edhe i thonë atij: I mjeri ti, beso në Zotin, beso në ringjallje, sepse premtimi i Allahut është i vërtetë. Mos lejo që të vdesësh si jobesimtar, sepse me vdekje merr fund çdo gjë, e pastaj përfundimi yt do të jetë zjarri i Xhehenemit. Por, kur vdesin zemrat, ato i kaplon ndryshku i kufrit dhe nuk mund ta përthithin as dritën e as aromën e imanit, pa lejen dhe dëshirën e Allahut, sepse Ai e përudh kë të dojë në rrugën e drejtë.

"... Por ai thotë: "Këto nuk janë gjë tjetër vetëm se përralla të të parëve!"

Këto ishin zakonisht fjalët e idhujtarëve të kohës së Pejgamberit a.s., por edhe të jobesimtarëve para tyre, duke i cilësuar të gjitha thirrjet për besim dhe ringjallje si përralla apo legjenda të të parëve, se askush deri më tash nuk është kthyer pas vdekjes, duke harruar të mjerët se kjo jetë e ka një afat të caktuar dhe një ditë do të përfundojë kur të vjen çasti i caktuar nga Ai që e krijoi jetën dhe vdekjen dhe tërë këtë ekzistencë.

Në lidhje me fatin e këtyre njerëzve, i Madhërishmi në ajetin vijues thotë:

18. Këta janë ata (njerëz) kundër të cilëve u përmbush fjala (dënimi), sikurse u veprua me popujt e xhindeve dhe njerëzve që kaluan para tyre. Vërtet, ata ishin humbësit.

Ndaj atyre që nuk besuan në jetën pas vdekjes, që nuk arritën ta largonin perden e errësirës nga sytë, mendjet dhe zemrat e tyre, që përgënjeshtruan të dërguarit e Allahut nëpër kohë, do të përmbushet fjala-premtimi i Allahut për ndëshkim në skëterrat e Xhehenemit, ashtu siç do të veprohet me të gjithë popujt jobesimtar, qoftë nga xhindet qoftë nga njerëzit, që ishin para tyre.

Ky dënim i Allahut do të jetë meritor për të gjithë ata që fjalët e Allahut dhe këshillat e pejgamberëve i quajtën përralla apo legjenda të të parëve. Në Kuran kemi shumë ajete

të ngjashme të cilat flasin për dënimin që do t'i pret të tillët si f.v.: "Vendimi i Zotit tënd do të përmbushet: "Unë do ta mbush Xhehenemin me xhinde dhe njerëz bashkë!" – (Hud, 119).

Të tillët Allahu i Plotfuqishëm i ka përshkruar në Kuran edhe me këto fjalë: "Pikërisht këta janë ata që kanë këmbyer udhëzimin me humbjen, kështu që tregtia atyre nuk u solli kurrfarë dobie dhe as nuk ishin të udhëzuar në rrugën e drejtë." – (El-Bekare, 16).

*19. Për secilin do të ketë gradë të merituar, sipas asaj që kanë punuar. Shpërblimi për veprat e tyre do t'u jepet i plotë dhe nuk do t'u bëhet e padrejtë.*

*Ky ajet flet në mënyrë të përgjithësuar për shpërblimin e të dyja grupeve, të atyre që besuan, që ishin bamirës e të sjellshëm edhe ndaj prindërve, dhe të atyre që mohuan, ishin ngatërrestarë në tokë, të ligj dhe të vrazhdë në sjellje, në veçanti ndaj prindërve.*

Drejtësia absolute i takon vetëm Allahut, i Cili në Ditën e Gjykimit do të gjykojë drejtë për secilin, dhe çdonjërin do ta shpërblejë ose ndëshkojë sipas veprave të kryera në këtë botë.

Në kontekstin kuranor, zakonisht, kur është përmendur fjala 'derexhat' nënkupton ngritjen-shpërblimin dhe gradat e larta të banorëve të Xhenetit, ndërsa fjala 'derekat' nënkupton zbritjen ose shkallët zbritëse të ndëshkimit në humnerat e Xhehenemit.

*20. Ditën, kur ata që nuk besuan do të sillen para Zjarrit (do t'u thuhet): "Ju i shfrytëzuat gjithë të mirat në jetën e dynjasë dhe u kënaqët me to. Por sot, do të ndëshkoheni me dënim poshtërues për shkak se ishit arrogantë në tokë pa kurrfarë të drejte, dhe për shkak se mëkatuat (nuk iu bindët Zotit).*

Pas sqarimit se në Ditën e Gjykimit, secili grup do t'i jepet haku i merituar, tash në këtë ajet, i Madhërishmi në tregon për ndëshkimin poshtërues që do ta kenë jobesimtarët. Ky ajet vjen edhe si rikujtim apo tërheqje e vërejtjes, se ata që nuk besuan dhe u tallën me dispozitat e Allahut duke i nëpërkëmbur ato, do të sillen para

**Në kontekstin kuranor, zakonisht, kur është përmendur fjala 'derexhat' nënkupton ngritjen-shpërblimin dhe gradat e larta të banorëve të Xhenetit, ndërsa fjala 'derekat' nënkupton zbritjen ose shkallët zbritëse të ndëshkimit në humnerat e Xhehenemit.**

greminave të Xhehenemit dhe në formë poshtërimi do t'u thuhet: Në jetën e dynjasë ju i shfrytëzuar të mirat e Allahut, kënaqësitë e përkohshme që i ofron ajo, por harruat se do të vinte kjo ditë kur do të ringjalleni e do të silleni këtu për ta përjetuat ndëshkimin e përjetshëm në zjarrin e Xhehenemit. Ju ishit arrogantë, të vrazhdë e të shkujdesur dhe mëkatuat vazhdimisht, prandaj sot nuk keni çfarë të kërkoni as mëshirë e as drejtësi nga Ai që ju krijoi, e ua dha çdo mundësi për t'u rikthyer në rrugën e drejtë me anë të pendimit. Ju i përgënjeshtruar argumentet Tona, i përgënjeshtruar të dërguarit Tanë që ju erdhën me këshilla të sinqerta dhe mohuat Zotin tuaj që ju krijoi, prandaj, shijojeni këtë poshtërim të përbotshëm dhe shijojeni ndëshkimin e hidhur për shkak të ligësive tuaja.

Është transmetuar nga Katadeja se një ditë Omeri r.a. gjatë kohës së hilafetit të tij, iu kishte thënë shokëve përreth: "Po të doja, do të ushqehesha më së miri prej jush e do të vishesha më bukur se të gjithë ju, por po dëshiroj që t'i ruaj të mirat e mia për Ahiret, sepse Allahu i ka përshkruar disa njerëz me fjalët: "Ju i shfrytëzuat gjithë të mirat në jetën e dynjasë dhe u kënaqët me to."[6]

## Porosia e ajeteve (17-20)

- Sjellja e keqe dhe mosdëgjueshmëria ndaj prindërve është një prej mëkateve të mëdha, e cila njeriun mund edhe ta shpie në humbje të përhershme të Ahiretit, sepse rëndom ata që kanë sjellje të tilla ndaj prindërve, ata edhe në besim kanë mangësi të mëdha.

- Allahu i Gjithëmëshirshëm ka krijuar në zemrat e prindërve një ndjenjë të dashurisë dhe dhembshurisë ndaj fëmijëve, e cila vështirë se mund të përshkruhet. Pikërisht, për këtë arsye, prindërit gjithmonë kanë dëshirë që fëmija i tyre të jetë i udhëzuar në rrugën e drejtë, të jetë i suksesshëm në jetë, dhe janë të gatshëm që në çdo çast edhe të flijohen për të. Pikërisht për shkak të këtyre ndjenjave të pastra prindore, Allahu xh.sh. e bëri respektin dhe mirësjelljen ndaj tyre si pjesë të pandashme të besimit të pastër islam, dhe rrugë prej atyre shtigjeve të dritës që shpinë në Xhenet.

- Mosrespektimi i prindërve, mosdëgjueshmëria dhe sjellja e keqe ndaj tyre, mund të bëhen shkak që njeriu të përballet me ndëshkime të tmerrshme në Ahiret.

- Në Ditën e Gjykimit, jobesimtarët do të sillen në mënyrë poshtëruese para Xhehenemit ku do të qortohen publikisht, për shkak të mendjemadhësisë dhe arrogancës së tyre, e pastaj do të hidhen në atë zjarr përcëllues të tij, për t'u ndëshkuar përjetësisht. *(vijon)*

*1. Imam Sujutiu, Lubabu-n-nukul fi esbabi-n-nuzul, f. 233. 2. Ale Ha-mim – El-Xhathijetu ve-l Ahkaf, dirasetun fi esrari-l bejan, f. 450. 3. Lubabu-n-nukul fi esbabi-n-nuzul, f. 233. 4. Ibn Kethiri, Tefsiru-l Kurani-l Adhim, Rijad, 1999, vwll. VI, f. 283. (redaktuar nga Sami bin Muhamed es-Selame). 5. Imam Kurtubiu, El-Xhamiu li Ahkami-l Kuran, Kajro, 1947, vwll. XVI, f. 197. 6. Et-Tefsiru-l Munir, vëll. XXVI, f. 366.*

Dr. Ajni Sinani

# Ndihma e Zotit për Muhamedin a.s. në Bedër

Beteja e parë mes Muhamedit a.s. dhe idhujtarëve është zhvilluar në Beder. Në vitin e dyte hixhri, kurejshitët përgatitën një karvan të madh dhe e dërguan në Siri, nën drejtimin e Ebu Sufjanit. Ky karvan përbehej nga një mijë deve dhe me një kapital prej pesëdhjetë mijë dinarësh, është karvani më i madh i dërguar nga fisi kurejsh.[1]

Kur mori lajmin e kthimit të karvanit nga Siria Pejgamberi a.s. mblodhi sahabet. Ai tha: "Ky është një karvan i kurejshëve me mallrat e tyre. Shkoni në drejtim të tij, ndoshta Allahu xh.sh. do të na e dhurojë."[2]

Myslimanët deshën që të marrin nga ky karvan si kundërvlerë të një pjese të pasurive që ishin detyruar t'i braktisnin në Mekë. Në karvan ndodhej një pjesë e pasurisë së madhe të myslimanëve muhaxhirë. Kur Ebu Sufjani kuptoi se myslimanët kishin dalë për marrjen e pasurisë që ishte në karvan, ai dërgoi Damdan ibën Amër el-Gafarin në Mekë për t'i lajmëruar idhujtarët kurejshë dhe për t'i nxitur ata që të dalin në mbrojtje të pasurisë së karvanit.

Idhujtarët dolën prej Mekës për në Bedër duke u krenuar e lavdëruar, sepse shejtani ua kishte marrë mendtë duke i lavdëruar se ishin në rrugë të drejtë, dhe duke iu premtuar se fitorja do të ishte në anën e tyre. Kur filloi lufta dhe doli në shesh trimëria dhe guximi i myslimanëve, shejtani iku:

"Përkujto (Muhamed) kur shejtani iu dha guxim për veprat e tyre dhe iu tha: "S'ka kush që mund t'iu mposhtë sot ju, unë jam mbrojtës juaji!" E kur u ballafaquan të dy grupet ai u tërhoq prapa e tha: "Unë tërhiqem prej jush; unë shoh çka nuk shihni ju; unë i frikësohem Allahut. Allahu ndëshkon shumë ashpër". Kur hipokritët dhe ata që në zemrat e tyre kishte sëmundje (dyshim) thanë: "Këta (myslimanët) i ka mashtruar feja e tyre (s'kanë fuqi të luftojnë). Po kush mbështetet në Allahun s'ka dyshim, se Allahu është Ngadhënjyes, i Urtë." (El Enfal, 48-49).

**Myslimanët deshën që të marrin nga ky karvan si kundërvlerë të një pjese të pasurive që ishin detyruar t'i braktisnin në Mekë. Në karvan ndodhej një pjesë e pasurisë së madhe të myslimanëve muhaxhirë.**

Kur Ebu Sufjani zbuloi se myslimanët ishin në Bedër, ai iku në një drejtim tjetër, duke e lënë Bedrin në anën e majtë dhe ndoqi rrugën bregdetare. Kur vlerësoi se e kishte siguruar karvanin, ai dërgoi te kurejshët mesazhin: "Ju keni dalë për ta mbrojtur karvanin tuaj, njerëzit tuaj dhe pasuritë tuaja. Zoti e shpëtoi atë, andaj kthehuni!"[3]

Mirëpo, Ebu Xhehli ibën Hishami u zotua: "Pasha Zotin, nuk do të kthehemi derisa të shkojmë në Bedër, të ngremë kamp për tri ditë, të therim deve, të festojmë e të pimë dhe të shohim vajzat, që këndojnë e kërcejnë për ne. Arabët duhet të dëgjojnë për ne dhe marshimin tonë dhe të vazhdojnë të na kenë frikën përgjithmonë."[4]

Ai, në krye të gati njëmijë idhujtarëve, me të shpejtë arrin në Bedër. Myslimanët nuk dinin asgjë në lidhje me organizimin e kurejshëve dhe për daljen e tyre. Kur Pejgamberit a.s. i shkoi lajmi për organizimin e kurejshëve kundër myslimanëve, filloi të konsultohej me sahabët që i kishte me vete.[5] Ai i njoftoi shokët, se karvani i tregtisë ka ikur bregut të detit, ndërsa Ebu Xhehli ka ardhur në Bedër. Disa thanë, o i Dërguari i Zotit, ne kemi dalë për karvanin, jo të përgatitur sa duhet për luftë me ushtrinë e armikut.

Ishte shtruar pyetja: A të vazhdohej ndjekja e karvanit, duke u tërhequr në drejtim të Medinës, apo t'i dilnin në pritë dhe të luftonin kundër ushtrisë jobesimtare, e cila ishte duke ardhur? Vendosmërisht u pranua zgjidhja e vështirë, sepse ata edhe pse ishin shumë më të dobët se ushtria idhujtare, pranuan të luftojnë me mushrikët, me ndihmën e Allahut.

Hazreti Ebu Bekri, gjatë konsultimit, në të folurit e tij, i shprehu përkrahjen dhe lojalitetin e tij të plotë Muhamedit a.s. Hazreti Umeri po ashtu, pastaj ngrihet El Mikdadi dhe thotë: "O i Dërguari i

Allahut, shko rrugës që të ka treguar Allahu. Ne do të ecim me ty. Ne s'do të themi siç i thanë Beni Israilët, Musait a.s: "Shko ti dhe Zoti yt dhe lufto, kurse ne këtu qo të qëndrojmë", por do të themi: Lufto me ndihmën e Zotit dhe ne do të luftojmë së bashku me ty!"

Muhamedi a.s. me lot në sy e falënderoi atë dhe iu drejtua ensarëve: "Më këshilloni o njerëz!" Atëherë ngritët Sad bin Muadhi dhe thotë: "Ne e besojmë pejgamberinë tënde, të shprehim lojalitet, dëshmojmë se është e vërtetë ajo që na ke sjellë nga Allahu xh. sh.. Ta kemi dhënë fjalën dhe të kemi premtuar se do të dëgjojmë dhe do të ndjekim. Shko atje ku dëshiron dhe ne do të jemi me ty. Për Allahun, nëse kërkon që ta kalojmë detin, ne do ta kalojmë dhe do të zhytemi së bashku me ty. Asnjëri s'do të mbetet. Ne nuk i frikësohemi përleshjes me armikun. Ne kemi përvojë dhe jemi fatlumë në luftë. Na ço përpara në luftë me ndihmën e Allahut!"[6]

I Dërguari i Allahut i ngazëlluar, e falënderoi Sadin dhe pastaj iu drejtua të tjerëve: "Shkojmë përpara me trimëri. Allahu më ka premtuar njërën nga të dyja, humbjen e ushtrisë së mushrikëve ose marrjen e karvanit."[7]

*"O Allahu im, ja ku janë kurejshët, kanë ardhur me mendjemadhësi dhe me mburrjen që e kanë. Të kundërshtojnë Ty dhe e përgënjeshtrojnë Pejgamberin Tënd. O Zot, të lutem për ndihmën që ma ke premtuar. O Allahu im, mposhti ata sot!"*

Këtë mirësi e përmend Zoti në Kuran: "Rikujtoni kur Allahu ua premtoi njërin prej dy grupeve, se është i juaji, e ju dëshironit t'ju takojë ai (grup) i paarmatosur, ndërsa Allahu dëshiroi që me premtimet e Tij ta vendosë të vërtetën e ta zhdukë në themel mbeturinën e mohuesve." (El Enfal, 7).

Beteja e Bedrit u zhvillua në ditën e premte në mëngjes, më 17 ramazan në vitin e dytë të Hixhretit. Pejgamberi a.s. ishte lutur në mbrëmjen e së premtes. Kur u zgjuan, kurejshët tashmë kishin lëvizur. Ata ishin afruar. Pejgamberi a.s. kur i pa që kishin zbritur në luginë, tha: "O Allahu im, ja ku janë kurejshët, kanë ardhur me mendjemadhësi dhe me mburrjen që e kanë. Të kundërshtojnë Ty dhe e përgënjeshtrojnë Pejgamberin Tënd. O Zot, të lutem për ndihmën që ma ke premtuar. O Allahu im, mposhti ata sot!"[8]

Natën para luftës, Pejgamberi a.s. pa në ëndërr, se armiku është i paktë në numër dhe iu tregoi shokëve. Edhe në ditën e ballafaqimit dhe përleshjes, që të dy grupet e shohin njëri-tjetrin në numër shumë më të vogël, se ç'ishin në të vërtetë dhe kështu filloi lufta për të ardhur në vend vendimi i Zotit. Myslimanët këshillohen të jenë të durueshëm e të vendosur, ngase ndihma e Zotit ishte me ta.

"Dhe (përkujto) kur Allahu t'i dëftoi ty ata në ëndërr, të paktë në numër, e sikur t'i dëftonte shumë, ju do të dobësoheshit e do të grindeshit






Fusha e Bedrit sot

për çështjen (e luftës), por Allahu ju shpëtoi. Allahu vërtet e di shumë mirë, se ç 'mbajnë kraharorët (zemrat). Përkujtoni kur u takuat (në sheshin e luftës), e Ai bëri që ata në sytë tuaj të duken pak, e po ashtu edhe ju të dukeni në sytë e tyre pak; e bëri këtë për ta zbatuar Allahu një çështje, që ishte e vendosur. Vetëm tek Allahu është përfundimi i çështjeve." (El Enfal, 43-44).

Pasi u vendos që myslimanët t'i vihen përballë armikut, që ishte gati tri herë më shumë në numër, Pejgamberi a.s. iu drejtua Zotit për ndihmë dhe mori sihariqin, se do të ndihmohej me engjëj: "Përkujtoni kur kërkuat ndihmë prej Zotit tuaj, e Ai ju është përgjigjur: "Unë do t'ju ndihmoj me një mijë engjëj, që vijnë një pas një (grup pas grupi). Allahu nuk e bëri atë (ndihmën) për tjetër vetëm t'ju gëzojë (t'u japë myzhde) dhe për t'i forcuar (qetësuar) me të zemrat tuaja, pse ndihma në realitet është vetëm prej Allahut. Allahu është i Plotfuqishëm dhe i Urtë." (El Enfal, 9-11).

Ndihma me engjëjt në betejën e Bedrit përmban në vete mrekullinë më të madhe të mbështetjes dhe fitores për myslimanët. Allahu xh.sh. i mbështeti myslimanët me engjëjt që luftonin me ta. Kjo konfirmohet edhe me hadithin që e transmeton Ibën Hishami se Pejgamberi a.s. dremiti pak në tendë dhe së shpejti u ngrit dhe tha: "Myzhde o Ebu Bekër, ja po arrin ndihma e Allahut. Ja, Xhibrili, po e tërheq kalin për freri, në krah i shihet pluhuri."[9]

Buhariu transmeton një tekst të përafërt me këtë: "Muhamedi a.s. ka thënë: Ky është Xhibrili që e ka marrë në duar litarin e kalit dhe me vete i posedon mjetet e luftës." (Buhariu, 5/1).[10]

Zbritja e engjëjve pati ndikim të madh në ngritjen e moralit luftarak ndër myslimanët, ndërkaq te idhujtarët u shtua frika. Allahu xh. sh. i ndihmoi myslimanët edhe me atë, se ua dërgoi një gjumë të lehtë, e pas gjumit ata ishin edhe më të fortë, edhe më të guximshëm. Pos kësaj, atyre u ndihmoi edhe me një shi, i cili përveç që e forcoi rërën e imët në të cilën nuk zinin vend këmbët, ai shi ju siguroi edhe ujë për pije, për larje e pastrim.

"Dhe kur Ai ju kaploi me një kotje (gjumë), që ishte siguri për ju nga ana e Tij, ju lëshoi shi nga qielli për t'ju pastruar me të, largoi prej jush të shtimet e shejtanit, e që të fuqizojë bindjen në zemrat tuaja dhe t'ju përforcojë me të (me shi) këmbët tuaja." (El Enfal, 9-11).

Mushrikët rezistuan ca dhe së shpejti kjo rezistencë u mposht. Në fushën e betejës ranë 14 shehidë, që me luftën dhe dhënien e jetës së tyre i penguan mushrikët tiranë, që të zhduknin shtetin islam, shtetin në të cilin ishte vendosur pushteti i Allahut në tokë. Në fushën e betejës ranë 70 mushrikë dhe 70 të tjerë u zunë rob. Të tjerët të çoroditur ikën për në Mekë.[11]

U realizua premtimi i dhënë nga Zoti për ndihmë Muhamedit a.s..

*1.Prof.Dr. Ibrahim Saricam, Hz. Muhammedi dhe mesazhi i tij universal, Ankara 2018, f. 207. 2.Biografia e Pejgamberit sal-Allahu alejh ve sel-lem, Sira nga Ibën Hisham, Prishtinë 2021, f. 156. 3.Po aty, f. 164. 4.Muhamed Gazali, Fikuh Sira, analizë e jetës së Profetit a.s., Furkan ISM, Shkup, 2011, f. 271. 5.Dr. Muhamed Seid Ramadan el Buti, Fikh Sire, studime metodologjike-shkencore për biografinë e Muhamedit (alejhi selam), Shkup 2018, f. 217. 6.Beteja në Bedër, Dituria Islame, Revistë mujore fetare, shkencore e kulturore, numër 330, viti 31 prill 2018/ Rexhep- Shaban 1439, f. 35. 7.Biografia e Pejgamberit sal-Allahu alejh ve sel-lem, op. cit., f. 162. 8.Po aty, f. 166. 9.Po aty, f. 169. 10.Dr. Muhamed Seid Ramadan el Buti, op. cit., f. 227. 11.Beteja në Bedër, Dituria Islame, op. cit., f. 35.*

Mr. Muhidin Ahmeti

# Në përkujtim të ditëlindjes së Pejgamberit a.s.

"Është e vërtetë se Allahu dhe engjëjt e Tij e bekojnë Pejgamberin. O ju që keni besuar, bekojeni edhe ju atë (duke bërë salavate) dhe përshëndeteni me selam." (El Ahzab, 56)

## Muhamedi a.s., krenaria e gjithësisë

Tokën e kishte shndritur drita e Zotit me ardhjen e njeriut të parë Ademit dhe gruas së tij Havasë, me detyrën që të jenë bartësit e porosisë dhe të ligjit të Tij të lartësuar. Ajo dritë u përcoll larg e më larg, nëpër shekuj dhe epoka. Nganjëherë ajo dritë pakësohej, herë – herë binte nën hije, e nganjëherë ndriçonte fuqishëm.

Kështu vazhdoi mijëra vite derisa erdhi Pejgamberi i fundit, Muhamedi a.s., kur drita e Zotit erdhi në Tokë me tërë fuqinë dhe bukurinë e saj. Të gjitha melaqet përgjonin urdhëresën e Allahut, që të shihnin kush është ajo krijesë dhe çfarë do të bëhet.

Më 12 Rebiul evvel – 20 prill 571, një dritë e fuqishme e shndriti planetin tonë, Tokën, dritë (nur) prej së cilës u shkatërruan të gjitha 14 shtyllat e pallatit të mbretit të Persisë, Kisrasë, dritë nga e cila u fik zjarri që e adhuronin zjarrputistët me mijëra vite në Persi, dritë e cila shndriti tërë shtëpinë e Abdullahut në Meke dhe nga atje u shpërnda duke i ndriçuar pallatet e Shamit.

Çdo gjë paralajmëronte se në këtë botë po vjen krijesa e zgjedhur e Allahut, robi më i mirë dhe më fisnik i Zotit, krenaria e gjithësisë, i cili do të ketë për mision që ta nxjerrë njerëzimin nga terri në dritë. Nëna Emine e lindi vetë dhe sikurse çdo nënë kujdesej dhe brengosej se çfarë do të ndodhë me të. E ajo as që ishte e vetëdijshme se kishte lindur njeriun, i cili do të trondit tërë botën, do ta ndërrojë rrjedhën e historisë, do ta rilindë gjininë njerëzore, i cili do t'u sjellë njerëzve fjalët e Allahut, do ta ndajë të vërtetën nga e pavërteta, të mirën nga e keqja, drejtësinë nga padrejtësia, emri i të cilit do të përmendet edhe pas vdekjes së tij, pasuesit e të cilit do të jenë aq të shumtë si shkuma e detit, të cilët do të jetojnë dhe do të vdesin me emrin e tij në gojë.

Pejgamberi u rrit duke mos e parandier se me çfarë barre do të ngarkohet, se çfarë misioni do të ketë dhe se me çfarë do ta obligojë Allahu xh.sh.. Ai tërhiqej në vetmi dhe mendonte e meditonte... A jemi vetmuar ne ndonjëherë që të mendojmë për Allahun, për veten dhe gjendjen tonë? Në ato momente meditimi i shfaqet meleku Xhebrail. Ai i solli fjalët, jo nga kushdo, jo prej ndonjë sunduesi të vogël tokësor, përkundrazi, i solli fjalët e Sunduesit të shtatë qiejve dhe Tokës, Sunduesit të Ditës së Gjykimit, Zotit të të gjithë njerëzve, xhinëve, melaqeve, shejtanit, bimëve, kafshëve, Sunduesit të çdo gjëje që e shohim dhe nuk e shohim. I solli fjalët prej të cilave malet e kodrat copëtohen prej frikërespektit ndaj Tij, fjalë, të cilat as Toka as qiejt nuk guxuan t'i pranojnë, por Resulullahi a.s. i mori përsipër që t'ua komunikojë gjinisë njerëzore dhe xhinëve, si dhe të transmetojë këtë porosi të shkurtër por të rëndësishme:

"La ilahe ilall-llah Muhamedun Resulullah"

Në atë gjendje meditimi dhe kërkimi, papritmas iu zbulua e vërteta me fjalët e para:

"Lexo dhe mëso..."

Ai arriti ta njohë të vërtetën absolute dhe nga ajo tronditje iu deshën tri vjet që të stabilizohet për të vazhduar misionin e tij. Cili është hapi i parë që duhet të bëhet pasi të njohësh të vërtetën? Komunikimi, kumtimi dhe publikimi. Atëherë erdhi lajmi tjetër: "O ti i mbuluar, çohu dhe tërhiqja vërejtjen atyre." (El -Muzemmil, 1- 4)

Tani detyra e tij ishte që ta transmetojë dhe ta shpjegojë teorikisht dhe praktikisht. Tani filloi koha e realizimit dhe aplikimit në jetë e fjalës së Allahut xh.sh.. Koha e realizimit të fjalës së Zotit xh.sh. në histori, në fjalë të gjallë dhe në libër



të gjallë. Koha e vendosjes përfundimtare të Islamit në histori.

Në këtë periudhë fillojnë sfidat dhe bashkë me to edhe kalitja dhe formimi i karakterit të personalitetit të të dërguarit Muhamed Mustafasë. Kjo kulmon me sfidën dhe joshjen më provokuese për shpirtin e njeriut të zakonshëm, por jo edhe për shpirtin e Pejgamberit, i cili në ofertën e mushrikëve për pasuri, pushtet, autoritet dhe për privilegjet më të mëdha të kësaj bote, si zëvendësim që ai të braktisë misionin e tij të ngarkuar nga Zoti, u përgjigj:

"Betohem në Allahun se sikur të vendosnin diellin në dorën time të djathtë dhe hënën në dorën time të majtë, që ta braktis misionin tim, nuk do ta bëja dot, derisa Allahu ta nxjerrë në shesh atë apo unë të flijohem për të."

Sepse privilegjet që ia dha Krijuesi i gjithësisë ishin ato që po e përgatitnin për misionin e madh të drejtimit të botës.

Shikojeni inkurajimin, fuqizimin gradual dhe kalitjen e jashtëzakonshme që i bën Allahu xh.sh. të dërguarit të Tij: "Dhe Ne, ta ngritëm lart famën tënd." (El Inshirah, 4)

1. Zoti ia hapi dhe ia pastroi gjoksin: "A nuk ta hapëm Ne gjoksin tënd?" (El Inshirah, 1)

2. Zoti ia hoqi barrën: "Dhe Ne hoqëm prej teje barrën tënde, e cila shtypte shpinën tënde." (El Inshirah, 2,3)

3. Zoti nuk e braktisi dhe as nuk e përbuzi: "Zoti yt as nuk të ka lënë, as nuk të ka përbuzur. (Ed Duha, 3). Botën e amshueshme ia bëri shumë më të mirë se kjo botë: "Dhe se bota e ardhshme është shumë më e mirë për ty se e para" (Ed Duha, 4)

4. Zoti i dha dhe e bëri të kënaqur: "E Zoti yt do të japë ty, e ti do të kënaqesh." (Ed Duha, 5)

5. Zoti e strehoi dhe e mbrojti: "A nuk të gjeti ty jetim, e Ai të dha strehë." (Ed Duha, 6)

6. Zoti e udhëzoi atë: "Dhe të gjeti të pa udhëzuar e Ai të udhëzoi." (Ed Duha, 7)

**Fjalët e Pejgamberit ishin fjalë jo të zakonshme dhe ato hasnin në kundërshtime të mëdha, sepse kishin për synim ndërrimin e njeriut dhe transformimin e shoqërisë.**

7. Zoti e pasuroi dhe begatoi: "Dhe të gjeti të varfër e të pasuroi." (Ed Duha, 8)

8. Zoti ia dha Kevtherin: "Ne, vërtet të dhamë ty shumë të mira (Kevtherin)." (El Kevther, 1)

9. Zoti ia pastroi gjuhën: "Ai nuk flet nga hamendja." (En Nexhm, 3)

10. Zoti ai pastroi zemrën: "Zemra nuk e përgënjeshtroi atë që pa." (En Nexhm, 11)

11. Zoti ia pastroi memorien dhe kujtesën: "Ne do ta lexojmë ty e nuk do ta harrosh (Kuranin)." (El Ala, 6)

Pejgamberi u rrit në një shoqëri e cila ishte bërë sinonim i çdo shoqërie të keqe, amorale dhe primitive, që i gjejmë në të gjitha kohët dhe hapësirat, siç kemi sot shoqërinë e xhahilijetit modern.

Fjalët e Pejgamberit ishin fjalë jo të zakonshme dhe ato hasnin në kundërshtime të mëdha, sepse kishin për synim ndërrimin e njeriut dhe transformimin e shoqërisë. E çdo fjalë që pretendon ta ndërrojë njeriun dhe shoqërinë, patjetër që do të hasë në pengesa dhe vështirësi, do të hasë në persona të tillë, të cilët me veprimet e tyre do të bëhen pjesë e problemit, e jo pjesë e zgjidhjes. Vështirësitë, pengesat dhe sfidat në rastet e tilla janë të natyrshme, sepse një ide që është në kokën e një njeriu duhet të materializohet dhe të transformohet në praktikën e gjallë jetësore. E për ta realizuar këtë, më parë duhet ndërruar sistemi i të menduarit dhe për të bërë këtë duhet t'i drejtohemi jo vetëm arsyes logjike të njeriut, por edhe zemrës së tij. Vetëm nëpërmjet trajtimit të saktë të mendjes dhe të zemrës, mund të ndodhin ndryshime në qëndrimet e njerëzve.

Karakteristika e Kuranit është pikërisht kjo, që i drejtohet njëkohësisht edhe zemrës edhe mendjes.

Misioni i Muhamedit a.s. paraqiste kthesë të veçantë në historinë e gjinisë njerëzore. Porosia që është nga Zoti i botëve nuk i qe drejtuar vetëm atij, por gjithë njerëzimit, madje edhe krijesave të tjera jo fizike sikurse janë xhinët.

"E Ne të dërguam ty (Muhamed) vetëm si mëshirë për të gjitha krijesat." (El Enbija, 107)

Kjo qe një lindje, e cila do ta lëvizë në mënyrë konstante botën, do të rrënojë themelet e xhahilijjetit, do të nxjerrë njeriun në një rrugë të re, do t'i japë botës një alternativë të re për shpëtimin e njerëzimit. Lindje e cila do ta rilindë botën duke i dhuruar asaj atë strukturë shpirtërore, që do ta përcjellë njeriun deri në fund të botës, e edhe pas saj. Lindje që do të instalojë norma të reja të rregullimit të marrëdhënieve brenda shoqërisë së re dhe do të vendosë rendin e ri botëror, i cili për bazë do të ketë monoteizmin e paprekshëm që do të vazhdojë deri në Ditën e Kiametit.

Muhamedi a.s., pra, është ai të cilin Allahu e dërgoi me udhëzim të qartë. Dhe nuk është për t'u habitur që disa ngritën krye, sepse ishin të vetëdijshëm se po vjen koha e vendosjes së kritereve të tjera të vlerave njerëzore, vlera të cilat themeloheshin dhe bazoheshin mbi parimet e besimit, i cili quhej, quhet, dhe do të quhet deri në fund të kësaj bote dini islam. Për shkak të shkëlqimit të madh të dritës në terrin e madh, në të cilin njerëzit tashmë ishin mësuar të jetojnë, patjetër që kjo ishte befasi jo e këndshme. Nëse njerëzit nuk e kanë një gjë me të cilën janë mësuar të jetojnë, vërehet një lloj konfuzioni tek ata. Shkaktohet konfuzion i fuqishëm, p.sh. tek alkoolisti nëse nuk ka alkool, tek i varuri nga droga nëse nuk ka drogë,

te kumarxhiu nëse nuk ka më kë të luajë kumar, apo nëse nuk ka kumarhane dhe veprime të tjera të këqija në dispozicion të njerëzve. Në opozitë me gjendjen e këtillë të njerëzve, ishin ata për të cilët është bërë zakon të thuhet të dobëtit, të varfrit dhe të pafuqishmit, për ta rendi i ri ishte realizimi i shpëtimit të pritur nga fatkeqësitë dhe padrejtësitë që u bëheshin në vazhdimësi.

## Dëshmitar i të mirave dhe kumtues i lajmit të gëzuar

Ai është lajmëtari i fesë, i cili është dërguar që të jetë si kumtues i lajmit të gëzuar, por edhe të paralajmërojë njeriun që të mos bëjë të liga pas të cilave vijnë lajme të këqija. Kjo është ashtu për arsye se Allahu i mundësoi Pejgamberit, Muhamedit a.s. që të jetë pishtar që bën dritë.

Dashurinë e Allahut ne e ndiejmë si mëshirë çdo moment, sepse pa të, as syrin, as gishtin, as dorën, as këmbën, nuk do të mund ta lëviznim. Dhe çdo moment ne dëgjojmë lajmin e gëzuar, sepse pa të, as sytë nuk do të mund t'i mbyllnim prej halleve, as shpirtin ta çlironim nga shtrëngimet e dynjasë, as mendjen ta lironim nga dyshimi në jetën që na ofrohet si dhuratë e Zotit, si shkëlqim i pishtarit të Pejgamberit që na ndriçon në këtë muaj të bukur të lindjes së tij, të mevludit të tij, të cilin ne këtu e përjetojmë në mënyrë të veçantë si shprehje e falënderimit ndaj Zotit që na e ka bërë të dashur Pejgamberin e Tij Muhamedin a.s., dhe na e ka bërë të mundur që në mevludet tona ta përmendim me besimin dhe shpresën që ai, Pejgamberi ynë, selamet dhe salavatet qofshin gjithmonë për të, do të na njohë në Ditën e Gjykimit dhe do të na ndihmojë atje me shefatin e tij, që të kalojmë përmbi atë lumë, mbi të cilin është ajo urë që është më e hollë se qimja e flokut, e më e mprehtë së tehu i shpatës.



E që Pejgamberi ynë të na njohë atje, ne duhet ta njohim atë këtu, sepse shkathtësinë për ta kaluar lumin përmbi urën, e cila është më e hollë se qimja e më e mprehtë se shpata, duhet ta mësojmë këtu, në këtë botë. Prandaj, ai që e dëgjon dhe e ndjek mësuesin, i cili e mëson se si duhet të ecë që të mos rrëzohet dhe si duhet të jetojë që të mos zhytet në llumin e kësaj bote, mund të presë që edhe atje do të dijë të kalojë me sukses për në Havdi Kevther deri të hyrja e Xhenetit.

E mësuesi ynë është Muhamedi a.s., në dorën e të cilit është pishtari (kandili ndriçues) që na ndriçon rrugën (siraxhen munira). Prandaj lindja e tij është e rëndësishme, prandaj edhe është e rëndësishme të përkujtojmë disa gjëra pikërisht në ditën e mevludit të tij, sepse po të mos ishte lindja e tij, ne nuk do të dinim kush është Krijuesi ynë, e as kush është Furnizuesi ynë, nuk do të dinim prej nga është fillimi, as prej kujt vjen fundi, nuk do të dinim kush është babai ynë, as kush është nëna jonë, nuk do të dinim prej nga kemi ardhur dhe nga do të shkojmë, nuk do të dinim përse jemi këtu, dhe ç'na pret atje, nuk do të dinim prej nga është as kënga e zogut, nuk do të dinim ç'është e mirë, as ç'është e bukur, nuk do të dinim të përqafonim nënën, as të donim babanë.

Po të mos kishte lindur ai, Pejgamberi ynë, ne nuk do të dinim dallimin ndërmjet besimit dhe jo besimit, nuk do të dinim dallimin ndërmjet të mirës dhe së keqes, nuk do të dinim dallimin ndërmjet dashurisë dhe urrejtjes, nuk do të dinim dallimin ndërmjet shpresës dhe frikës, nuk do të dinim dallimin ndërmjet mikut dhe armikut, nuk do të dinim dallimin ndërmjet bashkimit dhe përçarjes, nuk do të dinim kush jemi dhe çka jemi.

Ai, i dashuri i Allahut dhe ndërmjetësuesi ynë i Ditës së Gjykimit, na ka mësuar që të besojmë në Një Zot të Vetëm, t'i duam prindërit dhe t'u bëjmë mirë atyre, të mbështetemi në vetvete, të bëjmë hajru-dua për njëri-tjetrin, të ndihmojmë njëri-tjetrin në vështirësi. Ai na ka mësuar që fqinji ynë të mos jetë i uritur e ne të ngopur, të vendosim lidhje bashkëshortore, të krijojmë familje, të ngremë xhamia, të lexojmë e të mësojmë, të jemi të dobishëm për njerëzit, të përshëndetemi me buzëqeshje në mes vete, të mos ia zbulojmë njëri-tjetrit të metat, të përkrahim njëri-tjetrin në të mirë, të mos i hakmerremi njëri-tjetrit, të jemi të butë ndaj njëri-tjetrit, të mos jemi të vrazhdë me njëri-tjetrin, sepse atëherë njerëzit do të largoheshin prej nesh, prandaj dhe duhet t'ia falim njëri-tjetrit dhe duhet të kërkojmë falje te Zoti për njëri-tjetrin dhe duhet të këshillohemi me njëri-tjetrin, e kur të vendosim të bëjmë diçka bashkë, atëherë duhet të jemi të vendosur dhe të mbështetemi te Allahu i Lartësuar, sepse Allahu i do ata, të cilët mbështeten tek Ai.

Prandaj, o robër të Allahut, jini të vetëdijshëm për Allahun dhe binduni urdhrave të Tij dhe largojuni nga ato që i ka ndaluar Ai. Frymëzojini dhe mbushini zemrat tuaja me dashuri ndaj Allahut dhe Pejgamberit të Tij, e këtë do ta arrini me fjalën e mirë dhe me veprën e mirë. Binduni Allahut dhe Pejgamberit të Tij, nëse jeni besimtarë, dhe bëni vepra të mira, sepse Allahu, vërtet, i do bamirësit. O Allah! Na bëj që të përfitojmë dhe të kemi dobi prej Kuranit – Librit Tënd dhe të përfitojmë prej Pejgamberit Tënd dhe praktikës së tij. Amin!

Resul Rexhepi

# A ka nevojë më shumë se kaq?

## Qëndrimi i Qendrës Ndërkombëtare për Fetva Elektronike të Az'harit lidhur me Mevludin

Jemi në muajin Rebi'ul evvel, muaji i lindjes së më të zgjedhurit të njerëzimit, i vulës së pejgamberisë, i Pejgamberit të Allahut, Muhamedit, paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi të.

Myslimanët gjithandej nëpër botë, kudo që jetojnë ata, në mënyra e forma të ndryshme e kanë shënuar dashurinë e tyre ndaj Resulullahit a.s.. Dhe kjo është për çdo lëvdatë e për çdo lakmi. Edhe në vendin tonë, në shumë xhami e xhemate, përmes leximit të pjesëve nga Kurani, përmes ligjëratave tematike, vazi-nasihateve, këndimit të pjesëve të Mevludit, salavateve të ndryshme e me plotë bukuri, e kanë përkujtuar më të zgjedhurin e njerëzisë, Muhamedin a.s..

Ç'është e vërteta, tërë këtë bukuri, kohëve të fundit sikur e kanë zbehur pak polemikat krejtësisht të panevojshme, krejtësisht të padobishme: nëse lejohet ose jo festimi i ditëlindjes së Pejgamberit a.s., ose se Mevludi është bidat...?!

Natyrisht, argumentet e atyre që kanë lejuar festimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s. kanë qenë dominuese, të mbështetura në burimet e Sheriatit, në konsensusin e dijetarëve të umetit, në praktikën dhe përvojën shekullore të umetit, etj.

Një prononcim skajshmërish autoritativ, nga një titullar që gëzon shumë autoritet në mos instanca më meritore sot në botë, nga ajka e ulemave të umetit, nga Ez'heri Sherifi, është edituar një prononcim, i cili duhet t'i përmbyll të gjitha polemikat dhe "mëdyshjet" e panevojshme. Jam thellë i bindur se pas këtij deklarimi të Universitetit të Al-Az'harit përmes Qendrës së tij Ndërkombëtare për Fetva nuk mbetët vend për polemizime të kota, të cilat në mos asgjë tjetër vetëm e dobësojnë unitetin e besimtarëve myslimanë për të cilin janë të thirrur ta ruajnë në mënyrë obligative.

**Në vendin tonë, në shumë xhami e xhemate, përmes leximit të pjesëve nga Kurani, përmes ligjëratave tematike, vazi-nasihateve, këndimit të pjesëve të Mevludit, salavateve të ndryshme e me plotë bukuri, e kanë përkujtuar më të zgjedhurin e njerëzisë, Muhamedin a.s..**



Në vazhdim, po e sjellim tekstin e përkthyer të Qendrës Ndërkombëtare për Fetva të Al-Az'harit. Tekstin origjinal në gjuhën arabe e kam të ruajtur, prandaj kureshtarëve eventual jam i gatshëm t'ua postojë sipas kërkesës së tyre.

Al-Az'hari i jep fund polemikës mbi dispozitën e Sheriatit përkitazi me festimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s. të bazuar në Kuran dhe në Sunet

### Vendimi për festimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s.

Qendra Ndërkombëtare për Fetva Elektronike e Al-Az'harit është përgjigjur lidhur me dispozitën e Sheriatit për festimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., duke theksuar se festimi i ditëlindjes së Pejgamberit është legjitim me argumente të vërteta të mbështetura në Kuran dhe në Sunet dhe me konsensus të dijetarëve të umetit. Kësisoj, iu përgjigjën atyre që e ndalojnë festimin e ditëlindjes së Pejgamberit, duke thënë: "Çdo fjalë që ka për qëllim ndalimin e kësaj dite të madhe është në kundërshtim me të vërtetën dhe është shkelje e asaj që është e drejtë dhe largim nga konsensusi i dijetarëve."

### Dispozita e Sheriatit për festimin e ditëlindjes së Pejgamberit është manifestim i madhërimit të Pejgamberit a.s.

Qendra Ndërkombëtare për Fetva e Al-Az'harit, në vendimin e saj lidhur me festimin e ditëlindjes së Pejgamberit a.s., theksoi se festimi i ditëlindjes së të Dërguarit të Zotit, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të, është ndër manifestimet e madhërimit të tij dhe shenjë e dashurisë së tij. Dihet mirëfilli se madhërimi dhe dashuria ndaj Pejgamberit është një nga themelet e besimit.

Qendra e argumenton këtë pohim me hadithin e transmetuar nga Imam el-Buhariut se Pejgamberi a.s., ka thënë: "Askush nga ju nuk beson përderisa unë të mos jem më i dashur për të se babai i tij, djali i tij dhe i tërë njerëzimi."

### Argumenti për lejueshmërinë e festimit të ditëlindjes së Pejgamberit a.s.

Qendra iu referua argumentit përkitazi me ligjshmërinë e festimit të ditëlindjes së Pejgamberit nga Kurani fisnik, thënia e të Plotfuqishmit në suren Ibrahim, 5: "...Dhe përkujtoju atyre Ditët e Allahut..." ndërkohë, dihet pa dyshim, se dita më e nderuar e Allahut xh.sh. është dita e lindjes së Pejgamberit a.s.. Në suren Junus, gjithashtu, është thënë: "Thuaj: Në Mirësinë e Allahut dhe në Mëshirën e Tij, atëherë le të gëzohen..." Abdullah ibni Abbasi, në komentimin e këtij ajeti, ka thënë: "Mirësia e Allahut: dituria; dhe Mëshira e Tij: Muhamedi, paqja dhe mëshira e Zotit qofshin mbi të." Allahu i Lartëmadhërishëm ka thënë: "Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed) vetëm se mëshirë për botët."

### Al-Azhari i përgjigjet vendimit për festimin e ditëlindjes - Mevludit të nderuar

Qendra Ndërkombëtare për Fetva e Al-Az›harit e përmbylli vendimin për festimin e ditëlindjes së Pejgamberit: "Allahu i Madhëruar i



ka nderuar ditët në të cilat kanë lindur pejgamberët - paqja qoftë mbi ta - dhe i ka bërë ato ditë paqeje. Allahu ka thënë në suren Merjem: "Dhe paqja qoftë mbi të ditën që u lind..." Dihet, ndërkaq, se në ditën e lindjes është nimeti dhe begatia e ekzistimit, dhe se ajo është shkaku i çdo bekimi pas tij dhe nuk ka dyshim se ditëlindja e Pejgamberit a.s. është shkaku i çdo begatie në këtë botë dhe në Ahiret.»

E po që se i shikon dijetarët që kanë lejuar festimin e ditëlindjes së Pejgamberit do të bindesh me siguri se «folësit pa njohuri» (ata që e ndalojnë) janë në injorancë të madhe për këtë.

Më poshtë janë emrat e disa dijetarëve eruditë të umetit që e kanë lejuar festimin e Mevludi - sherifit:

- Imam Al-Hafidh ibën el-Xhevzi (597 hixhri), është autor i një Mevludi të titulluar (El-Arus),
- Imam Ebi el-Khattab ibni Dehijje (633 hixhri), Mevludi i tij titullohet «Et-Tenvir fi mevlidi El-Beshir En-Nedhir»,
- Imam Ebu Shamete el-Makdisi, hoxha (mësuesi) i Imam Neveviut (665 H),
- Imam Ibën Khalkani (681 hixhri),
- El-Imam Al-Hafidh el-Iraki (725 hixhri), Mevludi i tij titullohet «El-Meurid El-Henij fi el-Meulidi s-synnij»,
- El-Imam El-Hafidh edh-Dhehebi (748 H.),
- Imam El-Hafidh ibën Kethir el-Dimashki (774 hixhri), ka një Mevlud të titulluar «Mevludi i Ibni Kethirit»,
- Imam Ibni Abbad el-Nafzi el-Maliki (792 hixhri),
- Imam Ibni el-Xhezeri el-Muqri (833 hixhri), Mevludi i tij titullohet «Urfu t-Ta›rif bil Mevludi sh-Sherif»,
- Imam Burhanuddin el-Halebi (841 hixhri),
- Imam Ibni Nasiruddin el-Dimashki (842 hixhri), Mevludi i tij «El-Meurid Es-Savi fi Mevlidi El-Hadi»,
- Imam El-Hafidh ibën Haxher el-Askalani (852 hixhri),
- Imam El-Hafidh el-Sakhavi (902 hixhri), Mevludi i tij «El-Fakhr el-Ulvij fi el-Mevludi En-Nebij»,
- Imam El-Hafidh Xhelaluddin es-Sujuti (911 hixhri),
- Imam El-Hafidh Shihab el-Kastalani (923 H.),
- Imam Al-Hafidh ibni el-Diba' esh-Shejbani (944 Hixhri), Mevludi i tij «Mevludi i Ibni El-Diba'»,
- Imam Shejhul-Islam Ibën Haxher el-Hejtemi (973 hixhri), Mevludi i tij «Itmamu En-Ni›meti alel alem bi mevlidi sejji veledi Adem»,
- Imam Al-Khatib el-Shirbini (977 H.), Mevludi i tij «El-Mevlid El-Ravi fi El-Mevlid En-Nebevij»,
- Imam Mulla Ali Qarij (1014 hixhri), Mevludi i tij «El-Maulid er-revij fi el-Mevlid El-Nebevij»,
- Imam Ahmed el-Maqri el-Tilmisani (1041 H.),
- Imam El-Berzenxhij (1177 hixhri), Mevludi i tij «Ikdul Xheuher fi Meudili En-Nebijjil-Ez›her»,
- Imam Ibni Abidin el-Hanefi (1252 hixhri),

Së dyti: Ata që e kanë lejuar festimin e Meuludit, por me kushte të caktuara: Të mos ketë pengesa sheriatike të njohura dhe të dakorduara nga ulemaja:

- Ibën Tejmije (728 hixhri),
- Imam Taxhuddin el-Fakihani es-Sufi el-Esh›ari (734 hixhri),
- Imam Ibën el-Haxh el-Maliki (737 hixhri) esh-Sherif.

Dr. Azmir Jusufi

# Muhamedi a.s., shëmbëlltyra më e mirë

Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s. u dërgua si shëmbëlltyrë, mëshirë, jo vetëm për një popull, por për të gjithë njerëzimin, jo për një brez, por për të gjithë brezat deri në Ditën e Gjykimit. Ai iu dërgua jo vetëm njerëzve, por të gjitha krijesave e botëve.

Janë transmetuar shumë hadithe për madhështinë e Muhamedit a.s. dhe zgjedhjen e tij. Të gjitha transmetimet e përshkruajnë Pejgamberin a.s. si krijesën më të mirë, tek ai ishte plotësisht i barabartë pasaniku dhe i varfëri. Këshillat e tij ndryshuan karakterin e njerëzve. Urrejtja u shndërrua në dashuri, zemërimi në butësi, krenaria në modesti, egoizmi në zemërgjerësi.

Allahu xh.sh. në Kuran ka thënë: "Është e vërtetë se Allahu u dha dhuratë të madhe besimtarëve, kur ndër ta nga mesi i tyre dërgoi të dërguar që atyre t'u lexojë shpalljen e Tij, t'i pastrojë ata, t'ua mësojë Kuranin dhe sheriatin, edhe pse, më parë ata ishin krejtësisht të humbur." (Ali Imran, 164)

## Muhamedi a.s. si shëmbëlltyrë

Pejgamberi ynë, Muhamedi a.s. u dërgua si shëmbëlltyrë, mëshirë, jo vetëm për një popull, por për të gjithë njerëzimin, jo për një brez, por për të gjithë brezat deri në Ditën e Gjykimit. Ai iu dërgua jo vetëm njerëzve, por të gjitha krijesave e botëve. Pejgamberët e tjerë Allahu i Madhëruar i thërriste me emrat e tyre: "O Adem", "O Ibrahim", "O Musa", ndërsa për nder të Muhamedit a.s., Zoti i botëve nuk i drejtohet atij me fjalët: "O Muhamed", por: "O i Dërguar" dhe "O Pejgamber".




Muhamedi a.s. është shembull unik se si dhe me sa dashuri duhet të kujdeset për pasuesit e tij, sepse ai nuk kujdesej vetëm për myslimanët e kohës së tij, por edhe për brezat që do të vijnë pas tij. Ai shpesh iu drejtonte Allahut të Lartësuar, me lutje për ta mëshiruar ymetin e tij, për ta mbrojtur atë nga sprovat, fatkeqësitë dhe zullumi. Pejgamberi a.s. do të recitonte vetëm një ajet kuranor gjatë gjithë natës duke i lutur Allahut xh.sh., që t'i mbronte pasuesit e tij nga dënimi.

Allahu i Madhëruar në Kuran thotë: "Ju e kishit shembullin më të lartë në të dërguarin e Allahut" (El-Ahzab, 21)

Pra, me këtë ajet kuranor, Zoti i Plotfuqishëm na bën të ditur të gjithëve se shembulli ynë më i mirë është Muhamedi a.s.. Siç theksojnë komentuesit e Kuranit, ky ajet është një platformë e madhe dhe shumë e përshtatshme për ta pasuar të Dërguarin e Allahut a.s., atë që tha, bëri dhe si veproi në raste të ndryshme. Morali i të Dërguarit të Zotit a.s. ishte morali që myslimanët duhet të ndjekin, sepse ai është morali më i mirë dhe më i përsosur.

Ne pyesim veten pse Zoti i dha njerëzimit një pejgamber që lindi jetim. Mesazhi për të gjithë ne është se ne mësojmë nga kjo se duhet të kujdesemi për ata në shoqërinë tonë që janë të cenuar, dhe sigurisht ndër më të cenuarit janë fëmijët pa prindër. Pejgamberi a.s. me një rast tha: "Unë dhe ai që kujdeset për jetimin në Xhenet do të jemi pranë njëri-tjetrit."[1]

Pejgamberi a.s. është shëmbëlltyrë për ymetin si në moral ashtu edhe në të gjitha rrethanat e jetës. Ai ishte i stolisur me butësi në marrëdhëniet e

tij me njerëzit dhe sillej më mirë me familjen e tij. Përkundër faktit se Pejgamberi a.s. nuk kishte nga kush të mësonte butësinë atërore, mënyra e jetesës së tij tregoi se ai ishte mjeshtri i njerëzimit në këtë aspekt, si shembulli më i bukur për njerëzit. Më të afërmit me Pejgamberin a.s. dëshmuan se ata nuk shihnin person me më shumë konsideratë dhe butësi ndaj të gjithëve, dhe veçanërisht ndaj familjes së vet, siç ishte Pejgamberi a.s..[2] Kurse Aisheja r.a. bashkëshortja e Pejgamberit a.s. na shpjegon: "Pejgamberi a.s. nuk goditi kurrë një shërbëtor/e, as gruan, as ndonjë tjetër me dorën e tij."[3]

Muhamedi a.s. nuk hakmerrej ndaj askujt, por do të falte edhe ata që e ngacmonin dhe ishin të padrejtë ndaj tij. Ai ishte shumë i vëmend-shëm dhe i butë ndaj fëmijëve dhe të varfërve. Ai i trajtonte gratë me respekt të veçantë. Ai kurrë nuk i nënvlerësoi, nënçmoi ose poshtëroi ato.

## Ymeti im, ymeti im!

Në hadithin autentik përmendet se në Ditën e Gjykimit, njerëzit do t'u drejtohen pejgamberëve të tyre për ndihmë dhe shefaat, dhe ata do të përgjigjen: "Shefaati i është dhuruar Pejgamberit të fundit – Muhamedit a.s."

Transmetohet nga Ebu Hurejra r.a. se ka thënë: "Ishim ulur një herë me Pejgamberin a.s. kur ai tha: - Unë jam i pari mes njerëzve në Ditën e Gjykimit. A doni që t'ju tregojë pse? Ditën e Gjykimit, Allahu do t'i tubojë të gjithë njerëzit, të gjithë popujt, si të parët ashtu edhe të fundit në një vend, në mënyrë që një njeri do të jetë në gjendje t'i shohë ata dhe t'i thërrasë së bashku. Dielli do të zbres shumë afër, dhe ata do të jenë në telashe dhe shqetësime të mëdha. Do të presin. Atëherë paritë e njerëzve, të parët e atyre popujve që i udhëhoqën në këtë botë, do të thonë: - Mjerë ne, le të kërkojmë një rrugëdalje, le të kërkojmë dikë që të ndërmjetësojë për ne. Le të shkojmë së pari te paraardhësi ynë Ademi a.s..." Më tej hadithi thotë se së pari do të shkojnë te Ademi a.s., kurse ai do t'i dërgojë te Nuhu a.s., që ai të kërkon shpëtim nga Allahu. Nuhu a.s., do t'i dërgojë tek Ibrahimi a.s., kurse Ibrahimi a.s., do t'i dërgojë te Musai a.s. Pasi që as Musai a.s., nuk do të jetë në gjendje të plotësojë kërkesën e njerëzve, do t'i dërgojë ata te Isai a.s., kurse Isai a.s., do t'u thotë atyre: Shkoni te Muhamedi. Ata do të vijnë te Muhamedi a.s., dhe do të thonë: - O Muhamed, ti je robi më i zgjedhur i Allahut, ti je vula e të gjithë të pejgamberëve, i dërguar i fundit. Ndërmjetëso tek Allahu për ne. Thotë Muhamedi a.s., më tej në hadith: "Unë pastaj do të shkojë nën Arsh dhe do ti bie në sexhde Allahut. Atëherë Allahu do të më mbulojë me lavdërime dhe falënderime si askënd më parë dhe do të më thotë: - O Muhamed, çohu dhe kërko, do të të plotësohet. Ndërmjetëso, ndërmjetësimi yt do të pranohet."[4]

Nga fjalët e hadithit të mësipërm mësojmë se Muhamedi a.s., nuk do të thotë: nëna ime, gjyshja ime, fëmijët e mi. Ai nuk do të thotë



"Unë", por do të thotë: "Ymeti im, O Zot". Dhe në shtratin e vdekjes, prej brengave të tij të fundit ishin: "Ymeti im, ymeti im...!"

Allahu i Lartësuar thotë: "Atë ditë nuk bën dobi as ndërmjetësimi, përveç atij të cilin e ka lejuar i Gjithëmëshirshmi të ndërmjetësojë..." (Ta Ha, 109)

## Si e përshkruanin Muhamedin a.s. ata që e njohën

Ata që folën për jetën e Muhamedit a.s. përmendin një ngjarje të bukur kur Abdullah ibën Revvahut r.a., një poeti në mesin e shokëve të Pejgamberit a.s. iu kërkua të përshkruante pamjen e Pejgamberit a.s.. Pyetësit ishin njerëz si ne, ata që nuk kishin mundësi të takonin Pejgamberin a.s. Abdullah ibën Revvahu iu përgjigj: "Një ditë isha duke ecur ndërsa dielli po shkëlqente në qiell dhe e pashë Pejgamberin duke u afruar. Pasha Zotin, në sytë e mi fytyra e tij ishte më e bukur se vetë dielli."[5]

Në vitin e çlirimit të Mekës, kur erdhën qindra njerëz dhe e përshëndetën Muhamedin a.s., në Meke erdhi edhe Halimja. Një plakë mbi 80 vjeç, e mbështetur në një shkop, e shikoi Muhamedin a.s., ndërsa fytyra e saj shkëlqente, gëzohej për atë që e ka ushqyer me gji, atë që e sheh si njeri të rritur, për më tepër të dërguarin e Zotit. Në pyetjen e Muhamedit a.s., se kush është kjo grua, ata u përgjigjën se ishte Halimja nga fisi Benu Sad. Fytyra e Muhamedit a.s., i shkëlqeu, zbriti nga deveja dhe tha se është nëna e tij, e hoqi mbështjellësin e tij nga supet dhe u ul me të për të biseduar në heshtje. Nga ata që erdhën për ta ndërprerë, Muhamedi a.s., kërkoi që të lejohej pak kohë për të biseduar me nënën e tij.[6]

Ne nuk duhet të harrojmë bamirësinë që bën dikush ndaj nesh. Ai që harron bamirësinë e të tjerëve ka harruar veten. Ai ka harruar Zotin i cili, në fakt, na jep gjithçka. Ky është edebi, ky është ahlaku, ky është morali i Pejgamberit a.s., tek i cili duhet të kthehemi dhe të cilin duhet ta ndjekim.

**E gjithë jeta e Pejgamberit a.s. që nga lindja e tij deri në vdekjen e tij rrezatonte dhembshuri, sinqeritet, fisnikëri, mirësi dhe dashuri.**

E gjithë jeta e Pejgamberit a.s. që nga lindja e tij deri në vdekjen e tij rrezatonte dhembshuri, sinqeritet, fisnikëri, mirësi dhe dashuri. Ne mund ta njohim shumë lehtë këtë kod të jetës në sjelljen dhe fjalët e tij. Ai fliste: "Ata që janë të mëshirshëm, Mëshiruesi do t'i mëshirojë ata! Jini të mëshirshëm ndaj atyre që janë në Tokë, që t'ju mëshirojë Ai që është mbi ju."[7]

Enes ibën Maliku r.a. transmeton një transmetim që përshkruan maksimumin e fisnikërisë dhe kulmin e moralit të bukur të Muhamedit a.s.: "Si djalosh, i shërbeva të Dërguarit të Allahut a.s. në Medinë për dhjetë vjet. Nuk ishte gjithmonë ashtu siç donte ai, por kurrë nuk më tha uh, as nuk më tha kurrë: "Pse e bëre këtë, ose pse nuk e bëre këtë."[8]

Muhamedi a.s. posedonte moral, mirësi dhe modesti, të cilat u admiruan edhe nga armiku i tij më i madh, dhe kjo ishte një arsye për ta respektuar atë. Pejgamberi a.s. sillej mirë me jomyslimanët dhe nuk i jepte vetes të drejtën të ushtronte ndonjë presion ndaj njerëzve për të pranuar Islamin, por, gjatë gjithë misionit të tij pejgamberik, udhëhiqej nga parimi kuranor: "Në fe nuk ka dhunë." (El-Bekare, 256)

Njerëzit mbetën të magjepsur nga morali dhe mënyra e tij e jetesës. Kështu Islami u përhap, falë bukurisë së sjelljes së tij dhe personalitetit të tij të bekuar. Abdullah bin Harithi r.a. ka thënë: "Nuk kam parë njeri të buzëqeshë më shumë se Pejgamberi a.s.!"[9]

Xherir ibën Abdullahu r.a. ka thënë: "Nuk kishte rast që Pejgamberi a.s. e dëgjoi zërin tim para shtëpisë së tij pa më futur brenda në shtëpi. Që kur kam pranuar Islamin, kurrë nuk më ka takuar e të mos ishte i buzëqeshur!"[10]

Nëse Pejgamberi a.s. do të donte t'ua rekomandonte sahabëve diçka për të bërë, ai do ta bënte vetë së pari, dhe njerëzit, duke e parë atë, vepronin ashtu siç e kishin parë Pejgamberin a.s. të bënte. Padyshim, mësimi praktik ka një efekt më të fortë te njeriu dhe është më efektiv në arsyen dhe kujtesën, çon në imitim dhe ndjekje, sesa mësimi teorik. Mësimi praktik është një metodë e lindur në mësim dhe është një nga metodat më të mëdha dhe më të zgjedhura të Pejgamberit a.s. në mësim.

Pasuesit e vërtetë të Pejgamberit a.s. mund të njihen nga sjellja e tyre e mirë ndaj të gjithë njerëzve, nga mëshira, butësia dhe qetësia. Këta janë ata që japin, ndihmojnë nevojtarët, kujdesen për jetimët. Ata që nuk ndahen dhe që ruajnë bashkësinë e tyre.

Pasuesit e Pejgamberit a.s. nuk mund të jenë njerëz mizorë, zemërfortë, ata që bëjnë dhunë ndaj njerëzve të tjerë, ata që bëjnë thirrje për dhunë dhe padrejtësi, justifikojnë ata që e bëjnë atë dhe madje edhe ata që nuk bëjnë asgjë për ta parandaluar atë. Kundër të keqes duhet vepruar, paralajmëruar, përçmuar për veprime të tilla.

*1. Muttefekun alejhi. 2. Kenan Musić, "Allahov poslanik Muhammed, s.a.v.s...", Novi Muallim, 2007, Nr. 29, f. 15. 3. Hadithin e shënon Muslimi. 4. Muttefekun alejhi. 5. https://hafizkenanmusic.com/resulullah-savs-kao-najbolji-uzor/ 6. Po aty. 7. Hadithin e shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu. 8. Hadithin e shënon Ebu Davudi. 9. Hadithin e shënon Tirmidhiu. 10. Hadithin e shënon Buhariu.*

Mr. Fatmir Hadri

# Roli i Pejgamberit a.s. në sigurimin e unitetit shoqëror (1)

Detyra më e rëndësishme e të gjithë pejgamberëve ishte pastrimi i shoqërive nga politeizmi dhe thirrja në teuhid. Ashtu si pejgamberët e tjerë, edhe Pejgamberi ynë a.s. lindi në një shoqëri ku politeizmi ishte i përhapur. Madje në struktura shoqërore dominonte i forti dhe i pasuri. Prandaj nëse e hulumtojmë jetën e Pejgamberit, shohim se ai nuk u angazhua vetëm në thirrjen në teuhid nga ana teologjike, por u angazhua edhe më shumë për sigurimin e unitetin shoqëror.

Në jetën e të Dërguarit të Allahut a.s., i cili paraqitet si një shembull i mirë për besimtarët në Kuran, ka shembuj të panumërt, të përshtatshëm për t'u marrë si model për çdo individ dhe shoqëri. Për sigurimin e unitetit shoqëror, Pejgamberi a.s. ndërmori hapa të rëndësishëm në çështjet politike, shoqërore, administrative, ekonomike dhe arsimore. Këta hapa, Pejgamberi a.s. i ndërmori menjëherë pasi shkoi në Medine me pajtimin e fiseve medinase, me ndërtimin e xhamisë, me hapjen e shkollës Darul Erkan, si dhe me hapjen e tregut të ri në Medine. Përmes këtyre Pejgamberi a.s. arriti që në mesin e shoqërisë së degraduar të siguronte unitet shoqëror.

Në këtë drejtim, shembulli i Pejgamberi a.s. përfshinë jo vetëm pjesën që lidhet me besimin, por edhe çdo fushë të jetës. Allahu xh.sh. ka thënë: "Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë

> Pejgamberi a.s. për të krijuar besimin e teuhidit dhe për të realizuar unitetin shoqëror, përpjekjen e tij e filloi nga familja dhe të afërmit e tij.

Allahun."1 Në këtë ajet nuk janë kufizuar karakteristikat shembullore të Pejgamberit a.s.. Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. për të gjithë është shembull në të gjitha aspektet e jetës: fetare, politike, shoqërore, administrative, ekonomike.

Pejgamberi a.s. si gjithë pejgamberët e tjerë, në radhë të parë e thirri popullin ku jetoi në besimin e teuhidit. Sepse besimi në teuhid, përbënë bazën për ekzistencën e të gjithë universit si një strukturë harmonike (vahdet) brenda vetes. Besimi politeistë në aspektin teologjik e ndan shoqërinë në kuptimin politik, shoqëror dhe moral. Kjo bëhet shkak që të prishet uniteti dhe integriteti shoqëror.

Për këtë arsye, Pejgamberi a.s. ndërmori hapa për të siguruar unitetin në fushat politike, shoqërore, ekonomike, administrative dhe morale, veçanërisht në besimin e teuhidit që rregullon marrëdhënien ndërmjet Allahut dhe njeriut.

Metodat që zbatoi dhe ndoqi Pejgamberi a.s. në sigurimin e unitetit fetar, moral, politik, social dhe ekonomik dhe mesazhet që ai dha kishin për qëllim reformimin e ideve që nxisnin ndarjet dhe përçarjet shoqërore si ekstremizmi, racizmi, rajonizimi, sektarizmi dhe obsesionet ideologjike.

Duke u nisur nga kjo, do të shohim disa metoda dhe praktika shembullore të Pejgamberit a.s. që ndoqi në ndërtimin e unitetit shoqëror.

## Uniteti në besim

Në shoqëritë ku nuk ka unitet besimi, mendimi dhe ideali, nuk është e mundur të flitet për unitetin shoqëror, politik, administrativ dhe ekonomik, të cilat e përcaktojnë jetën shoqërore. Qëllimi më i rëndësishëm i Pejgamberit a.s. ishte t'i pastronte besimet e njerëzve nga të gjitha llojet e politeizmit dhe të vendoste besimin e teuhidit ndërmjet Allahut dhe robit të Tij, dhe më pas të siguronte strukturën harmonike (vahdet), pra unitetin ndërmjet besimtarëve.

Pejgamberi a.s. për të krijuar besimin e teuhidit dhe për të realizuar unitetin shoqëror, përpjekjen e tij e filloi nga familja dhe të afërmit e tij. Kjo ngase elementi kryesor që përbën shoqërinë është familja. Aq sa është e qetë dhe e lumtur familja aq është edhe shoqëria. Nëse në familje sigurohet paqe, besim, unitet dhe harmoni, shoqëria do të jetë e qetë. Fakti që Pejgamberi a.s. i ftoi të afërmit e tij të ngushtë për drekë2 në përputhje me paralajmërimin e Allahut, "Paralajmëro të afërmit tuaj

më të afërt"3, na tregon se për të siguruar unitetin dhe mirëqenien e shoqërisë, gjëja e parë që duhet bërë është të sigurohet uniteti dhe solidariteti i familjeve që përbëjnë shoqërinë.

Pejgamberi a.s. pasi thirri në besimin e teuhidit të afërmit dhe miqtë të tij të ngushtë, me kalimin e kohës thirrjen e tij e zgjeroi në të gjithë Mekën, qytetet dhe fiset pranë Mekës, si në Taif, dhe gjithashtu komunikonte me të huajt që vinin në Mekë me rastin e panaireve dhe sezonit të pelegrinazhit. Pejgamberi a.s. për t'i bashkuar njerëzit rreth besimit të teuhidit thirri të gjithë pavarësisht gjuhës, racës, ngjyrës apo gjeografisë. Njerëzit e njëjtë që besonin në politeizëm dhe që jetonin larg unitetit dhe solidaritetit me kalimin e kohës u bënë "një" rreth besimit të teuhidit nën udhëheqjen e Pejgamberit a.s. dhe shumë shpjet arritën forcën për të ndryshuar fatin e botës. Edhe pse uniteti në besim nuk është arsyeja e vetme për të arritur këtë fuqi, kjo luan rol udhëheqës në krijimin e unitetit politik, shoqëror, administrativ dhe ekonomik.

## Uniteti në adhurim

Fetë nuk kanë të bëjnë vetëm me gjërat që duhen besuar. Në çdo fe ka forma të caktuara dhe rregulla të sjelljes në të cilat besimi kthehet në veprim. Në literaturën islame, sjellje të tilla shpjegohen me konceptin e adhurimit. Ka adhurime të caktuara që janë theksuar veçanërisht si në Kuran ashtu edhe në hadithet e Pejgamberit. Namazi, agjërimi, zekati, haxhi, kurbani janë disa prej tyre. Sigurisht, adhurimet nuk kufizohet vetëm me këto. Çdo veprim i bërë me ndërgjegjen e robërisë, duke marrë parasysh pëlqimin dhe kënaqësinë e Allahut, konsiderohet gjithashtu brenda konceptit të adhurimit. Duke parë si një gjë të thjeshtë në jetën e përditshme, për shembull, të mirëpresësh një besimtar me fytyrë të qeshur dhe të heqësh një pengesë në rrugë me mendimin se do të dëmtojë njerëzit është e vlefshme në kuptimin fetar dhe hynë në konceptin e adhurimit.




Në Islam, disa adhurime inkurajohen e disa urdhërohen të kryhen kolektivisht. Shembull: pesë namazet e përditshme, namazi i xhumasë, bajramit dhe haxhi. Adhurimet si agjërimi, zekati dhe kurbani janë gjithashtu adhurime që kanë dimensione dhe reflektime shoqërore.

Në këtë kontekst, disa adhurime nga aspekti i sevapeve inkurajohen të kryhen kolektivisht me qëllim që të sigurojnë unitet në kohë dhe vend. Pesë namazet e përditshme në xhami/mesxhid dhe haxhi i kryer në Mekë në muaj të caktuar sigurojnë unitetin e kohës dhe vendit. Për këtë arsye Pejgamberi a.s. gjatë migrimit në Medinë, së pari ndërtoi xhaminë4 ku besimtarët mund të kryenin namazet e tyre kolektivisht. Fakti që Pejgamberi a.s. ndërtoi një xhami/mesxhid para se të arrinte në destinacionin e tij, para se ta ndërtonte një shtëpi për vete ose para se të krijonte një shtet me kufij të caktuar, tregon se sa i rëndësishëm është një vend që do t'i mbledhë të gjithë anëtarët e shoqërisë islame. Ndërtimi i një qendre të tillë si xhamia/mesxhidi që do t'i mbledh të gjithë besimtarët krah për krah pavarësisht nga statusi i tyre ekonomik dhe social ishte e domosdoshme dhe kishte një rëndësi të madhe. Nxitja e Pejgamberit a.s. për t'u falur me xhemat në xhami5 dhe kërcënimi i atyre që nuk shkojnë për t'u falur në xhami me xhemat6 është i mjaftueshëm për të treguar kontributin e xhematit në unitetin dhe integritetin e shoqërisë.

Fakti që Pejgamberi a.s. ndërtoi xhami sapo mbërriti në Medine, pati ndikim në arkitekturën e qytetit islam dhe xhamitë formuan qendrën e jetës shoqërore në qytetet islame të themeluara gjatë historisë, madje edhe në qytete dhe fshatra.

Për këtë arsye, myslimanët, të cilët ndoqën të Dërguarin e Allahut a.s. në këtë drejtim për të ndërtuar xhami, fillimisht ndërtuan xhami në tokat që çliruan dhe vendosën xhaminë në qendër të jetës. Për këtë arsye, në qytetërimin islam, xhamia ka qenë gjithmonë në qendër të qytetit. Përveç kësaj, xhamia ishte një qendër sociale e mbledhjes së shoqërisë.

Sot pavarësisht përdorimit të gjerë të mjeteve të komunikimit, njerëzit janë gjithnjë e më të vetmuar dhe me problemet e tyre personale. Nëse shikojmë nga kjo pikëpamje mund të kuptohet më mirë rëndësia që Pejgamberi i jepte xhamisë dhe komunitetit. Nëse krahasojmë funksionin e xhamive të kohës së Pejgamberit a.s. me xhamitë e sotme për sa i përket sigurimit të kohezionit social, mjerisht vërehet se shumica e xhamive të sotme funksionojnë vetëm për faljen e namazit.

1. El-Ahzab, 21. 2. Ebu Muhamed Abdulmelik b. Hisham ibën Hisham, Es-Siretu'n-Nebevijjee. Mustafa es-Seka, Beyrut: Dâru İbn Keshir, 2005, 238. 3. Esh-Shuara, 214. 4. Ibën Hisham, Sire, 426. 5. Muslimi, Mesaxhid, 272. 6. Buhariu, Ahkam, 52, Hadithit nr: 7224". Muslimi, Mesaxhid, 251, 254.

Dr. ass. Lulzim Esati

# Koncepti i krenarisë në Kuranin famëlartë dhe në fjalorin e njeriut

Nëse e bëjmë një përsiatje të shkurtër në librin e Allahut xh.sh. mësojmë që fjala krenari, përmendet në shumë ajete të Kuranit famëlartë me shprehjen; "El-Izetu". Kjo shprehje është përkthyer shpeshherë si: fuqi, forcë. Edhe pse disa herë është përkthyer si: krenari. P.sh: në fjalën e Lartëmadhërishmit: "Ata thonë: "Nëse do të kthehemi (prej luftës me Beni Mustalikët) në Medinë, ai më i forti1 patjetër prej aty ka për ta përzënë atë më të dobëtin!" (ashtu thanë) Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë." (El-Munafikun, 8). Këtu fjala; "El-Izetu", është përkthyer si forcë.

"E ata i hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre duke thënë: "Për hir të krenarisë së Faraonit, ne me siguri do të jemi ngadhënjyes!". (Esh-Shuara, 4). Ndërsa këtu fjala "El-Izetu" është përkthyer krenari, dhe ky është kuptimi primar i saj.

Edhe në këtë ajet të Kuranit famëlartë, që është ajeti kryesor kur fol për këtë çështje, shprehja "El-Izetu" është përkthyer nga përkthyesit e Kuranit ashtu siç iu është përshtat kontekstit të fjalisë: "Thuaj: "O Allah, Sundues i çdo sendi, Ti ia jep pushtetin atij që do, Ti ia heq prej dore pushtetin atij që do, e lartëson atë që do dhe e përul atë që do. Çdo e mirë është vetëm në dorën Tënde, vërtet Ti ke mundësi për çdo gjë"!(Ali Imran: 26).

**El-Izzetu është status i nderuar, si rezultat i njohjes së njeriut për peshën dhe aftësinë që ka, duke u shmangur nga sjellja e ulët.**

Edhe në fjalorët e gjuhës arabe shohim që fjala "El-Izzetu", është antonim e poshtërimit, por shpesh vjen me këto sinonime, p.sh: vjen si: forcë, qëndrueshmëri, mosnënshtrim, përmbajtje dhe lartësim.[2]

El-Izzetu në kuptimin terminologjik është një gjendje shpirtërore që shoqërohet me një force të brendshme nga e cila burojnë vepra dhe fjalë që tregojnë ndjenjën e krenarisë dhe pavarësisë nga të tjerët. Si rezultat i besimit të sinqertë në fe, e shoqëruar me modesti dhe mëshirë ndaj besimtarëve.

El-Izzetu është status i nderuar, si rezultat i njohjes së njeriut për peshën dhe aftësinë që ka, duke u shmangur nga sjellja e ulët, sikur e kemi mendjemadhësinë si rezultat i mos njohjes së aftësive të veta nga njeriu, dhe futja e tij në atë që është jashtë aftësive të tij.[3]

"Kjo sepse krenaria që i përket Zotit, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve është krenari e përhershme dhe e qëndrueshme, që është krenaria



e vërtetë, dhe krenaria që u takon jobesimtarëve është mburrja, dhe në fakt është poshtërimi, siç thotë Pejgamberi paqja dhe bekimet qofshin mbi të: "Çdo krenari që nuk është te Zoti është poshtërim."[4]

Nga kjo që u tha, mund të pasqyrohet një realitet, që na jep të kuptojmë se gjërat në Kuran shihen nga brenda. Kurse njeriu i sheh gjërat nga jashtë, dhe ashtu siç i sheh i përshkruan.

Kurani famëlartë i përshkruan gjërat nga brenda, nga burimi i saj i vërtetë. Dhe për këtë arsye, shpesh ndodhë që të kemi përfundime të kundërta mes asaj që konsiderohet krenari në librin Allahut xh.sh. dhe mes asaj që konsiderohet krenari në shoqëritë njerëzore. Pra ashtu siç shihen gjërat, ashtu edhe përkufizohen. Padyshim që për të qenë krenar, duhet të jesh i fortë, pra krenaria kërkon fuqi. Dhe në këtë pikë bashkohen të dy shikimet, shikimi i Kuranit famëlartë që i sheh gjërat nga brenda dhe shikim i njeriut që i sheh gjërat nga jashtë. Që të dy këto shikime të kundërta janë të pajtimit që pa fuqi ose forcë nuk mund të ndiesh krenar, aq më pak për të qenë krenar. Këtë e vërejmë edhe gjatë përkthimit të fjalës “El-Izzetu”, në disa vende në Kuran. Dhe kjo vlen edhe si dëshmi për atë që thamë se krenaria nuk bëhet pa fuqi e forcë. Por problemi qëndron këtu, te burimi i kësaj force. Kurani famëlartë na bën me dije se fuqia e saj duhet të burojë nga brenda. Kurse nga ana tjetër shikojmë që njeriu e sheh që fuqia e krenarisë vjen nga jashtë. Dhe këtu bëhet ndarja që më pas nuk i bashkon më kurrë këto dy shikime, shikimi i Kuranit famëlartë ndaj vlerave në shoqëri dhe shikimi i njeriut ndaj këtyre vlerave. E si rezultat i këtyre dy shikimeve kontraste, kemi përkufizime të kundërta rreth vlerave shoqërore, që në këtë rast e kemi marrë për trajtim e studim “krenarinë” si vlerë njerëzore.

Kemi rastin e Faraonit, edhe pse në Kuran, Faraoni është njeriu më i poshtër që kishte ekzistuar

**"...Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë." *(Kuran)***

ndonjëherë, sepse krahas krimeve që i bëri ai pretendoi se ishte zot, gjë të cilën nuk e kishte pretenduar ndokush më parë, madje as shejtani: “E u tha: "Unë jam zoti juaj më i lartë!"[5] ky është statusi i tij në Kuranin kerim; njeriu më i poshtër dhe krijesa më e urryer, ngase pretendoi se është zot. Nga ana tjetër shohim që populli i tij betohej në krenarinë e tij! “E ata i hodhën litarët dhe shkopinjtë e tyre duke thënë: "Për hir të krenarisë së Faraonit, ne me siguri do të jemi ngadhënjyes!"[6] Kjo ndodhë për arsye të shikimit të fuqisë që kërkon vlera e të qenit krenar. Ata shikonin që për të qenë krenar duhet të jesh i fortë. E Faraoni i kishte disa burime të fuqisë, e jo vetëm një; fuqinë e postit, fuqinë e pasurisë, fuqinë e rrethit dhe krahut. Secila nga këto burime të fuqisë së tij, e bënin Faraonin të denjë para qytetarëve të tij, që të jetë jo vetëm krenar, por i pa shoq në krenari deri në atë masë që të betohen në të.

Ky është njeriu, sheh vetëm nga jashtë, nuk mund të shoh nga brenda, dhe në pamundësi të shikimit të vlerave nga burimi i tyre i brendshëm,[7] shpesh del me përkufizime të lajthitura mbi vlerat shoqërore.

Këtë llogari të gabuar e bënë edhe ithtarët e kryekokës së mynafikëve të Medinës. Abdullah ibën Ubeji, kur pretendoi që ai është “el-eaz” – më krenari! Ndërsa për Muhamedin thoshte se ai është: “el-edhel-lu” – më i nënçmuari! Këtë thënie të tij ia regjistroi Allahu në librin e Tij që të jetë e përhershme dhe e pranishme për çdo kohë: “Ata thonë: "Nëse do të kthehemi (prej luftës me Beni Mustalikët) në Medinë, ai më i forti,[8] patjetër prej aty ka për ta përzënë atë më të dobëtin!" (ashtu thanë) Ndërsa e tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë.”[9] Ata dolën në këtë përfundim për arsye se ai ishte vendas në Medinë dhe kishte krah e fis më të gjerë se Muhamedi a.s., që ishte dëbuar nga fisi dhe populli i tij dhe kishte kërkuar strehim te banorët e Medinës. Pra, ishte pa krah, i mungonin burimet e fuqisë së krenarisë, ishte pa rreth, pa pasuri, etj., sipas opinionit të këtij grupi mynafikësh. Që në fakt doli që kjo ishte vetëm iluzion, ngase Muhamedi a.s. ishte më krenari, dhe në fund ngadhënjeu mbi të gjithë. Kështu ndodhë kur gjërat shikohen nga jashtë! Është e vërtet ajo që tha i Lartëmadhërishmi: “E tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe besimtarëve, por hipokritët këtë nuk e dinë.”

Padyshim se ajo që e përforconte shikim dhe përkufizimin që kishin këta hipokrit rreth krenarisë ishte edhe ky fakt, ata ishin të dërmuar nga lufta dhe betejat e stërzgjatura mes tyre. Kështu që në fund vendosën që për mbret të dy fiseve, fisit Eus dhe fisit Hazrexh, ta bënin Ibën Ubej ibën Selulin. Mirëpo me ardhjen e Pejgamberit a.s. në Medine, kjo ëndërr u shua.

Kurani famëlartë na njofton se fuqia e krenarisë buron nga brenda, buron nga fuqia e besimit, fuqia e karakterit të besimtarit, nga fuqia e ndërgjegjes së tij, fuqia e moralit.

Edhe nëse ndodhë që besimtari të zhveshët nga forca/fuqia e jashtme siç është posti i lartë në shoqëri, pasuria apo krahu dhe rrethi, besimtari prapë llogaritet si person me krenari të lartë në shikim të Kuranit. Ndryshe, si do të kuptohej fjala e Lartëmadhërishmit:“E tërë krenaria i takon Allahut, të Dërguarit të Tij dhe

**“I Lartmadhërishmi i poshtëron vetëm armiqtë e Tij në këtë botë si dhe në botën tjetër, por jo ndonjërin nga të dashurit e tij. Edhe nëse ata i sprovon me sëmundje e varfëri, apo i bën të kenë nevojë për të tjerët...." *(Xhebaiu)***

besimtarëve”, kur dihet që në mesin e besimtarëve myslimanë çdoherë ka pasur dhe vazhdon të këtë një numër të madh të besimtarëve që janë të varfër, të poshtëruar nga pushteti e masat represive, të pa arsimuar, të dobët, të sëmurë etj.

Në shikim të njerëzve, këta nuk mund të jenë krenarë. Nga ana tjetër, Allahu xh.sh. thotë që të gjithë besimtarët janë krenarë pa dallim. E si mund ta kuptojmë që një besimtar i sprovuar me ato që thamë më lartë mund të jetë krenar, këtë përgjigje e jep Xhebaiu në tefsirin e tij, ku thotë: “I Lartmadhërishmi i poshtëron vetëm armiqtë e Tij në këtë botë si dhe në botën tjetër, por jo ndonjërin nga të dashurit e tij. Edhe nëse ata i sprovon me sëmundje e varfëri, apo i bën të kenë nevojë për të tjerët. Sepse i Lartmadhërishmi këtë e bën vetëm për t’i lartësuar e krenuar ata në botën tjetër, ndërsa konsiderimi i varfërisë si nënçmim është në mënyre alegorike, siç e quan Allahu xh.sh. butësinë e besimtarëve “edh-dhul - përulje” në fjalën e tij: أَذِلَّةٍ عَلَى الْمُؤْمِنِينَ “të butë ndaj besimtarëve”[10.11]

Nëse i referohemi mufesirit të shquar të Rraziut, ai thotë: “Mendimi ynë në këtë çështje është se Allahu xh.sh. i bën krenarë disa nga robërit e Tij me besimin dhe njohurinë që ua jep, kurse i përul disa nga ta me mosbesim dhe lajthitje.”[12]

Besimtari duhet të ndihet krenar me besimin e tij, moralin e lartë dhe sinqeritetin që ka edhe nëse i mungojnë fondet e krenarisë, që i kushtëzon trendi i ithtarëve që mendojnë që njeriu nuk mund të jetë krenar nëse nuk ka pasuri të mjaftueshme apo ndonjë pozitë të lartë në shoqëri.



Këtë opinion të devijuar e kishte edhe mbreti Nemrud, gjatë debatit me Ibrahimin a.s., i cili pretendonte që mund të japë jetë dhe vdekje. "Edhe unë jap jetë dhe vdekje."[13] Thuhet se Nemrudi urdhëroi që t’i sjellin dy burra para tij, njërin prej tyre e mbyti, kurse tjetrin e la të lirë. Me këtë veprim, u mundua ta dëshmonte para masës që edhe ai bënë vepra që i bën vetëm Zoti fuqiplotë. A thua si do të vepronte ky mbret, po t’i kërkonte Ibrahimi a.s. që t’i japë jetë atij që e kishte mbytur?!

Ibrahimi ia rikujtoi atij, atë që nuk kishte mundësi ta pretendonte në asnjë mënyrë, duke i thënë: "Zoti im e sjell diellin nga lindja, sille pra ti atë nga perëndimi"? Paskëtaj, mbreti nuk foli, por foli gjendja e tij, siç njofton Kurani: “Atëherë ai që nuk besoi mbeti i hutuar.”[14]

Kjo që u tha për krenarinë, vlen edhe për vlerat e tjera shoqërore siç janë: morali, barazia, drejtësia, lumturia, ndershmëria, shpresa, mirënjohja, përgjegjësia, sakrifica, miqësia, dashuria, mirësjellja, respekti, durimi, toleranca, përkushtimi, bashkëpunimi, bujaria, përulësia, solidariteti, ndjeshmëria, pozitiviteti etj.

Me disa nga këto vlera, qasja e Kuranit famëlartë përputhet në masë të madhe, por jo plotësisht, me disa përputhet pjesërisht, por ka raste kur me disa nga to nuk përputhet fare.

*1. Të fuqishmit (H.N), të fortit (F.M). sikur Sh. Ahmeti në tekst lart. 2. Ibën Mendhur, Muhamed ibën Mukrem, v:711h, Lisanul Arab, sh.b: Dar Sadir, 1990 Bejrut, vëll: 10, f: 232. - El-Fejruz Abadi, Mexhdudin ibën Jakub, v: 817h. El-Kamus el-Muhit, sh.b: Muesesetur Risale, Bejrut, botimi i II, 1987. f: 664. Po ashtu, Muaxhem el-Vasit, mexhme lugetil arabije, 1960 Kajro. f: 543 3. El-Husejn ibën Muhamed, Err-Rragib el-Asfahani, v: 502h, Mufradatul- Kurani. Sh.b: Darul Kalem, Damask, 1412h, f: 563. 4. Po aty, f: 563. 5. En-Naziat, 24. 6. Esh-Shuaraa, 44. 7. Që është burim i vërtetë. 8. Në tekstin e Kuranit në gjuhën arabe është: el- e az”, d.m.th. më krenari. 9. El-Munafikun, 8. 10. El-Mide, 54. 11. El-Xhbai, Ebu Ali Muhamed, v: 303h, Tefsir el-Xhebai, sh.b: Darul Kutub el-Ilmije, Bejrut, 2007. Vëll: 1, f: 175. 12. Err- Rrazi, Muhamed bin Omer, (v. 605h), Mefatihul Gajb, botimi i tretë, sh,b: Dar Ihja et-Turath el-Arabij, Bejrut), vëll: 5, f: 43. 13. El-Bekare, 258. 14. El-Bekare, 258.*

Mr. Driton Arifi

# Trajtesa juridike rreth pasurive të destinuara për vakëfe

Si një aset i pazëvendësueshëm i zhvillimit dhe mirëqenies së shoqërive islame, vakëfet kanë marrë kujdesin e duhur të juristëve islamë, të cilët me elanin e tyre të pashoq, kanë shkoqitur me kujdes të gjitha normativat që ndërlidhen me to.



Në parim, vakëflënia është një kontratë, ose akt-marrëveshje me anë të së cilës, një pasuri e caktuar del prej pronësisë së vakëflënësit dhe kalon tek ai që është lënë për të vakëf. Kjo kontratë që në determinim terminologjik duket e thjesht, dhe pa delikatesa të thella, megjithatë po që se e hapim cilëndo prej literaturës juridike islame, qoftë ajo klasike apo bashkëkohore, vërejmë normatizime e detajizime normative të stërzgjatura që na mahnitin. Ato krejt në fund kanë për synim që të mos lënë asnjë dilemë rreth vakëfeve përpos që ofrojnë përgjigje dhe zgjidhje adekuate për të.

Prej çështjeve që ka peshë thuajse thelbësore është edhe ajo që ndërlidhet me kriteret apo kushtet që duhet të plotësojë pasuria e destinuar për vakëf. Natyrisht se rreth këtyre kritereve ka divergjenca juridike islame, e të cilat në të shumtën e rasteve rrëfejnë vizionin e gjerë të juristëve gjatë shtjellimit të tematikave kaq me peshë siç janë vakëflënia.

Gjatë detejizimit juridik të kushteve të pasurive të destinuara për vakëfe, vërejmë që secili prej tyre synon që të shmangë çdo dilemë te vakëflënësi, që ka të bëjë me pasurinë e tij që ai e ka ndërmend ta lë vakëf.

## Kushtet që kanë të bëjnë me pasuritë e destinuara për vakëfe

Te diskutimet juridike rreth pasurive të destinuara për vakëfe dhe kritereve që duhet plotësuar, në do të mundohemi që të mos lëshohemi në disa prej kushteve që njihen apriori (sikur është kushti që pasuritë që lihen vakëf të jenë të lejuara në Islam), për t'u përqendruar në ato kushte që kanë nevojë të domosdoshme të sqarohen deri në detaje. Kështu do të fokusohemi në dy prej atyre kushteve-kritere duke bërë diskutim më të thelluar në të fundit prej tyre. Kështu, kriteret e pasurive të destinuara për vakëf janë:

a) Që pasuria të jetë e tillë që ka vlerë dhe të jetë e përcaktuar qartë, si dhe të jetë e ditur saktësisht sasia-pjesa e dhuruar. Këtu është për qëllim që ajo pasuri që lihet vakëf, nuk bënë të jetë në formë të përgjithësuar sikur nëse dikush thotë: një pjesë të kësaj tokës sime po e lë vakëf, sepse "një pjesë" është shprehje e pa definuar dhe si e tillë e bënë vakëflënien të pavlefshme. Në raste të tilla duhet pyetur vakëflënësi se për cilën pjesë e ka fjalën dhe sa është sasia e saj, përndryshe ajo shpallet jo legjitime. Ky kriter në fakt nuk është specifik vetëm te kalimi i pasurisë nga një pronar te tjetri nëpërmes vakëflënies,

por i njëjti vlen edhe te shitblerja, edhe te qiradhënia, dhurata, testamentet e tjera të ngjashme.

b) Të jetë pasuri e paluajtshme (pra tokë, truall, lokale, shtëpi, shkolla, xhami e të ngjashme). Ndryshe e gjejmë në disa prej citateve të juristëve të theksohet se ajo pasuri duhet të jetë e tillë që të mundësohet shfrytëzimi i saj pa u dëmtuar apo konsumuar ajo pasuri në tërësi deri në asgjësim. Argumenti thelbësor për këtë mendim është fakti se vakëfet janë ligjësuar që të përfitohet përjetësisht prej tyre, dhe një synim të tillë e realizojnë vetëm pasuritë e paluajtshme. Këtë kriter në fakt e kanë kushtëzuar një pjesë e dijetarëve, por jo të gjithë. Ky, për më saktë është edhe mendimi i Imam Ebu Hanifes[1] dhe afërsisht kështu mendonte edhe Imam Ahmedi në një mendim të shquar të tij.

Megjithatë edhe ky mendim i Imam Ebu Hanifes rreth ligjshmërisë së lënies së pasurisë së luajtshme si vakëf, kërkon një shtjellim më të stërholluar. Kështu dijetari i famshëm hanefi Ebi Mesud el Kasani ka bërë përpjekje për të pasuruar diskutimin rreth kësaj çështjeje, por edhe për ta zgjeruar kornizën përfshirëse të tij. Ai sqaron mendimin juridik hanefit duke spikatur se njëmend nuk legjitimohet vakëflënia e pasurisë së luajtshme apriori, sepse përhershmëria është thelbi i vakëfënies (e pasuria e luajtshme nuk e ka këtë tipar), ngase ajo pasuri e tillë edhe mund të shkatërrohet, andaj nuk lejohet lënia e saj si vakëf vetëm nëse e tilla vije si diçka e bashkangjitur a përcjellëse e pasurisë së paluajtshme... Mirëpo, nëse eventualisht ndonjë pasuri e luajtshme është bërë zakon të lihet si vakëf siç janë: mjetet mihëse për varreza, apo ndonjë kazan për ngrohje të ujit (që shërben për pastrim të kufomave, kurse sot mund të hyjnë këtu bojlerët e ujit), apo ndonjë rrobë qefini për xhenaze, atëherë lejohet. E nëse dikush lë vakëf pemë të mbjella që janë në këmbë – të paprera, sipas analogjisë kjo nuk është e legjitime, porse është legjitimuar nëpërmes rezonimit juridik, i bazuar në një përjashtim të argumentuar - istih'san, sepse njerëzit një gjë të tillë e kanë vepruar, e atë që e shohin myslimanët si të mirë edhe tek Allahu është e mirë dhe e pranuar.[2]

Në fakt, ishte Imam Muhamed bin Hasen esh Shejbani, njëri nga nxënësit kryesor të Imam Ebu Hanifes, i cili mendonte se lejohet që të lihen si vakëf edhe armët e luftës, mjetet luftarake, kafshët kalorëse të luftës, pastaj edhe mjetet që përdorën për mihjen dhe përgatitjen e varreve e të ngjashme, që të gjitha këto pasuri të luajtshme. Madje sipas tij, lejohet edhe lënia vakëf e ndonjë Mus'hafi, literature fetare që mund të jetë në shërbim të kërkuesve të diturisë. Të gjitha këto gjëra lejohen të lihen si vakëf, ani pse janë pasuri të luajtshme dhe bien ndesh me analogjinë e përgjithshme - kijasin, e që sipas këtij argumenti, vakëf të natyrshëm do të konsiderohet vetëm ajo pasuri që mbetet përgjithmonë e që nuk asgjësohet - e paluajtshme, mirëpo të tillat janë lejuar duke u mbështetur në rezonimin juridik që bazohet në justifikimin e përjashtimit të normës nga rregullat e përgjithshme, ngase ai përjashtim gjen mbështetje juridike në një hadith të Muhamedit a.s., i cili ka thënë:"...ndërsa Halidi, ai ka lënë (vakëf) në rrugën e Allahut armët dhe mjetet e tij luftarake."[3] Madje ky mendimi i fundit është ai që jepet fetvaja me të dhe mbështet nga dijetarët e mëvonshëm të shkollës juridike hanefite.[4]

Ajo që vërehet qartë është se ky qëndrim zgjeron kornizën e pasurive të vakëfeve, dhe rrjedhimisht bën që numri i përfituesve nga pasuritë e këtilla të jetë sa më i madh.

Ky mendim është përkrahur edhe nga përfaqësuesit e shkollave të tjera juridike islame, madje edhe është kodifikuar si i ligjshëm në shumë prej legjislaturave të shteteve islame nëpër botë.[5]

Këtu ka relevancë që të theksojmë edhe një divergjencë brenda shkollës juridike hanefite, rreth lënies vakëf të objektit të caktuar pa tokën e tij. Pra, çështja që vihet në dilemë, është se a është e ligjshme të dhurohet si vakëf ndonjë objekt i caktuar (qoftë shtëpi, dyqan, apo edhe ndonjë pemë) nëse bashkë me të nuk lihet vakëf edhe toka mbi të cilën qëndron objekti.

Mendimi i parë dhe i njohur i shkollës juridike hanefite është se kjo nuk është e ligjshme, ani pse edhe objektet konsiderohen si pasuri të paluajtshme, ngase një vakëflënie e tillë nuk ishte traditë e hershme që të lehej kësisoj, andaj ndalohet. Ashtu siç nuk do të lejohej sikur të lihej toka si vakëf për një person fizik ose juridik të caktuar, ndërsa objekti që është ngritur mbi atë tokë të lihej vakëf për personin juridik tjetër. Edhe kjo pra njësoj do të ishte e ndaluar.

Megjithatë, në mendimin tjetër, te hanefitët thuhet se një gjë e tillë është e ligjshme dhe s'ka gjë të keqe, dhe sipas këtij mendimi jepet edhe fetfaja. Kjo veçse është evidentuar në literaturën e dijetarëve të mëvonshëm hanefitë, siç është Ibën Abidini e të tjerë. E ky i fundit e arsyeton këtë mendim dhe thotë: "Vërtet njerëzit ka një kohë të gjatë, gati dy shekuj që e kanë bërë traditë një vakëflënie të tillë dhe gjykimet legjitimuese të gjykatësve islamë tashmë janë të njohura për këtë, andaj s'kemi nevojë që të ndalemi (që të mos e lejojmë) në atë." [6]

## A mund të lihen vakëf, paratë ose kartëmonedhat me vlerë monetare?

Nga diskutimi e divergjencat që kishin juristët rreth ligjshmërisë së vakëflënies së pasurive të luajtshme, ne mund të nxjerrim konkludimin për mendimin e secilit nga dijetarët e lartpërmendur që ata kanë, pastaj edhe për ligjshmërinë e vakëflënies së parave (qofshin ato monedha klasike sikur: ari, argjendi e të ngjashme) apo




monedha bashkëkohore siç janë kartëmonedhat e sotshme. Kështu sipas Imam Ebu Hanifes dhe Imam Ebu Jusufit, nuk është e ligjshme që dikush të lë vakëf paratë e tij, ngase esenca e pasurisë vakëfnore është shfrytëzimi i saj duke mos u shpenzuar deri në asgjësim ajo pasuri dhe te paratë ky synim nuk mund të realizohet. Kjo nënkupton se paratë bëhen analogji me pasuritë e luajtshme, që si të tilla nuk mund të mbesin në shfrytëzim të atij që i lihen vakëf pas shfrytëzimit të tyre. Këtë mëndin e kanë edhe juristët shafitë, hanbelitë, dhe disa nga dijetarët e shkollës juridike malikite.[7]

Por, në analogji të mendimit të Imam Muhamed bin Hasen esh Shejbanit gjejmë indikacione që parimisht nuk lejohet lënia e parave si vakëf, por nëse veç krijohet traditë e njerëzve që ata të lënë paratë e tyre si vakëf, atëherë një gjë e tillë bëhet legjitime. Madje një mendim i tillë transmetohet edhe nga Imam Zufer ibën Hudhejli, si njëri prej kolosëve të shkollës juridike hanefite. Arsyeja e legjitimimit është në nevojën e njerëzve sot që ata të kenë mundësi të lënë pas vete edhe paratë e tyre si vakëf. Dhe u theksua edhe më lartë që fetvaja në shkollën juridike hanefite jepet sipas këtij mendimit të fundit.[8]

E për t'u siguruar se paratë e lëna vakëf do të mbesin e nuk do të shpenzohen deri në asgjësim të tyre, juristët islamë kanë theksuar se ato mund të lihen vakëf, duke u destinuar në dhënie borxh, për t'iu ndihmuar njerëzve që kanë nevoja imediate, e të cilat para do të ktheheshin prapë te kujdestari i vakëfit, në mënyrë që të ketë mundësi që sërish t'ia japë dikujt tjetër si huadhënie, e kështu me radhë. Kjo në fakt është një derë e mirë e atyre që dëshirojnë që me paratë e tyre të përfitojnë sa më shumë njerëz, dhe si të tilla të mbesin në qarkullim si huadhënie, e shpërblimi t'iu rrjedhë atyre që i kanë lënë ato si vakëf deri në amshim.

Madje edhe Akademia Ndërkombëtare e Jurisprudencë Islame që vepron në kuadër të Organizatës së Bashkëpunimit Islam, pas seancave shkencore të mbajtura nga 6-10 prill të vitit 2009, pos kërkesës ekskluzive që normativat e vakëflënies të rishikohen e të ristudiohen, në mënyrë që të bëhen hulumtime të thella juridiko-islame rreth avancimit të tyre në frymën e kërkesave bashkëkohore, nxjerrë edhe vendim që:

-Lejohet lënia vakëf e parave, shërbimeve, apo interesave të caktuara,[9] sikur nëse në emër të vakëfit ofrohen (falas) shpenzimet e spitaleve të caktuara, universiteteve, instituteve, apo shfrytëzimi i urave, rrugëve e të ngjashme.[10] Ky vendim i kësaj Akademie, siç edhe vërehet, ka tendencë të qartë të favorizojë mendimet juridike islame që kornizën e pasurive të vakëfeve e kanë zgjeruar në masën më të madhe të lejuar.

E, nga trajtesat juridike hanefite që janë bërë në kapitullin e vakëfeve, por edhe ato të shkollave të tjera juridike islame, vërejmë se i është lënë një efekt i gjerë legjislativo-juridik, të drejtës zakonore - urf'it, gjë që ua mundëson juristëve islamë të secilës periudhë kohore të bëjnë përpjekje e të zgjerojnë veprimtarinë e institucioneve të vakëfeve për të mbuluar kështu sa më shumë nevojat e shoqërive islame në çdo kohë e vend. Hulumtimet e tilla në të vërtetë edhe janë duke u zhvilluar gjithandej nëpër institutet e qarqet shkencore islame të botës islame, veçse të tillat ende lënë shumë për t'u dëshiruar.

*1. Bedruddin El Ajnij, El Binajeh Sherh El Hidajeh (7/437). Bot. i parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut, 2000. 2. Ebi Mes'ud El Kasanij, Beda'I Es Sana'I (6/220). Bot. i parë. Daru El Kutub El Ilmijje. Bejrut, 1986. 3. Hadithin e evidenton Buhariu në "Sahih" të tij (nr: 1447) e të tjerë. 4. El Mevsilij, El Ih'tijar li Ta'lil El Muh'tar (3/42). Bot. i parë. Matbeatu El Halebij. Kajro, 1937. 5. Vehbetu Ez Zuhejli, El Fikh El Islamij ve Idl-letuhu (10/2610). Bot. I katërt. Daru El Fikr. Damask, 2004. 6. Ibn Abidin, Hashijetu Ibn Abidin (4/389). Bot. i dytë. Dar El Fikr. Bejrut, 1992. 7. Vehbetu Ez Zuhejli, El Fikh El Islamij ve Idl-letuhu (10/2610-2611). Bot. i katërt. Daru El Fikr. Damask, 2004. 8. El Meusuatu El Fikhijje El Kuvejtijje (41/194-195). Bot i dytë. Vizaretu El Evkaf Vesh Shu'une El Islamijje. Kuvajt, 2006. 9. Shërbimet e interesat e caktuara mund të jenë p.sh. nëse vakëflënësi thotë që unë e lë vakëf shfrytëzimin e këtij kompleksi banesor për të mirë të institucioneve ose bashkësive fetare islame në ndonjë vend, pa u marrë atyre qira fare, por ajo ndërtesë mbetet pronë e vakëflënësit. 10. Shih: Vendimin me numër: 181 (7/19), i dalë nga Akademia Ndërkombëtare e Jurisprudencës Islame. https://www.iifa-aifi.org/ar/2307.html*

Gary Miller

# Kurani i mrekullueshëm (4)

Nëse ka me miliona mënyra që Kurani të jetë i gabueshëm, për sa herë që ai është i saktë, atëherë nuk ka të ngjarë që e ka bërë dikush që i ka dhënë zgjidhje qorrazi.

Është befasuese se sa autentik bëhet Kurani kur dikush bashkon atë që ne mund t'i referohemi, si një listë e zgjedhjeve të mira. Matematikisht kjo mund të shpjegohet duke përdorur shembujt e gjetjeve dhe parashikimeve. P.sh., nëse një njeri ka dy zgjedhje për të bërë (ku njëra është e drejtë dhe tjetra e gabuar), dhe ai mbyll sytë e bën një zgjedhje, atëherë gjysmën e kohës ai do të ketë të drejtë (një herë në dy). Në parim ai ka një në dy mundësi për të bërë zgjedhjen e gabuar, ose për të bërë zgjedhjen e duhur. Tashti nëse i njëjti person ka dy situata të tilla (ku ai mund të jetë i saktë apo i gabuar në situatën e parë dhe i saktë apo i gabuar në situatën e dytë) dhe ai mbyll sytë për të bërë zgjedhjen, atëherë ai do të jetë i saktë një të katërtën e kohës (ose një herë në katër). Ai tashti ka një në katër mundësi, sepse tashti ai do të ketë tri mënyra për të qenë i gabuar dhe vetëm një mënyrë që ai të jetë i saktë. E thënë sa më thjeshtë, ai mund të bëjë zgjedhjen e gabuar në situatën nr. 1 dhe më pas zgjedhjen e gabuar në situatën nr. 2; ose ai mund të bëjë zgjedhjen e gabuar në situatën nr. 1 dhe më pas zgjedhjen e duhur në situatën nr. 2; ose ai mund të bëjë zgjedhjen e duhur në situatën nr. 1 dhe më pas zgjedhjen e gabuar në situatën nr. 2; ose ai mund të bëjë zgjedhjen e duhur në situatën nr. 1 dhe më pas zgjedhjen e duhur edhe në situatën nr. 2.

Natyrisht që shembulli i vetëm ku ai mund të jetë krejtësisht i saktë është skenari i fundit, ku ai mund t'i zgjidhi që të dy situatat në mënyrë korrekte. Probabiliteti për të bërë zgjedhjet e duhura është rritur, sepse numri i situatave për të bërë zgjedhjen e duhur është rritur; dhe ekuacioni matematikor që përfaqëson një skenar të tillë është ½ x ½ (një herë në dy për situatën e parë e shumëzuar me një herë në dy për situatën e dytë).

Duke vazhduar me shembullin, nëse i njëjti person tashmë do të ketë tri situata në të cilat ai duhet të bëjë zgjedhje të verbra, atëherë ai do të jetë i saktë vetëm një të tetën e kohës (një herë në tetë ose ½ x ½ x ½). Përsëri probabiliteti për të bërë zgjedhjen e saktë në të tria situatat i ka rritur shanset e tij për të qenë krejtësisht i saktë në vetëm një herë në tetë. Ajo çka duhet të kuptohet është që nëse numri i situatave rritet, shanset për të qenë i saktë rriten, sepse për të dy fenomenet proporcionet janë të kundërta.

Tashmë duke e zbatuar këtë shembull për situatat që paraqiten në Kuran, nëse ndokush do të bënte një listë për të gjitha temat rreth të cilave Kurani ka dhënë shpallje, neve na bëhet shumë e qartë që ka shumë pak të ngjarë që të gjitha ato të jenë zgjedhje të sakta qorrazi. Në të vërtetë subjektet e diskutuara në Kuran janë të panumërta dhe kështu probabiliteti që dikush vetëm duke pasur fat në zgjedhjet e tij përreth të gjithë këtyre zgjedhjeve bëhet praktikisht nul (një hiç). Nëse ka me miliona mënyra që Kurani të jetë i gabueshëm, për sa herë që ai është i saktë, atëherë nuk



ka të ngjarë që e ka bërë dikush që i ka dhënë zgjidhje qorrazi. Tre shembujt që ndjekin më poshtë për temat, të cilat Kurani ka dhënë shpallje të saktë, të gjithë këta na sqarojnë se si Kurani vazhdon të thyejë çdolloj probabiliteti.

Në kreun 16 të Kuranit thuhet se bleta femër largohet nga kosherja për të mbledhur ushqim. Porse një person që zgjedh qorrazi thotë: "Bleta që ne po shohim të na fluturojë përreth, a është mashkull apo femër? Unë them se është femër." Natyrisht që ai ka një shans në dy për të qenë i saktë, porse Kurani ka gjithmonë të drejtë. Porse gjithashtu ndodhte që pjesa më e madhe e njerëzve të mos besonin në atë që zbulohej në Kuran. A mundet të na i tregoni ndryshimet ndërmjet një blete femër apo mashkull? Epo, na duhet të marrim një specialist për ta bërë këtë, porse është zbuluar që një bletë mashkull nuk largohet kurrë nga kosherja për të mbledhur ushqim. Megjithatë në njërën nga dramat e Shekspirit, Henri IV, ku disa nga personazhet diskutojnë dhe përmendin se bletët kanë mbret dhe janë ushtarë. Ky ishte mendimi i njerëzve në kohën e Shekspirit, që bletët që i shohim të fluturojnë rreth nesh janë bletë meshkuj dhe ata shkojnë në koshere dhe i përgjigjen mbretit të tyre. Sidoqoftë kjo nuk është e vërtetë. Fakti është se ato janë bletë femra dhe i përgjigjen mbretëreshës së tyre. Iu desh shkencës moderne dhe

**Besimi i çdokujt rritet kur ai përpiqet të hulumtojë dhe të gjejë të vërtetat që përmban Kurani**

hetimeve të saj të këtyre 300 vjetëve të fundit për të zbuluar se si qëndron kjo çështje.

Duke iu kthyer listës së përzgjedhjeve të mira rreth çështjes së bletëve, Kurani ka 50/50 shanse për të qenë i saktë.

Veç temës së bletëve në Kuran trajtohet gjithashtu dielli dhe mënyrat se si ai udhëton në hapësirë. Përsëri një person mund të bëjë një zgjedhje për këtë temë. Kur dielli udhëton nëpër hapësirë ka dy mundësi: ai udhëton siç udhëton një gur që dikush e ka hedhur; apo ai lëviz sipas një rregulli të caktuar. Kurani na shpall këtë të fundit, që ai lëviz si rezultat i një rregulli të caktuar. Për ta bërë një gjë të tillë, Kurani përdor një formë të fjalës arabe sabaha, ku përshkruan lëvizjen e diellit nëpër hapësirë. Me qëllim që t'i japë një kuptim më të mirë lexuesit dhe më të përshtatshëm të kësaj folje në arabisht, po japim shembullin në vijim. Nëse një njeri është brenda në ujë dhe folja sabaha zbatohet në referencë me lëvizjen e tij, me këtë nënkuptohet që ai po noton, duke lëvizur sipas një rregulli të caktuar dhe jo si rezultat i ndonjë force të drejtpërdrejt të ushtruar mbi të. Kështu që kur kjo folje përdoret në referencë me lëvizjen e diellit nëpër hapësirë, ajo në asnjë mënyrë nuk nënkupton që dielli po fluturon i pakontrolluar nëpër hapësirë, si rezultat që e kanë vërvitur apo ngjashëm. Kjo thjesht do të thotë që dielli po rrotullohet e udhëton si zakonisht. Tashti kjo është ajo që pohon Kurani, por a është ndonjë gjë e lehtë për t'u zbuluar? A mund të na thotë ndonjë njeri i zakonshëm që dielli po rrotullohet? Vetëm në kohët moderne u bënë të mundshme pajisjet e posaçme për ta projektuar imazhin e diellit në një tabelë, kështu që mund ta shikoje pa u qorruar. Nëpërmjet këtij procesi jo vetëm që u zbuluan njollat në diell, porse këto njolla lëviznin një herë në 25 ditë. Kësaj lëvizje i referohemi si rrotullim i diellit përreth boshtit të vet dhe si përfundim na provon atë që Kurani e ka shpallur 1400 vite më parë: dielli rrotullohet e udhëton nëpër hapësirë.

Duke iu kthyer edhe një herë listës së përzgjedhjeve të mira, probabiliteti për gjetjen e saktë rreth të dyja temave, gjinisë së bletëve dhe lëvizjes së diellit është një në katër!



Duke u kthyer mbrapa, 1400 vjet më parë, me siguri që njerëzit nuk dinin aspak rreth zonave të ndarjes orare dhe shpalljet e Kuranit rreth kësaj teme janë me të vërtetë befasuese. Koncepti që një familje po ha mëngjesin ndërkohë që dielli po ngrihet, ndërsa një familje tjetër po i gëzohet ajrit gjallërues të natës është me të vërtetë diçka e mrekullueshme, qoftë edhe në kohët moderne. Me të vërtetë që 14 shekuj më parë një njeri nuk mund të udhëtonte më shumë se 40 km në ditë dhe kështu atij i duheshin me muaj që të udhëtonte nga India për në Marok fjala vjen. Ndoshta kur ai hante darkë në Marok, ai mendonte me vetveten se: "Në shtëpinë time në Indi tamam në këto çaste po hanë darkë edhe ata!" Kjo ndodhte edhe pse njerëzit nuk ishin në gjendje të kuptonin, që gjatë kohës së udhëtimit ata kalonin nëpër zona të ndryshme të orarit. Tashmë ngaqë është fjalë e Allahut, të Gjithëdijshmit, Kurani e njeh dhe e vërteton një fenomen të tillë. Në një ajet shumë interesant aty shpallet se kur të vijë fundi i historisë dhe do të vijë Dita e Gjykimit, e gjitha kjo ka për të ndodhur në një çast; dhe në ky çast do t'i kapi disa njerëz ditën dhe disa të tjerë natën. Kjo gjë na e ilustron qartë urtësinë hyjnore të Allahut dhe dijen e Tij të mëparshme për ekzistencën e zonave orare të ndryshme, megjithëse një zbulim i tillë nuk ishte bërë akoma 1400 vjet më parë. Natyrisht që ky fenomen nuk është diçka e natyrshme për syrin e çdokujt apo vjen si rezultat i përvojës së dikujt dhe kjo në fakt përbën në vetvete një provë të mjaftueshme të autenticitetit të Kuranit.

Duke iu kthyer për herë të fundit temës së përzgjedhjeve të mira, duke pasur si qëllim shembullin e dhënë, probabiliteti që dikush t'i gjejë saktësisht që të tre shembujt e sipërpërmendur – gjininë e bletëve, lëvizjen diellore dhe zonat e ndryshme orare, - janë një në tetë.

Sigurisht që dikush mund të vazhdojë e të vazhdojë me këto shembuj, duke përpiluar lista të stërzgjatura të përzgjedhjeve të mira; dhe është e natyrshme që probabiliteti do të rritet e do të rritet me shtimin e temave të ndryshme, për të cilat dikujt i duhet të përzgjedhë atë të saktën. Por ajo që askush nuk mundet ta mohojë është se: probabiliteti që Muhamedi një analfabet t'i gjejë me saktësi me mijëra e mijëra tema të ndryshme, pa gabuar asnjëherë, janë aq të larta, saqë çdolloj teorie mbi autorësinë e tij të Kuranit duhet krejtësisht të rrëzohet, qoftë edhe nga armiqtë më të rreptë të Islamit.

Në të vërtetë që Kurani e pret këtë lloj sfide. Pa dyshim që nëse dikush do t'i thoshte dikujt në kohën kur ai po hyn në një vend të huaj: "Unë e njoh babanë tënd. Unë e kam takuar atë." Ndoshta burri i atij vendi do të dyshonte për fjalët e të sapoardhurit, duke i thënë: "Ti sapo ke ardhur. Si ka mundësi që ta njohësh babanë tim?" dhe si rezultat do ta pyeste atë: "A është babai im i gjatë, i shkurtër, i zi, i ndershëm? Si është në paraqitje?" Natyrshëm që nëse vizitori do të vazhdojë të japë përgjigje korrekte për të gjitha pyetjet, skeptiku nuk do të ketë çfarë të thotë tjetër veçse: "Them se e njihje babin tim. Unë nuk e di se si ka mundësi që ta njihni, por them që e njihni." Situata është e njëjtë me Kuranin. Ai shpall se e ka origjinën nga Allahu, i Vetmi që ka krijuar gjithçka. Kështu çdokush ka të drejtë të thotë: "Më bind mua. Nëse autori i këtij libri realisht ka krijuar jetën dhe gjithçka ka në qiej e në Tokë, atëherë Ai duhet të dijë rreth kësaj apo asaj, e kështu me radhë. Dhe pashmangshmërisht pasi ta ketë hulumtuar Kuranin, çdokush do të zbulojë të njëjtën gjë. Veç kësaj të gjithë ne e dimë me siguri që nuk është e nevojshme që të gjithë ne të jemi ekspertë për të verifikuar pohimet e bëra në Kuran. Besimi i çdokujt rritet kur ai përpiqet të hulumtojë dhe të gjejë të vërtetat që përmban Kurani, dhe supozohet që ai ta bëjë këtë gjë gjatë gjithë jetës së tij.

Allahu i Lartësuar ia mundësoftë udhëzimin të gjithëve për të qenë pranë të vërtetës!

## Shtojcë

Copëza urtësie nga Kurani famëlartë:

"...E nuk ka dyshim se në këtë (rrënim) për një popull që kupton ka argument". (Neml, 52)

"...S'ka dyshim se në këtë ka argument për secilin njeri që kthen mendjen te Zoti". (Sebe'ë, 9)

"...Vërtet që në këtë ka një shenjë treguese të qartë për ata që besojnë". (El-Ankebut, 44)

"...kjo është me të vërtetë argument për njerëzit të cilët mendojnë". (Nahl, 11)

Ajetet e sipërcituara kanë qenë, janë dhe do të jenë nxitëse të arsyes së shëndoshë për të gjithë, jo vetëm për dijetarët e fesë, për të gjetur urtësitë e pafundme që gjenden në Kuranin famëlartë[1]. Këto ajete i nxisin ata që besojnë në Zotin e Madhëruar dhe mendojnë me arsye të ftohtë drejt shkencës së vërtetë dhe studimeve për këtë Libër Hyjnor, por edhe për natyrën dhe gjërat që na rrethojnë. Më se e qartë është edhe nga titulli që këto janë copëza shumë të vogla të Urtësisë Hyjnore në krahasim me të tërën, por që vërtetojnë pa dyshim saktësinë e këtij libri dhe besnikërinë me të cilën i Dërguari i Zotit, Muhamedi (paqja dhe bekimet e Zotit qofshin mbi të) ua përcolli njerëzve. Gjithashtu këto ajete tregojnë universalitetin e kësaj thirrjeje, jo vetëm për njerëzit dhe kohët, por edhe për fushat e ndryshme të dijes që përfshihen në të. Logjika shpjeguese e ajeteve kuranore është e thjeshtë dhe pa shumë ndërlikime, porse njerëzimi dhe ata që besojnë duhet të bëjnë përpjekje të vazhdueshme për të arritur nivele të larta shkencore dhe dijeje, që më pas të kenë mundësi ta kuptojnë urtësinë që gjendet nëpër rreshtat e këtij libri të lartë. E falënderojmë Zotin e Madhëruar për këtë Libër Hyjnor dhe e lusim të na e shtojë dijen të gjithëve për t'i hyrë sa më thellë kuptimeve të Kuranit famëlartë.

"Allahu ju urdhëron për (çështjen e trashëgimisë) fëmijët tuaj: për mashkullin hise sa për dy femra; nëse

janë (trashëgimtare) vetëm femra, dy e më shumë, atyre ju takojnë dy të tretat e pasurisë që trashëgohet; nëse është një femër, asaj i takon gjysma; për prindërit, për secilin nga ata, ju takon e gjashta nga ajo që ka lënë (i vdekuri) nëse ka fëmijë; e në qoftë se (i vdekuri) nuk ka fëmijë e atë e trashëgojnë (vetëm) prindërit, atëherë nënës së tij i takon një e treta; në qoftë se ai (i vdekuri) ka vëllezër, nënës së tij i takon vetëm një e gjashta, (kjo e drejtë në trashëgim bëhet) pasi të kryhet (vasijeti) që ka lënë dhe pasi të lahet borxhi; ju nuk dini se kush është më afër dobisë suaj, prindërit tuaj ose fëmijët tuaj. (Ky përcaktim është) Urdhër nga Allahu. Vërtet Allahu është më i Dijshmi, më i Urti." (Nisa, 11.)

Nga Kurani famëlartë ka dalë një nga legjislacionet më të përsosura dhe ky është Islami. Edhe sot e kësaj dite juristët islamë nxjerrin ligje dhe vendime të ndryshme nga ky libër. Ky ajet i veçuar nga surja Nisa, është njëri ndër ato ajete që merren me ndarjen e mallit dhe të pasurisë së atij që ka vdekur dhe ka lënë trashëgimi pas vetes (pasuri të tundshme ose të patundshme). Ky ajet pos pasojave ligjore që nxjerrin juristët, i nxit ata, të cilët e kanë për detyrë të merren me këtë punë që të merren edhe me aritmetikë dhe përllogaritjet përkatëse. Këto përllogaritje bëhen në bazë të situatave të ndryshme vijuese në të cilat gjendet familja e atij që ka lënë vasijet (testament). Pra, në bazë të një ekuacioni që ngrihet prej numrit të pjesëtarëve, llojit të tyre (mashkull apo femër) dhe të afrimitetit të tyre me të vdekurin; bëhen përllogaritjet dhe nxirren përfundimet. Po ashtu nga ana aritmetike vërehet se ky ajet nxit edhe veprimet thyesore, mbledhjet dhe zbritjet. Kjo është nxitje prej Zotit të Gjithfuqishëm për ata që mendojnë.

"Shembulli i pasurisë së atyre që e japin në rrugën e Allahut, është si i një kokrre që i mbin shtatë kallinj, në secilin kalli njëqind kokrra. Allahu ia shumëfishon (shpërblimin) atij që dëshiron, Allahu është bujar i madh, i di qëllimet". (El-Bekare, 261.)

**Fjala "qiell" e përdorur shumë herë në Kuranin famëlartë nuk ka vetëm kuptimin e qiellit, të cilin shohim ne, por njëkohësisht ka edhe kuptimin e hapësirës, kozmosit apo universit.**

Ky ajet i Kuranit famëlartë u tregon dhe i nxit njëkohësisht të gjithë ata njerëz që të japin diçka nga pasuria e tyre në rrugë të Allahut. Allahu i shpërblen bujarisht të gjithë ata që shpenzojnë sadopak për hir të tij. Në këtë ajet përveç që tregon se sa mbërrin shpërblimi i Allahut ka edhe dy urtësi të tjera: njëra ka të bëjë me aritmetikën dhe janë koncepti i shumëfishave dhe i nënfishave (a: 1 x 7 x 100 = 700 dhe b: 700/100/7 = 1). Ndërsa urtësia tjetër e këtij ajeti ka të bëjë me agronominë dhe atë që quhet me termin vëllazërimi i grurit. Mbillet një kokërr grurë, e cila maksimalisht jep shtatë kallinj dhe



secili prej tyre jep maksimalisht nga njëqind kokrra dhe kjo ndodh pas një stine të mirë bujqësore dhe pasi grurit i janë bërë shërbimet më të mira prej fermerit. I gjithë ky proces i përshkruar, në agronomi njihet si vëllazërimi i grurit, ndërsa Allahu në Kuranin e Tij famëlartë e ka përshkruar me qindra vjet më përpara se ta bënte agronomia moderne me tekstet e saj.

"Zoti yt i dha instinkt bletës: "Ndërto shtëpi nëpër kodra, nëpër drunë dhe në ato (koshere) që njerëzit ndërtojnë. Pastaj ha nga të gjitha frutat dhe futu nëpër rrugët që Zoti i ka lehtësuar për ty." Nga barku i tyre del një lëng me ngjyra të ndryshme, në të cilin ka shërim (ilaç) për njerëzit. Me të vërtetë, në këtë ka argumente për njerëzit që mendojnë." (En-Nahl: 68-69)

Mrekullia e Allahut shihet edhe në këtë insekt të vogël dobiprurës, i cili përbën njërin prej argumenteve të shumta të plotfuqishmërisë së Zotit të Madhëruar. Ky insekt i pajisur me një shikim të mprehtë është prodhues i një prej ushqimeve të preferuara nga njerëzit, mjaltit dhe përveç kësaj, ai përdoret edhe si ilaç për shërimin e disa sëmundjeve, si p.sh., mykun që formohet në gojë prej përdorimit të tepërt të antibiotikëve nga të sëmurët. Vetë mjalti është një ushqim me përmbajtje kalorike të lartë dhe që asimilohet lehtë nga organizmi i njeriut. Aftësia e bletës në prodhim është e habitshme, sepse jeta e saj zgjat vetëm tre ditë dhe në errësirë të plotë ajo arrin të ndërtojë hojet e saj, ku depoziton larvat që pjell mbretëresha mëmë. I ushqen ato dhe arrin të mbajë një pastërti shembullore në zgjoin e vet. Vetë mbledhja e ushqimit në çdo lule, pra, kullotja është shumë e vështirë dhe e lodhshme për këtë insekt. Organizimi i zgjoit është i përkryer, ku secila prej tyre kryen detyrën e vet me rigorozitet dhe pa gabuar aspak. Ndërsa një nga prodhimet më të vyera të saj, që përdoret gjerësisht në mjekësi është qumështi i mbretëreshës. Ka fuqi të larta kalorifike, edhe më shumë se vetë mjalti dhe mund të përdoret tek ata që vuajnë prej impotencës, si dhe për

ata që vuajnë nga anemia. Nuk merret drejt ashtu siç prodhohet, porse përzihet për shkak të fuqisë së madhe kalorifike që zotëron. Pra, kjo është ajo që Allahu i Madhëruar e cilëson në Kuranin e Tij: "Nga barku i tyre del një lëng me ngjyra të ndryshme, në të cilin ka shërim (ilaç) për njerëzit".

"Ne, me forcën tonë e ngritëm qiellin dhe Ne e zgjerojmë atë". (Dharijat, 47)

Fjala "qiell" e përdorur shumë herë në Kuranin famëlartë nuk ka vetëm kuptimin e qiellit, të cilin shohim ne, por njëkohësisht ka edhe kuptimin e hapësirës, kozmosit apo universit. Shumë kozmologë dhe astronomë dilnin në përfundimin se universi ka qenë ky që është dhe nuk ka ndryshuar, pra, është i pa fillim. Ndërsa nga ky ajet kuranor kuptohet që ai është në zgjerim "...Ne e zgjerojmë atë". Dy shkencëtarë, rusi Aleksandër Fridman dhe belgu Zhorzh Lëmetër me anë të llogaritjeve të tyre teorike nxorën që universi është në lëvizje të vazhdueshme dhe zgjerohet. Edhe një herë tjetër është Kurani famëlartë, që i paraprin shkencës me saktësinë e tij të habitshme, duke u bërë nxitje për ata që mendojnë dhe arsyetojnë.

"As dielli nuk mund ta arrijë hënën, e as nata ditën. Po secili noton në një orbitë të caktuar". (Jasin, 40)

Tashmë astronomia moderne dhe kozmologët e kanë vërtetuar shkencërisht, që gjithsecili nga planetët e sistemit diellor kryen një rrugë të caktuar, si dhe format e lëvizjes së tyre sipas një eliptike të caktuar. Dhe për këtë u deshën breza të tërë shkencëtarësh, që të punonin e të harxhonin energji, kohë e përllogaritje nga më të ndryshmet e të vështirat për të ardhur në këtë përfundim, që Zoti i Gjithësisë me lehtësinë më të madhe ia ka furnizuar njerëzve nëpërmjet Kuranit famëlartë.

"Ai është i pari dhe i fundit. I dukshmi dhe i dadukshmi. Ai është i Gjithëdijshëm për çdo send" (El-Hadid, 3)[2]

"Ai është i pari që s'ka fillim dhe i fundit që s'ka mbarim, i dukshmi dhe i padukshmi, dhe Ai është më i dijshmi për çdo gjë". (El Hadid, 3)[3]

"Ai është më i pari (s'ka asgjë para tij, Ai është i pa fillim), edhe më i fundit (s'ka asgjë pas Tij, Ai është i Pambarim), edhe më i Larti (s'ka asgjë mbi Të), edhe më i Afërti (nuk ka gjë më të afërt pranë gjërave se Ai, nuk asnjë pengesë ndërmjet Tij dhe krijesave të Tij). Dhe Ai është i Gjithëditur për çdo gjë". (El Hadid, 3)[4]

Këto janë tri përkthime të ndryshme të të njëjtit ajet Kurani nga surja Hadid - Hekuri në shqip. Të tre përkthimet japin të njëjtin mesazh. Ndërsa i pari është telegrafik, i dyti është pak më i zgjeruar dhe tek i treti përkthyesit janë munduar ta zgjerojnë më tepër kuptimin e këtij ajeti për të qenë sa më të saktë. Porse qëllimi ynë është se mesazhi i këtij ajeti është pafundësia e Allahut të Madhëruar. Ai nuk ka lindur dhe as nuk vdes, as nuk lind kënd dhe as nuk është i lindur. Ky quhet koncepti i infinitit (pafundësisë) dhe në kohët moderne përdoret gjerësisht në matematikën dhe gjeometrinë analitike (minus infinit/plus infinit) në fizikë e astronomi, filozofi edhe në shumë fusha të tjera të jetës njerëzore.

"Dhe ne krijuam prej çdo sendi dy lloje (mashkull e femër) që ju të përkujtoni (madhështinë e Zotit)". (Edh-Dharijat, 49)[5]

"Edhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë, që ju të mund të përkujtoni (Mirësinë e Allahut)". (Edh-Dharijat, 49)[6]

"Dhe prej çdo sendi kemi krijuar nga një çift, ndoshta do të mendoni". (Edh-Dharijat, 49)[7]

"Qoftë lartësuar Ai i cili ka krijuar çifte nga e tërë ajo që mbin prej toke, edhe nga vetë ata, edhe nga ajo që nuk e dinë". (Jasin, 36)[8]

Fjala "palë" ose "çift" që kanë përdorur përkthyesit në këto ajete përdoret edhe për ato që Allahu i Madhëruar i ka përmendur por edhe "...edhe nga ajo që nuk e dinë". Po të shihet jo vetëm për njerëzit por edhe te kafshët edhe te lulet e pemët ekziston pala tjetër, pra, janë çift. Koncepti i dualitetit (i çiftit) është një koncept që përdoret edhe në fusha të tjera si filozofia, morali, shoqëria etj. Gjithashtu vërehet edhe në fizikë e kimi, materie - antimaterie, elektron - proton etj. Pra, ajetet kuranore nuk bëjnë gjë tjetër veçse e nxisin dijetarin të mendojë rreth universit dhe gjërave që e rrethojnë dhe ta studiojë të gjithë botën që e rrethon njeriun. Kurani famëlartë është ai libër që përveç rregullave fetare e shoqërore i nxit shkencëtarët ta studiojnë universin për të ardhur në përfundime sa më të sakta dhe kjo shihet nga saktësia e thënieve të këtyre pak ajeteve që kemi përmendur në këtë shkrim të shkurtër që Zoti i Madhëruar ia përcolli nëpërmjet Xhibrilit (engjëllit besnik - lajmëtar), të Dërguarit të Vet në këtë botë Muhamedit (paqja dhe bekimet e Zotit qofshin mbi të).

Si përfundim, shihet nga këto ajete që përmendëm dhe komentit të tyre se këto janë koncepte universale që i përcjell ky mesazh hyjnor. I gjithë ky libër përshkruhet nga fryma universale e thirrjes qoftë nga pikëpamja historike, legjislative, shkencore, metodologjike etj. Në çdo fjalë ndihet udhëzimi hyjnor, udhëzim, të cilin e ndjeu i pari, i Dërguari Muhamed (paqja dhe bekimet e Zotit qofshin mbi të) dhe që ishte pjesa më e rëndësishme e misionit të tij pejgamberik.

"Ne ty të shpallëm librin sqarim për çdo send, udhëzim e mëshirë dhe myzhde për myslimanët (besimtarët)." (Nahl, 89).[9]

*Përktheu: Eni Tahiri dhe Roald A. Hysa.*

*1. Gjithashtu ka edhe ajete të tjera që flasin për argumentet dhe faktet që i jep Allahu i Madhëruar njerëzve dhe ku Allahu ua tërheq vëmendjen njerëzve. Për më tepër shih: suret 2: 248; 3: 49; 11: 103; 15: 77; 16: 11; 26: 8, 67, 103, 158, 174, 190; 29: 44. 2. Marrë nga "Kur'ani dhe hija e Tij shqip"..., fq. 536. 3. Marrë nga "Kur'ani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe"..., fq. 623. 4. Marrë nga "Shpjegimi i kuptimeve të Kur'anit të Lartë në gjuhën shqipe"..., fq. 784. 5. Marrë nga "Kur'ani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe"..., fq. 603. 6. Marrë nga "Shpjegimi i kuptimeve të Kur'anit të Lartë në gjuhën shqipe"..., fq. 757. 7. Marrë nga "Kur'ani dhe hija e Tij shqip"..., fq. 521. 8. Po aty, fq. 441. Po ashtu shih edhe përkthimin e Sherif Ahmetit, fq. 507. Po ashtu përkthimi i Darussalam, fq. 637. 9. Marrë nga "Kur'ani Përkthim me komentim në gjuhën shqipe"..., fq. 321.*

Prof.ass.dr. Rexhep Suma

# Norma të përgjithshme në dave mbi fjalën dhe mbi thirrësin

Paraprakisht duhet kuptuar se thirrja islame (dave) udhëton në ujërat e edukatës të cilën e ka përcaktuar qartë feja islame. Edhe pse mësimet që ofron ajo janë të sakta dhe argumente të vërteta, në mendjet e masës futet më anë të këshillës së mirë dhe fjalë të butë, mu ashtu si shprehet edhe Fuqiploti në këtë ajet kuranor: "Ti ishe i butë ndaj atyre, ngase Allahu të dhuroi mëshirë, e sikur të ishe i vrazhdë e zemër fortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falu atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun, se Allahu i do ata që mbështeten." (Ali Imran, 158–159).

Thirrja për besim, parime dhe bazat e tij duhet të qëndrojnë para thirrjes për ushtrimin e adhurimeve dhe normave fetare, para se të flitet për hallallin dhe haramin në ushqime, veshje etj.. Zbatimi i këtij rregulli është thelbësor në kontekstin e daves dhe në veçanti aty ku besimi mungon apo ka mangësi dhe dobësi. Ky rregull nuk është i përhershëm në çdo kohë e vend dhe nuk praktikohet në momentet e mësimdhënies dhe shpjegimit të fesë. Po ashtu, në një vend tjetër i Lartësuari ka thënë: "(Muhamed) thirr për në rrugën e Zotit tënd me urtësi e këshillë të mirë dhe polemizo me ata (kundërshtarët) me atë mënyrë që është më e mira. Zoti yt është Ai që e di më së miri atë që është larguar nga rruga e Tij dhe Ai di më së miri për të udhëzuarit." (En-Nahl,125).

## Norma në fjalë

Besimi shtyn besimtarin të pranojë atë që i thuhet, për çfarë ka ndodhur dhe ç'do të ndodhë, të zbatojë urdhëresat, të vështira apo të lehta qofshin ato dhe t'u bindet normave të fesë me përkushtim të plotë. Një nga përfitimet më të rëndësishme që sjell ky rregull shfaqet edhe në çështjen e doktrinës dhe të adhurimit. Nëse këto të dyja mbështeten mbi një besim të fortë dhe veprimtari për hir të Zotit, atëherë doktrina islame do të pranohet me sigurinë më të madhe dhe pa asnjë mëdyshje, po kështu edhe adhurimet do të kryhen me dëshirë, kënaqësi dhe pa u rënduar. Në predikimin e daves, fjala e cila del nga sinqeriteti dhe zemra shpejt arrin në destinacionin e synuar, gjegjësisht fjala e dalë nga zemra përfundon në zemër, ndërsa ajo që buron nga gjuha nuk depërton në cak. Fjala është nyja e cila lidh dhe vë kontakt thirrësin dhe të thirrurin. Nëse shkaku është i brishtë, atëherë edhe përgjigja në ftesë është e brishtë, andaj për t'i mënjanuar këto delikatesa në shprehje duhet të kihen parasysh këto gjëra:

1. Fjala duhet të jetë përmbajtjesore dhe e dobishme, e jo të jetë vetëm retorikë e thjeshtë dhe që nuk përmbajnë kuptim e qëllim. Për këtë edhe fjala e Muhamedit a.s. ishte frymëzim, inspirim dhe udhëzim. "Dhe ai nuk flet nga dëshira. Ajo nuk është tjetër pos shpalljes që i shpallet. Atë ia mësoi fuqiforti (Xhibrili) Që ka mendje precize dhe që u përqendrua në formën e vet." (En-Nexhm, 3-6)

2. Idenë të cilën dëshirojmë ta çojmë deri te të thirrurit duhet të jetë e qartë dhe e kuptueshme.

"Ai (Musai) tha: "Ma zgjero (më ndihmo) gjoksin tim! Dhe më lehtëso në këtë punë timen! Më zgjidh nyjën e gjuhës sime! Që ta kuptojnë fjalën time!" (Ta Ha, 25-28)

3.Ideja duhet të jetë në shërbim të objektivit e qëllimit, afër imagjinatës së njerëzve apo të jetë e dashur në mesin e tyre. Kurani ka premtuar se besimtarët do të jenë triumfues, fitojnë Xhenetin, ku thotë: "Dhe, sikur ta zbatonin Tevratin, Inxhilin dhe Kuranin, që u zbritën nga Zoti i tyre, ata do të kishin furnizim me bollëk nga qielli dhe toka." (El Maide, 66).

4.Ideja duhet t'i përfshijë interesin e përgjithshëm e assesi individual apo një grupi të caktuar. "Nuk ka dallim ndërmjet arabit dhe jo arabit, të bardhit e të ziut, porse dallimi është vetëm në devotshmëri!". "Vërtet besimtarët janë vëllezër".

5.Ideja duhet të mësohet dhe të diskutohet, të jepen vizione alternative e pse jo edhe mendime të kundërta, derisa të qartësohet mirë ideja në memorien e thirrësit që më pas të jetë në gjendje t'i bëjë ballë qoftë mendimeve përkrahëse apo edhe kundërshtuese.

6.Ideja nuk duhet të jetë e dizajnuar në formë të urdhrit apo mendjemadhësisë apo lartësisë mbi të thirrurin. Masa është shumë alergjike në formën e lartë të (mendjemadhësisë) në komunikim. Duhet të tregohet modesti zemërbutësi e jo ashpërsi në qëndrime e as sjellje.

Sikurse po ashtu në këtë vijueshmëri fjala duhet të jetë e zhveshur nga nocione të reja të cilat janë të rënda për veshin e të ftuarve dhe si të tilla janë pengesë që ata të kuptojnë drejt mesazhin e synuar, apo edhe ato që përmbajnë diktonim. Qëllimi është që thirrja të jetë sa më natyrale, më e lehtë edhe e kapshme për atë që e dëgjon. Ky profil i të Dërguarit të Allahut na ofron parimet që formatojnë marrëdhëniet tona me njerëzit në kontekstin shoqëror. S'ka dyshim se parimi bazë është solidarizimi në gjërat e mirënjohura dhe të mirëpranuara (ma'ruf). Siç urdhëron edhe Allahu, njerëzve u duhet treguar gjërat e bukura, kurse objektiv kryesor na ofrohet kapja fort pas litarit të Allahut pa u ndarë e përçarë. Modestia shmang fryrjen, kryelartësinë, rebelizmin,[1] e ngre në pozita të larta besimtarin (e sidomos thirrësin), kurse fjala ia rrit nderin dhe dinjitetin. Po në këtë drejtim do të përmendim një rast nga historia pejgamberike ku disa njerëz nga fisi Mudar, që nga pamja dukeshin se ishin të rraskapitur, vajtën pranë Muhamedit a.s., i cili me t'i parë u emocionua dhe urdhëroi Bilalin që të thërriste ezanin. Pas faljes së namazit, mbajti një fjalim. Duke nënvizuar unitetin përmes ajetit: "O Njerëz! Frikësojuni Zotit tuaj, i Cili ju krijoi prej një njeriu..." ( En-Nisa, 4), shtoi: "Njeriu duhet të japë lëmoshë nga dinari, dërhemi, rrobat, madje edhe një sa'(3333gr) gruri apo rrushi qoftë edhe sa një hurmë!"

Përnjëherë një nga ensarët solli një sasi hurmash. Më pas sahabët që ishin prezentë një pas një prunë gjëra të ndryshme. Si përfundim u bënë dy grumbuj, njëri me ushqim e tjetri me veshmbathje. Kjo ndjeshmëri e myslimanëve u bë dritë në sytë e të Dërguarit, e gëzoi pa masë atë, e shtyu të thotë këto fjalë: "Kush shpik një zakon të bukur në Islam, fiton shpërblimin e punës së vet dhe të atyre që e ndjekin atë zakon, pa u pakësuar as atij e as ndjekësve të tij diçka nga shpërblimi. Kush shpik në Islam një traditë të keqe, ai ka mëkatet e veprës së vet dhe të atyre që e ndjekin atë zakon, pa iu pakësuar as atij e as ndjekësve të tij diçka nga mëkati."[2] Përveç kësaj, i Dërguari a.s. na ofroi porosi vazhdimisht që ne gjatë veprimtarisë sonë jetësore të jemi përgjegjës në fjalët tona dhe të luftojmë të keqen, sepse ajo është një gjendje shkatërruese,[3] duke synuar forcimin e marrëdhënieve ndërnjerëzore. Ai po ashtu thotë se ka një koherencë ndërmjet raporteve të shëndosha me mjedisin, ndërmjet miqësisë nga njëra anë dhe besimit nga ana tjetër. "Besimtari është shpirtmirë. S'ka dobi nga ai njeri që nuk krijon raporte të përafërta me njerëzit dhe të secilit s'i ngjiten njerëzit e s'e bëjnë mik!"[4] Kjo pikëpamje e re që pasqyron dritën e Muhamedit a.s. ngërthen edhe parimin: "Sillu me njerëzit ashtu si dëshiron që të tjerët të sillen me ty!" Lidhur me këtë Abdullah bin Amri rrëfen: "Duke udhëtuar në një fushatë luftarake u ndalëm në një vend. Dikush po rregullonte çadrën e dikush tjetër stërvitej në gjuajtje të shigjetës, disa të tjerë kullosnin bagëtinë. Ndërkohë u thirr ezani dhe ne u mblodhëm për namaz. I Dërguari u ngrit në këmbë dhe dha një kumt: "Kush do që të largohet nga ferri dhe të hyjë në parajsë, le ta gjejë vdekja me besim në Allahun dhe Ditën e Gjykimit. Le të sillet me njerëzit ashtu sikurse do që ata të sillen me të!"[5]

Ky parim në terminologjinë e sotme mund të quhet eupati, kërkon që ta vëmë veten në pozitën e tjetrit dhe në bazë të kësaj të formësojmë sjelljet tona. Këtë e tregon qartë edhe ngjarja që përcjellë nga goja e Ebu Hurejres: "Një ditë dolëm me Pejgamberin a.s., në një fushatë, kur disa nga sahabët e kishin harxhuar bukën dhe me të parë sa deve që ecnin filluan t'i milnin. I pa i Dërguari dhe u tha që ta vënë veten në pozitën e pronarëve të deveve, prandaj ua tërhoqi vërejtjen: "A ju vjen mirë që ata të vijnë e t'ua përvetësojnë ushqimin tuaj?[6] Më tej vazhdoi "Do t'i bëhej qejfi dikujt nga ju që dikush të thyejë drynin e depos suaj e t'i grabisë gjërat ushqimore që keni aty?![7] Po ashtu edhe në rrafshin e komunikimit me njerëz kishte parime të shëndosha ndër-njerëzore. Ai kurrë nuk i ndërpriste fjalët e njerëzve që flisnin para tij, me shumë kujdes dëgjonte çdo folës si të ishte i pari.[8] Kur vinte para tij, vajza e vet e dashur, Fatimeja, që i ngjante atij në të ecur dhe në të folur, ngrihej në këmbë dhe e ulte në vendin e vet,[9] por nuk pëlqente që dikush atij t'i ngrihej në këmbë.[10]



## Norma të përgjithshme mbi ftuesin (ligjëruesin)

E kemi theksuar se predikuesi (daiu), mision parësor e ka ta komunikoj dhe përçoj idenë dhe konceptin e besimit në një Zot dhe nëse këtë arrin ta kryej me profesionalizëm dhe me urtësi të thellë kjo do të reflektonte pozitivisht dhe do të ishte një qelës i madh në misionin e tij. Nga këtu buron rëndësia dhe pesha që duhet të ketë fjala e thirrësit (predikuesit) dhe duhet të zotëroj disa karakteristika gjatë predikimit të mësimeve të Islamit që do t'i mundësonin atij ta kryej me sukses dhe me efektivitet punën, si dhe t'i përmbahet një sërë normash gjatë komunikimit me masën (xhematin) ku në vazhdim do të përmendim disa sosh.

1. Të jetë brenda mundësive burim i kredibilitetit te njerëzit, i afërt me ta dhe ta shquhet me sinqeritet, autoritet dhe moral (ahlak). I Lartësuari në Kuran ka thënë: "....e sikur të ishe i vrazhdë e zemërfortë, ata do shkapërderdheshin prej teje, andaj ti falu atyre dhe kërko ndjesë për ta, e konsultohu me ta në të gjitha çështjet, e kur të vendosësh, atëherë mbështetu në Allahun..." (Ali Imran, 158–159). Po ashtu në një vend tjetër ka thënë: "E të jesh i butë ndaj besimtarëve që të pranuan ty." (Eshuara, 215); "E ti (Muhamed) sillu me njerëzishmëri." (El Hixhr, 85).

2. Predikuesi duhet të largojë mendjemadhësinë karshi të ftuarit dhe të largohet nga çdo gjë që e shqetëson apo mundon qoftë vetën apo të tjerë. Po ashtu mos ta nënçmoj apo përul dikë qoftë me fjalë apo vepra apo të tregojë krenarinë e tij qoftë nga aspekti material apo mirësitë. Fjala e tij duket të karakterizohet nga shpirti i këshilltarit të urtë, t'i vije keq për gjendjen e tyre, modest, që ka për synim që t'u sjell dobi dhe hair atyre. Ajet të shumta në Kuranin famëlartë rrëfejnë dhe sforcojnë këtë aspekt të butësisë dhe ndjeshmërisë. I Lartësuari tregon për Ibrahimin a.s. dhe thirrjen e tij drejtuar prindit të vet dhe butësinë në komunikimin me të që është model dhe duhet të jetë model në predikimin e mësimeve islame. "Kur babait të vet i tha: "O babai im, pse adhuron atë që as nuk dëgjon, as nuk sheh, e as nuk ke asgjë prej tij? O babai im, mua më është dhënë nga dituria çka ty nuk të është dhënë, andaj më dëgjo se unë të udhëzoj në rrugë të drejtë. O babai im, mos adhuro djallin, sepse djalli është kundërshtar i Mëshiruesit. O babai im, unë kam frikë se do të godet ndonjë dënim prej të Gjithëmëshirshmit e do të jesh shok i djallit!" Ai (babai) tha: "A ti, Ibrahim, i refuzon zotat e mi? Nëse nuk ndalesh (së fyeri ndaj zotave të mi), unë do të gurëzoj, ndaj largohu prej meje për një kohë të gjatë!" Ai (Ibrahimi) tha: "Qofsh i lirë prej meje! Unë do ta lus Zotin tim për të falur ty, pse ai (babai) ishte i kujdesshëm ndaj meje." (Merjem, 42-47).

3. Predikuesi të largohet nga orvatjet e kota për të folur bukur dhe rrjedhshëm, artificial. Për këtë na ka lajmëruar Muhamedi a.s. duke na thënë: Ibën Mesudi transmeton se i Dërguari a.s. ka thënë "Të shkatërruar janë mutenettiunët! Dhe ai (i Dërguari) e përsëriti këtë tri herë.[11] Dijetarët duke komentuar këtë hadith thonë se këtu për qëllim janë ata që e tejkalojnë kufijtë me fjalët dhe veprat e tyre. Nga Ebu Hurejre, transmetohet se i Dërguari a.s. ka thënë "Feja është shumë e lehtë dhe cilido që e mbingarkon vetveten, s'do të mund të vazhdojë në këtë rrugë. Bëhuni të drejtë (pa teprim apo pakujdesi), afrojuni (përsosjes), merrni sihariq (me shpërblimin e veprave tuaja), dhe ndihmohuni në udhëtimin tuaj me ecje gjatë mëngjesit të hershëm, pasdites dhe një pjese të natës."[12] Kurse sipas një transmetimi tjetër thuhet: "Bëhuni të drejtë (pa teprim apo pakujdesi), afrojuni (përsosjes), merrni sihariq (me shpërblimin e veprave tuaja), dhe ndihmohuni në udhëtimin tuaj, me ecje gjatë mëngjesit të hershëm. Arrini cakun."

Kurse në një rast tjetër urdhëron e thotë: "Njeriu më i urryer për mua dhe më larg meje në Ditën e Llogarisë do të jetë llomotitësi (ata që flasin shumë), dhe ata që lavdërohet (shet mend me diçka)."[13]

Pra këto nuk janë cilësi të predikuesve, por janë cilësi djallëzore që duhet larguar nga to sa më parë, ngase ligjërimi, gjuha dhe baza e punës së tij duhet të ketë një lidhje shpirti me të ftuarin, ndjenjat e tij të jenë me ndjenjat e të thirrurit.

4. Butësia në komunikim (fjalë) dhe të arrij të kuptoj brengat e të thirrurit.

Kjo arrihet me përpjekjet e tij të vazhdueshme për të bindur dhe treguar se predikuesi është njëri nga ta, interesi i tij është i lidhur me interesat e tyre, dobia e tij është në dobinë e tyre mu ashtu siç iu ka thënë Muhamedi a.s. masës ku përgjegjësi i familjes nuk e gënjen familjen vet. Për Zotin sikur të gënjenin të gjithë njerëzit, unë nuk do t'u gënjeja dhe sikur të devijonin ata unë do t'u devijoja juve. Të dërguarit kishin strategji të veprimit që shkonin te masa dhe iu flisnin atyre në mënyrën më vëllazërore dhe të kulturuar e me dashuri duke ua konfirmuar se ata janë pjesë e tyre dhe se ata dëshirojnë vetëm më të mirën për ta. "Edhe te (populli) Adi (dërguam) vëllain e tyre Hudin, e ai tha: "O populli im, adhuroni (një Zot) Allahun, ju nuk keni zot pos Tij, a nuk po frikësoheni?!" Paria që nuk besoi nga populli i tij tha: "Ne po të shohim mendjelehtë dhe të konsiderojmë vërtet rrenacak!" Tha (Hudi): "O populli im, nuk jam mendjelehtë (nuk kam të metë mendore), por unë jam i dërguar prej Zotit të botëve". (El Arafë,65-67). Po ashtu edhe Salihun a.s. te populli i Themudit. "Edhe te (populli) i Themudit u dërguam vëllain e tyre, Salihun, e ai ju tha: "O populli im, besoni Allahun (një) nuk keni zot tjetër pos Tij. Që, ju erdhi argumenti nga Zoti juaj. Ja, kjo deveja është

mrekulli për ju. Lëreni këtë të lirë të hajë në tokën e Allahut dhe kurrsesi mos e merrni me të keq, e t'ju kapë dënim i dhembshëm." (El Arafë, 73). Kurse te Medjeni Shuajbin a.s. duke iu thënë: "E në Medjen (dërguam) vëllain e tyre Shuajbin. Ai tha: "O populli im, adhurojeni Allahun (një), ju nuk keni zot tjetër pos Tij. Juve ju erdhi mrekullia nga Zoti juaj. Zbatoni drejtë matjen dhe peshojën, e mos u bëni padrejtësi njerëzve në sendet e tyre, dhe mos bëni çrregullime në tokë pas përmirësimit të saj. Këto janë më të dobishme për ju, nëse jeni besimtarë." (El Arafë, 85). Edhe populli i Nuhut gënjeu të dërguarit. Kur vëllai i tyre (nga gjaku), Nuhu u tha: "A nuk jeni kah frikësoheni? Unë jam për ju pejgamber besnik. Keni frikë (dënimit të) Allahut e më dëgjoni mua." (Esh-Shuara,105-108).

Andaj në këtë aspekt, predikuesi kur e sheh të nevojshme nuk ka aspak të keqe të nxit ndjenjën e tyre që t'ua përmend fisin dhe të parët e tyre që kanë pasur cilësi të bukura, që duhet të merren shembull nga gjeneratat e reja me qëllim motivimi drejt suksesit dhe qëndrimit sa më drejtë në rrugën e Zotit, dhe këtë gjë e ka vepruar edhe Muhamedi a.s..

5. Të jetë punëtor i suksesshëm nga puna e tij, e mos të gënjej fjala e as veprimi, për shkakun se ai duhet të jetë model, këshillues, besnik e nëse nuk i ka këto virtyte, atëherë si do ta ndiqnin njerëzit dhe ta pasonin dhe kujdes duhet treguar që atë që nuk e punojmë vet mos t'ua kërkojmë atyre e ndoshta ta harrojmë vetveten. Është mëkat i madh tek Allahu të themi atë që nuk e veprojmë dhe mos të urdhërojmë njerëzit në të mirë e të harrojmë vetveten tonë. Andaj nga kjo kuptohet se barra e mëkatit për dijetarin është më e rëndë sesa për injorantin, ngase me devijimin e tij devijojnë shumë të tjerë, dhe ai që e fillon një vepër të keqe, bartë mëkatin e vet dhe atij që e vepron pas tij. Rrëfehet se një njeri i shkruan një letër shokut të vet duke i thënë: Vërtet ti ke arritur shkallën e diturisë. Mos lejo assesi që ta fikësh dritën e diturisë sate me errësirën e mëkateve tua e të mbetesh në errësirë ditën kur dijetarët ecin në dritën e diturisë së tyre. Si mund të jetë thirrës një person i cili urdhëron në diçka por vet nuk e vepron. Salih Kijsan el Basri kishte pas thënë: "Kam takuar dijetarë të cilët kërkonin mbrojtje te Zoti nga i korruptuari dijetar në hadith.(fe)".

"Dhe kur Allahu mori zotimin nga ata që i pat dhënë libri: që gjithqysh t'ua publikoni atë njerëzve, e të mos e fshihni, por ata e lanë pas dore atë për pak send të kësaj jete; pra, bënë punë të keqe." (Ali Imran, 187).

Disa mendime të dijetarëve thonë se këtu janë për qëllim dijetarët e këqij. "Po edhe nga ithtarët e librit ka që besojnë Allahun, e besojnë atë që u është shpallur juve, e besojnë atë që është shpallur atyre, janë të bindur ndaj Allahut në shpallje nuk i shesin për pak send të kësaj jete. Të tillët kanë shpërblimin e vet te Zoti i tyre, e Allahu është që llogarinë e bën shpejt." (Ali Imran,199).

6. Thirrësi duhet të gëzojë integritet të plotë të guxueshmërisë dhe trimërisë, ku në raste vendimtare të marrë vendimin e duhur në kohën e duhur me sa më pak pasoja dhe me mençuri. Kjo arrihet duke pasur durimin e veçantë. Imam Gazaliu në librin e tij "Ihjau ulumiddin", thotë se të parët kanë këshilluar fëmijët e tyre të pajisen me cilësinë e durimit. Njëri prej tyre thoshte: Nëse dëshiron dikush që të urdhëroj në të mirë dhe të ndaloj nga e keqja, le ta stërvitë vetën e tij me durim. Të ketë besimin e thellë në Zotin se Ai do ta shpërblejë dhe ai që e ka këtë besim në shpërblimin e Tij, atë nuk do ta prekë asnjë e keqe. Si përfundim, pjesë e formimit të predikuesit është edhe pajisja me durim të qëndrueshëm e të pathyeshëm në rrugën e davetit. Jo rastësisht, Kurani e ka përmendur sabrin me urdhërimin në të mirë.[14] Kështu e urdhëronte Lukmani i urtë djalin e tij: "Biri im, fale namazin, urdhëro në të mira e ndalo nga të këqijat dhe bëhu i durueshëm (përballueshëm) në atë që të prekë." (Lukman,17).

Kjo aspak nuk nënkupton që daiu në misionin e tij të tregoj vrazhdësi e kokëlartësi, por të jetë mu si mjeku i cili me dhembshuri dëgjon shqetësimet e pacientëve dhe më pas i mjekon ata. Po ashtu nuk është aspak e urtë që njerëzve t'u flitet për gjëra që nuk kanë nevojë dhe që nuk u përkasin, si për shembull ata që i fusin njerëzit në probleme politike, ndërkohë që nuk e njohin besimin dhe nuk i kryejnë si duhet adhurimet. Apo ata që u flasin njerëzve për çështjet e pushtetit dhe politikës shtetërore, ndërsa vetë nuk janë të aftë të zgjidhin problemet e tyre. A u takon njerëzve të thjeshtë, për shembull, të merren me përcaktimin e punëve të shtetit, me politikën e tij të brendshme dhe të jashtme?! Këto punë i takojnë kreut të vendit, njerëzve me pozitë dhe autoritet dhe dokujtdo që i teket dhe i hipën në kokë. Jo, besimtarët kanë nevojë të thirren në besimin islam dhe të udhëzohen. Myslimanët mëkatarë kanë nevojë të ftohen në pendesë, ata që bien në shirk, kanë nevojë t'u ndreqet besimi, të bëhen njësues të pastër të Zotit. Ata që nuk dinë t'i kryejnë mirë adhurimet, kanë nevojë t'u mësohen ritet, popujt që janë çliruar nga dera e ateizmit, kanë nevojë t'u tregohen bazat e besimit dhe shtyllat e Islamit. Intelektualët dhe laikët kanë nevojë t'u sqarohen veçoritë superiore të islamit, përsosmëria dhe universaliteti i tij, parimet e Islamit që mësojnë dorëzimin ndaj informacioneve që nuk ka dhënë Zoti dhe bindja ndaj ligjeve të Tij.[15]

*1. Muslimi,7210, Xhenet, 64. 2. Muslimi, nr.2351, zekat, 69. 3. Tirmidhiu, 2508, sifatu'l-kijame, 56. 4. Ibn Hambel, 187, II, 400. 5. Ibn Hambeli 6807, II, Muslimi, 4776, Imare, 46. 6. Ibn Hambel, 9241, II, 406. 7. Buhariu2435, Lukata, 8, Muslimi,4511, Lukata, 13. 8. Tirmidhiu 352, shemail, 160. 9. Ebu Davudi, 5217, edeb143-144, Tirmidhiu 3872, menakib, 60. 10. Islami nëpërmjet haditheve, Kryesia e Çështjeve Fetare të Turqisë, Logos-A, 2017, botim i dytë, v. 4. f.326. 11. Muslimi nr (2670) dhe Ebu Davudi nr. 4608. 12. Buhariu dhe Nesaiu, "Sahihul- xhami'is-sagir" (1611) 13. Tirmidhiu, hadithi hasen nr.2019, Ibn Hibani, mr.1917, Ahmedi nr.2/369. 14. Tevfik el Vaië, Eddavetu ilall-llah, errisale, el vesile – el hedef, Darul jekin, botim i dytë, Mensure, 1995. f.274. 15. Adnan Al Araur, Menhexhu eddaveti fi dav'ti-l-kitab ve essune. Pa vit botimi, f.147.*

Argjent Xheladini

# Liria e fesë në Kushtetutën e Republikës së Kosovës (2)

## E drejta e praktikimit të fesë

Kushtetuta, me një formulim të përgjithshëm, e garanton lirinë e shprehjes së besimit, të bindjes dhe të ndërgjegjes, të drejtën për të mbetur pranë qëndrimeve apo shprehjes së besimit të vet apo që këto të ndërrohen sipas zgjedhjes personale.

Kështu, kushtetuta përcakton që askush nuk mund të detyrohet dhe as nuk mund t'i ndalohet që në kundërshtim me bindjet e veta, të marrë pjesë në manifestimin e fesë dhe propagandimin publik të fesë dhe të bindjes së vet.[1] Kjo do të thotë se askush nuk mundet që, në kundërshtim me vullnetin dhe bindjen e vet, në çfarëdo mënyre të detyrohet që ta manifestojë fenë dhe bindjen e vet. Po ashtu, në asnjë mënyrë individit nuk mund t'i ndalohet që, nëse ai këtë e dëshiron, ta manifestojë dhe publikisht ta propagandojë bindjen dhe besimin e vet fetar. Me kushtetutë është e mbrojtur si shprehja private, ashtu edhe shprehja publike e bindjeve fetare.[2]

Liria e shprehjes fetare i përket ekskluzivisht raportit të individit dhe të bashkësisë fetare ndaj shtetit dhe garancia e kësaj lirie nënkupton që ajo nuk mund të rrezikohet apo nënçmohet nga askush. Pikërisht për këtë, shteti është i obliguar që ta mbrojë lirinë e shprehjes fetare nga sulmet e personave të tretë. Prandaj, si e drejtë njerëzore, e drejta e shprehjes fetare është e garantuar si ajo pozitive ashtu edhe negative. Secili është i lirë që ta manifestojë fenë e vet, përkatësisht askush nuk është i obliguar që të deklarohet për bindjet e veta fetare dhe të tjera. Duke i konkretizuar dispozitat kushtetuese që kanë të bëjnë me lirinë e shprehjes së besimit, të bindjeve dhe të ndërgjegjes, Ligji për Liritë Fetare në Kosovë e siguron mbrojtjen nga diskriminimi me dispozitën që askush nuk mund të jetë i diskriminuar apo i privilegjuar në çfarëdo mënyre, në bazë të bindjes fetare, përkatësisë apo mos përkatësisë së ndonjë bashkësie fetare.[3] Po ashtu, si pjesë përbërëse e kësaj mbrojtjeje, ligji i përmendur parashikon që askush nuk duhet të pengohet apo të obligohet që të marrë pjesë në ceremonitë fetare apo format e tjera të manifestimit të besimit religjioz.[4]

Liria fetare e tejkalon lirinë e ndërgjegjes dhe përfshijnë përmbajtje të tilla rregullative, që nuk kanë për qëllim që të tjerëve t'u imponohet bindja personale fetare. Ajo përfshin edhe veprimet të cilat, sipas pikëpamjes së bashkësisë së caktuar fetare, u takojnë obligimeve të besimtarëve të vet. Duke u nisur nga kjo, Kushtetuta ia garanton secilit lirinë që fenë apo bindjen e vet ta manifestojë nëpërmjet shprehjes fetare, kryerjes së ceremonive fetare, ndjekjes së shërbimit apo mësimit fetar.[5]

## 6. Kufizimi i lirisë së fesë me Kushtetutë

Këtu është mjaft me rëndësi që, me rastin e analizës, kujdes i caktuar t'i kushtohet kufizimit të lirisë së përmendur. Pra, Kushtetuta përcakton që liria e shprehjes fetare, e bindjes dhe e ndërgjegjes, përkatësisht liria e shprehjes së fesë dhe e bindjeve personale, mund të kufizohet me ligj.[6] Theksi vihet në manifestimin e lirisë së bindjes dhe të shprehjes fetare, por Kushtetuta nuk e precizon në hollësi se si manifestohet kjo shprehje, (për shembull, a është ky manifestim publik i fesë dhe bindjes apo është fjala për të gjitha format e manifestimit fetar dhe të bindjes?). Shkaqet që lejojnë kufizimin dhe kushtet në të cilat ky kufizim është i lejuar, i parashikon Kushtetuta.[7]

Kufizimet e manifestimit të lirisë fetare dhe të bindjes, janë të lejueshme vetëm nëse kjo është e domosdoshme me qëllim të mbrojtjes së:

- sigurisë;
- rendit publik;
- shëndetit;
- të drejtave të të tjerëve.[8]

Kufizimi i të drejtave dhe lirive themelore të garantuara në këtë Kushtetutë mund të parashikohet vetëm me ligj[9] dhe kjo për vëllimin me të cilin Kushtetuta e lejon rregullimin ligjor dhe kufizimin e të drejtave të njeriut.[10] Liria e manifestimit të fesë apo besimit personal mund t'u nënshtrohet vetëm atyre kufizimeve, të cilat janë parashikuar me ligj dhe që janë të domosdoshme për shoqërinë demokratike, në interes të sigurisë, për mbrojtje të rregullimit publik, të shëndetit dhe të moralit dhe për




mbrojtjen e të drejtave dhe lirive themelore të të tjerëve.[11] Prandaj, kjo mundësi e kufizimit të lirisë së shprehjes fetare, bindjeve dhe ndërgjegjes, është parashikuar jo vetëm me Kushtetutë, por edhe me ligj. Për këtë arsye, këtu parashtrohet një pyetje e arsyeshme lidhur me mënyrën me të cilën Kushtetuta e rregullon kufizimin e kësaj lirie kushtetuese. Në të vërtetë, liria e shprehjes fetare, e bindjes dhe e ndërgjegjes bën pjesë në kuadër të të drejtave absolute të mbrojtura dhe kjo është e përjashtuar nga regjimi i shmangies në gjendje të jashtëzakonshme,[12] por tash mbetet i paqartë raporti ndërmjet dispozitës kushtetuese, e cila e ndalon shprehimisht shmangien nga neni 38, përkatësisht nga liria e shprehjes fetare, e besimit dhe ndërgjegjes (këtë ndalesë absolute e garanton neni 56. paragrafi 2.) dhe, nga ana tjetër, po ashtu, dispozita e përmendur kushtetuese,[13] që lejon kufizimin e kësaj lirie në rrethana të rregullta për shkaqet e përmendura në Kushtetutë. Për këtë arsye shtrohet pyetja se a është e mundur që në rrethana të rregullta të kufizohen liritë nga të cilat nuk lejohet shmangia as në gjendje të jashtëzakonshme.[14]

## 7. Mbrojtja e autonomisë fetare me Kushtetutë

Kushtetuta e Republikës së Kosovës parashikon sigurimin dhe mbrojtjen e autonomisë së të gjitha bashkësive dhe monumenteve fetare në tërë territorin e Republikës së Kosovës. Po ashtu, kujdes i veçantë i kushtohet rregullimit të pavarur të organizimit të brendshëm të bashkësive fetare, të cilat janë të lira t'i kryejnë veprimtaritë e tyre fetare dhe ritualet fetare përkatëse. Që të mund t'i realizojnë të gjitha këto të drejta të tyre, bashkësive fetare me dispozita kushtetuese u garantohet edhe e drejta që lirisht të themelojnë shkolla fetare dhe organizata humanitare, natyrisht, krahas respektimit dhe në pajtim me dispozitat që përmban kjo Kushtetutë, si dhe në pajtim me normat përkatëse ligjore.[15]

Lidhur me lirinë e shprehjes fetare, Kushtetuta i rregullon edhe çështjet më të rëndësishme lidhur me statusin e bashkësive fetare, duke theksuar se Republika e Kosovës e siguron dhe mbron autonominë e të gjitha bashkësive fetare, të përmendoreve të tyre, të simboleve dhe të të gjitha shenjave lidhur me ruajtjen e identitetit të tyre.[16] Lidhur me parimin e laicitetit të shtetit dhe duke u nisur nga ai, Kushtetuta parashikon që bashkësitë fetare janë të lira që në mënyrë të pavarur ta rregullojnë organizimin e tyre të brendshëm, veprimtarinë fetare dhe ritualet fetare,[17] duke theksuar më parë dispozitat për autonominë e këtyre bashkësive fetare.

Ajo që është me rëndësi të theksohet këtu është përpunimi i mëtejmë i dispozitave kushtetuese nëpërmjet ligjeve. Këtu, para së gjithash mendojmë për Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, i cili në nenin 3 e përcakton barazinë fetare, me dispozitën që të gjithë personat, pavarësisht nga besimi i tyre, bindja apo përkatësia cilësdo bashkësi fetare, janë të barabartë para ligjit dhe i kanë të njëjtat të drejta në jetën e tyre civile, politike, ekonomike, sociale dhe shoqërore. Të gjithë personat fizikë dhe juridikë e kanë të drejtën e mbrojtjes para ligjit.[18]

Ligji i përmendur për liritë fetare e përcakton neutralitetin fetar, duke theksuar se në Kosovë nuk ekziston asnjë fe zyrtare[19], që do të thotë se nuk ka bazë për formim të religjionit

shtetëror. Ndarjen e kishës nga shteti e thekson paragrafi 2. i nenit të përmendur, i cili parashikon që bashkësitë fetare janë të ndara nga organet publike dhe që të gjitha organet publike duhet të kenë kujdes për tolerancë dhe respektim reciprok ndërmjet bashkësive fetare.[20] Për pozitën e bashkësive fetare në Kosovë, me rëndësi të veçantë është dispozita që ato i gëzojnë të gjitha të drejtat e garantuara me këtë Ligj. Prandaj, organet publike duhet të kenë dialog të hapur, të rregullt dhe transparent me shoqatat fetare dhe bashkësitë fetare lidhur me çështjet me interes të përbashkët.[21]

## 8. Liria e konfesioneve fetare

Liria e bashkimit fetar është garantuar me Kushtetutë dhe kjo theksohet në dispozitën e nenit 39 paragrafi 2, e cila bashkësive fetare ua jep lirinë që në mënyrë të pavarur ta rregullojnë organizimin e tyre të brendshëm, lirinë fetare dhe ritualet fetare. Këtë garanci kushtetuese e rregullon më tutje ligji i përmendur,[22] duke theksuar faktin se ndalohet formimi i shoqatës fetare, e cila sipas emrit apo statutit, sugjeron se është lidhur apo njohur lirisht nga ana e një bashkësie fetare, por nuk e ka pëlqimin e saj.[23]

Kushtetuta ua garanton bashkësive fetare edhe të drejtën e themelimit të shkollave fetare dhe të organizatave humanitare, natyrisht, në pajtim me Kushtetutën dhe ligjin.[24] Në këtë vështrim, është e rëndësishme dispozita e Ligjit për Liritë Fetare në Kosovë, e cila e garanton vetëpërcaktimin dhe vetërregullimin e bashkësive fetare.[25] Sipas këtij ligji, bashkësitë fetare janë të lira që ta përcaktojnë identitetin e tyre fetar, ta rregullojnë dhe zhvillojnë organizimin e tyre të brendshëm dhe lirisht mund të themelojnë dhe të komunikojnë me persona dhe bashkësi në nivel kombëtar dhe ndërkombëtar, si dhe të formojnë shoqata me



bashkësitë dhe grupet e tjera fetare në nivel kombëtar dhe ndërkombëtar, në pajtim me dispozitat pozitive ligjore. Prandaj, pushteti shtetëror i pranon bashkësitë fetare dhe ekzistimin e tyre dhe me këto dispozita ligjore ua mundëson funksionimin e papenguar, si dhe i përcakton bazat e rregullimit të tyre të jashtëm, organizimin e tyre. Njësoj si pranimin, shteti edhe këtë funksion e kryen nëpërmjet ligjit. Shteti ua lejon bashkësive fetare që në mënyrë të pavarur t'i rregullojnë punët e tyre të brendshme dhe t'i qeverisin ndihmat dhe fondacionet e tyre, por të gjitha në kuadër të ligjit.[26]

*Literatura: -Arsim Bajrami, Sistemi Kushtetues i Republikës së Kosovës, Prishtinë, 2011. -Enver Hasani, Ivan Čukalović, Komentar i Kushtetutës së Republikës së Kosovës, Prishtinë, 2013. -Zink, H., (1962), 'Modern Goverments', D. Van Nostrand Company Inc.: New York; Strong, C.F., (1963), 'Modern Political Constitutions' Putnam: London dhe Wheare, K.C., (1966) 'Modern Constitutions', Oxford University Press: USA. -Konventa Evropiane për të Drejtat e Njeriut, Romë, 4.XI.1950. -Kushtetuta e Republikës së Kosovës, 2008. -Ligji Nr. 02/L-31, për Liritë Fetare në Kosovë. -Aktvendimi i Gjykatës Kushtetuese të Republikës së Kosovës, KI36/11.*

*1. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 38, parag. 3. 2. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 135. 3. Shih Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, neni 2, parag. 1. 4. Po aty, neni 2, parag. 2. 5. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 136. 6. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 38, parag. 4. 7. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 136. 8. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 38, parag. 4. 9. Po aty, neni 55, parag. 1. 10. Po aty, neni 55, parag. 2. 11. Shih Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, neni 1, parag. 3. 12. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 56, parag. 2. 13. Po aty, neni 38, parag. 4. 14. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 137. 15. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 137. 16. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 39, parag. 1. 17. Po aty, neni 39, parag. 2. 18. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 137. 19. Shih Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, neni 5, parag. 1. 20. Po aty, neni 5, parag. 3. 21. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 137. 22. Shih Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, neni 6, parag. 1. 23. Gjykata konsideron se kisha apo organi tjetër fetar, si i tillë, në emër të pasuesve të vet do të gëzojë të drejtat që ia garanton neni 9. i Konventës. (Cha'are Shalom Ve Tsedek kundër Francës (2000.) dhe Kisha Mitropolitane e Besarabisë dhe të tjerët kundër Moldavisë (2001). 24. Shih Kushtetuta e Republikës së Kosovës, neni 39, parag. 3. 25. Shih Ligjin për Liritë Fetare në Kosovë, neni 7. 26. Shih Enver Hasani, Ivan Čukalović, vep. e cit., fq. 138.*

Emad Hamdeh

# Tradicionalizmi dhe selefizmi, debati rreth pluralizmit ligjor (1)

Tradicionalistët dhe puritanët selefitë kanë pasur dallime dhe mospajtime të shumta në lidhje me vlefshmërinë e parimeve të veçanta të usul fikhut, apo teorisë ligjore islame. Shpesh ata kanë pasur pikëpamje konfliktuale në lidhje me metodën e duhur të interpretimit të teksteve të shenjta. Si rrjedhojë, për selefitë puritanë është krijuar imazhi se ata janë anti-medhhebistë.1

Metodologjia ligjore selefite puritane është një thirrje e thjeshtëzuar, e megjithatë joshëse, për të ndjekur vetëm tekstet e shenjta dhe selefët. Për shkak se selefitë puritanë besojnë se tekstet e shenjta janë të qarta, tekstet e tyre ligjore janë të mbushura me ajete dhe hadithe, por me komentarë të kufizuar. Ky kapitull aktual analizon qasjet divergjente ndaj ligjit islam ndërmjet selefive dhe tradicionalistëve. Unë hedh dritë mbi atë se përse ata kanë dallime sa i përket vlefshmërisë së ixhmasë (konsensusit) dhe ihtilafit (mospajtimeve juridike).

## Siguria në ligjin islam

Njëlloj si me pjesën më të madhe të sistemeve ligjore, ligji islam lë pa zgjidhur dhe të hapura shumë problematika ligjore që juristët të bëjnë gjykime duke përdorur përpjekjet e tyre intelektuale. Një vështrim i shkurtër mbi çdo enciklopedi të fikhut (e drejta islame), e bën të qartë se pjesa më e madhe e çështjeve të ligjit islam kanë një gamë të gjerë të kuptimeve që nxirren nga Kurani dhe Suneti. Synimi qendror i të gjitha veprave ligjore është që të përcaktojnë se cili opinion është më i sakti. Në teorinë ligjore islame, diferenca kryesore nuk është ndërmjet mendimit shiit dhe atij sunit, por ndërmjet atyre çka Aron Zysow i ka cilësuar si "materialistët" dhe "formalistët".[1] Materialistët këmbëngulin se, në mënyrë që të quhet i vlefshëm, çdo ligj duhet të jetë i sigurt. Formalistët angazhohen për një kornizë në të cilën normat krijohen, veçanërisht aftësitë e juristëve për të kryer ixhtihad. Sipas materialistëve ka qenë e domosdoshme që analiza ligjore të arrinte rezultate që janë të sigurta. Këmbyerazi, formalistët, pa diskutim, kanë ngelur të kënaqur me rezultatet që janë të mundshme, por jo të sigurta. Në historinë e teorisë ligjore islame, pjesa më e madhe e juristëve kanë qenë formalistë të palëkundur. Megjithatë, tendencat materialiste janë shtuar në mendimin modern islam. Ky shtim mund të ketë ndodhur për shkak të shkëmbimit të shtuar me sisteme të tjera ligjore, apo si pasojë e refuzimit të tyre. Nocioni se një gjykim ligjor është vetëm i mundshëm (dhann), apo vetëm rezultat i një arsyetimi ligjor të gabueshëm të një dijetari individual, po del se është më pak bindës qoftë intelektualisht ashtu dhe nga pikëpamja e popullaritetit.[2] Qasja ligjore e selefive puritanë josh myslimanë të shumtë për shkak se ajo

> **Ndonëse Kurani dhe Suneti në vetvete nuk janë ligje, ato megjithatë përmbajnë ato çka juristët iu referohen si delile, apo argumente tekstuale.**

ndjek këtë tendencë materialiste dhe premton se prodhon siguri.

Tradicionalistët janë formalistë në kuptimin se ata nuk pretendojnë siguri absolute në konkluzionet e tyre ligjore. Ata bëjnë një dallim ndërmjet ligjit dhe burimeve të tij, dhe ky dallim e merr të mirëqenë se ligji, i cili është një përmbledhje e rregullave të përcaktuara hyjnish, nuk është krejtësisht i qartë vetvetiu nga tekstet e shenjta. Sikur të ishte kështu, tekstet e shenjta nuk do të ishin burim i ligjit, por do të ishin vetë ligji. Ligji është rezultat i interpretimit juridik dhe, si rrjedhojë, gjendet në fundin e procesit interpretativ, jo në fillim të tij. Ajo çka thotë një jurist nuk është autoritative për shkak se ai e thotë atë, por për shkak se autoriteti i tij ngrihet mbi vlefshmërinë e metodologjisë së tij. Çështja është nëse e ka kryer apo jo siç duhet, apo në

mënyrë të vlefshme, juristi ixhtihadin (përpjekjen e pavarur juridike).

Ndonëse Kurani dhe Suneti në vetvete nuk janë ligje, ato megjithatë përmbajnë ato çka juristët iu referohen si delile, apo argumente tekstuale. Një delil është një tregues i asaj çka Zoti ka pasur për qëllim, por nëse nuk është definitiv (kat'i) atëherë inferenca e juristit për atë çka Zoti ka pasur për qëllim është vetëm e mundshme dhe nuk mund të thuhet se është qëllimi absolut i Zotit. Një jurist e përdor delilin si udhërrëfyes për të konkluduar atë çka ai mendon se është gjykimi i saktë për një çështje specifike ligjore. Juristët pa diskutim kanë për të pasur dallime, duke qenë se ata kanë metoda të ndryshme me të cilat orvaten që të kuptojnë ligjin e Zotit. Për shkak se dallimet në opinione dhe mosmarrëveshja janë normë në ligjin islam, konsensusi dhe pajtueshmëria janë ato që sjellin siguri. Duke pasur parasysh se çështjet ligjore janë konkluzione të mundshme në lidhje me atë çka mund të jetë qëllimi i Zotit, herë-herë ka opinione të shumëfishta që tradicionalistët i cilësojnë të vlefshme. Duke qenë se këto opinione janë të mundshme, një jurist mund të zgjedhë njërin opinion si me probabilitet më të lartë, apo më afër me të vërtetën, se sa të tjerët.

Për juristët tradicionalistë, rezultatet e ixhtihadit klasifikohen si të supozuara (dhann), si dije jo përfundimtare ('ilm). Sikur të gjitha ligjet të ishin të qarta prej vetvetiu, nuk do të ekzistonte nevoja për interpretim, për shkak se, në një rast të tillë, nuk ka çfarë të interpretohet.[3] E thënë ndryshe, ndërkohë që burimet lypseshin njohur me siguri, konkluzionet ligjore të nxjerra prej tyre nuk duhet të jenë më tepër se sa të mundshme, apo me më tepër gjasa për të qenë të vërteta se sa jo.[4] Tradicionalistët mbrojnë nocionin se duhen pasur mosmarrëveshje të vlefshme në opinion për shkak se pjesa më e madhe e teksteve ligjore janë të bazuara mbi probabilitet (dhannije),

**Juristët, kur nuk ka konsensus, nuk mund të pretendojnë me siguri se një opinion i tillë është kuptimi absolutisht i saktë i vullnetit të Zotit.**

si të kundërvëna ndaj kategorisë definitive, apo të prerë (kat'ije). Juristët para-modernë myslimanë e kufizuan sferën e dallimeve duke hequr një dallim midis dy tipave të elementëve ligjore, ato që janë themeltarë (usul) dhe të tjerë që janë degëzime (furu').

Këto kanë konsekuenca serioze mbi sferën e veprimit të interpretimit ligjor. Dijetari shafii Ebu el-Ma'ali el-Xhuvejni (vd. më 1085) vuri në dukje se usulët (themelet/bazat) njihen nëpërmjet referencës ndaj arsyes, ndaj argumenteve tekstuale (delile), ose ndaj të dyjave. Kur kemi të bëjmë me usulët, arsyeja apo argumentet tekstuale (delilet) përçojnë siguri dhe kontribuojnë në vlerat thelbësore mbi të cilat nuk lejohet debati, dhe rreth të cilave nuk nevojitet asnjë lloj interpretimi. Me fjalë të tjera, këto parime themeltare nuk cenohen e as nuk preken nga pasiguria. T'u japësh vlerë perspektivave konfliktuale mbi parimet themeltare të fesë kërcënon pretendimet e të vërtetës lidhur me fenë.[5] Për shembull, njëjësia e Zotit, pesë shtyllat e islamit, dhe ndalimi i kurvërisë nuk kanë hapësira për mosmarrëveshje në opinion.

Dija definitive barazohet me sigurinë – pra, ta kesh të pamundur të ushqesh ndonjë dyshim në lidhje me të. Në krahun tjetër, opinioni juridik apo dhann nënkupton se ajo është e mundshme, por jo e sigurt. Me fjalë të tjera, dija është e bashkëlidhur me sigurinë, kurse opinioni është i bashkëlidhur me probabilitetin. Pjesa më e madhe e juristëve sunitë besojnë se e vërteta është një dhe se ka vetëm një gjykim të saktë mbi një veprim të caktuar. Për pasojë, kur juristët kanë mospajtime lidhur me një problematikë, ata nuk mund të kenë të gjithë të drejtë. Mirëpo, për shkak se të gjitha këto opinione janë të bazuara mbi dhann (probabilitet/mundshmëri), nuk ka asnjë mënyrë që të theksohet se cili opinion është padiskutueshëm i saktë.[6]

Është e arsyeshme të thuhet që vetëm njëri prej këtyre opinioneve



mund të jetë i saktë, dhe juristët, kur nuk ka konsensus, nuk mund të pretendojnë me siguri se një opinion i tillë është kuptimi absolutisht i saktë i vullnetit të Zotit. Kur konsensusi nuk ekziston, juristët nuk mund të pretendojnë se kanë të vërtetën absolute, për shkak të subjektivitetit të qenësishëm në të kuptuarit e tekstit. Nasuredin el-Albani pohon se në ligjin islam dija definitive apo siguria mund të arrihen, dhe ai e refuzon pluralitetin e opinioneve të vlefshme. Kjo bindje ndikoi në qasjen e tij karshi mosmarrëveshjeve në opinione, vlefshmërisë së ixhmasë (konsensusit), dhe në gabueshmërinë e interpretimit të teksteve të shenjta.

Ky këndvështrim konfliktual ngre një pyetje të rëndësishme: kur bazohet një interpretim mbi një proces objektiv, dhe kur është ai subjektiv? Nëse me subjektivitet nënkuptohet se për shkak që juristët nuk janë Zoti, interpretimi i tyre do të pasqyrojë, në një mënyrë a një tjetër, një pjesë të subjektiviteteve të tyre unike, atëherë një subjektivitet i tillë është i parëndësishëm. Nëse nënkuptohet se të gjitha leximet janë barabar të vlefshme, atëherë kjo është problematike për shkak se papërcaktueshmëria minon vlerën e sistemeve ligjore. Tradicionalistët e pranojnë se subjektiviteti dhe njëanshmëria ekzistojnë, por ata nuk besojnë se e vërteta nuk ekziston dhe se të gjitha interpretimet janë të barabarta. Në qoftë se e vërteta dhe faktet duhet të provohen, atëherë ato duhen përcaktuar empirikisht. Ligji tekembramja është i bazuar mbi nocionin se e vërteta dhe faktet ekzistojnë. Nëse të gjitha opinionet ligjore janë të barabarta, atëherë sistemet ligjore bëhen të kota e të panevojshme. Nëse nocioni i të vërtetës flaket tutje, sidomos në kontekstin e ligjit, atëherë ligji nuk ka asnjë aftësi për të funksionuar më tutje. Tradicionalistët besojnë se opinionet e tyre ligjore janë e vërteta, por ata theksojnë përulësinë epistemike lidhur me pretendimet që ata ngrenë rreth të vërtetës.

**Pluralizmi ligjor ka qenë gjithnjë një pjesë integrale e traditës ligjore islame.**

Refuzimi i të vërtetës në ligj rezulton në një batak të gjykimit arbitrar ku zbatohet ligji. Këtu, relativizmi në ligj bëhet aleati më i mirë i një batakçiu. Çdo komunitet i qëndrueshëm lyp interpretimin pozitivist të një teksti të përbashkët, i marrë si ligj. Përndryshe, komuniteti shpërbëhet në pikëpamjet subjektive të çdonjërit prej pjesëtarëve të tij dhe pëson një regres drejt një gjendjeje epistemike të natyrës. Nëse Kurani dhe Suneti nuk bartin asnjë kuptim që mund të zbulohet, atëherë ato do të ishin enë boshe në të cilat çdo person sjell interpretimin e tij. Për pasojë, nuk do të kishte komunitet të bazuar mbi këto tekste. Në krahun tjetër, një qasje pozitiviste ndaj shkrimeve të shenjta privilegjon shkrimet e shenjta në përcaktimin e natyrës së bashkësisë myslimane.

Gjithnjë ka për të pasur tensione dhe diskutime të vazhdueshme në komunitetin mysliman lidhur me atë se si shkrimi i shenjtë duhet të interpretohet me saktësi. Kjo është e mundur vetëm mbi premisën e përbashkët se vetë teksti ka një kuptim dhe se interpretimi është çështje zbulimi dhe imponimi. Për pasojë, mospajtimi i tradicionalistëve nuk e rrëzon por e afirmon statusin e tekstit si pozitiv. Prandaj, qasja tradicionaliste ndaj ligjit nuk e largon nevojën për proces të drejtë dhe për gjykata. Fakti se ligji nuk zbatohet vetvetiu, por duhet të zbatohet nga njerëz që janë të angazhuar në një ushtrim interpretativ, nuk nënkupton se vetë teksti i ligjit nuk ka kuptim, përkundrazi. Tradicionalistët ndihen të kërcënuar nga nocioni se tekstet nuk kanë kuptime jashtë asaj që imponohet nga lexuesi, madje edhe sikur ai të jetë imponuar subjektivisht nga një kolektivitet lexuesish. Kjo rezulton në shpërbërjen e komunitetit të dijetarëve në individë më të vegjël epistemikisht të izoluar ku secili jep versionin e tij se çfarë është apo çfarë nuk është Islami. Kjo mund të rezultojë në një nën-komunitet, apo madje edhe në një individ, që qëllimisht imponon interpretime të errëta apo jo-ortodokse mbi komunitetin më të gjerë.

Pluralizmi ligjor ka qenë gjithnjë një pjesë integrale e traditës ligjore islame. Mungesa e një hierarkie klerikale që mund të imponONTe një kod të veçantë ligjor në mbarë shoqëritë myslimane i dha hov një shumësie të opinioneve të ndryshme. Në vazhdën e historisë ligjore sunite, pati shumë pak dijetarë, ku spikatin shkolla mutezilite dhe ajo dhahirite, të cilët refuzuan probabilitetin në ligjin islam. Juristët myslimanë kanë qenë të vetëdijshëm për problemet e pluralizmit ekstrem ligjor dhe, si rrjedhojë, bënë përpjekje që të kufizonin dallimet në opinion duke argumentuar në favor të mungesës së aftësive ligjore për të kryer ixhtihadin. Ligji islam ruajti shumëçka nga mosmarrëveshjet në opinione ndërmjet katër medhhebeve dhe brenda secilit prej tyre.[7] Tradicionalistët e njihnin subjektivitetin si një pjesë e qenësishme e procesit të interpretimit, dhe, si rezultat, dijetarët natyrshëm do të jenë në mospajtim në rastet kur shkrimi i shenjtë nuk është i pakontestueshëm dhe definitiv, apo i prerë. Me përkufizim, ixhtihadi nuk mund të bazohet mbi tekste të qarta për shkak se tekste të tilla nuk kërkojnë përpjekje të mëdha për t'u kuptuar. Krahas kësaj, ixhtihadi ndodh vetëm në rastet kur shkrimi i shenjtë është i paqartë, dhe nuk është i vlefshëm në rastet kur shkrimi i shenjtë është shprehimisht i qartë

apo mbi pjesët e fesë të cilat tashmë janë të përcaktuara qartë. Në përputhje me këtë, tradicionalistët pohojnë se nuk është e lejueshme që të dënohen të tjerët përse ata ndjekin një qëndrim të bazuar mbi ixhtihadin e vlefshëm. Kjo do të thotë se dallimet në opinion (ihtilaf) do të ekzistojnë gjithmonë dhe sado e madhe qoftë këmbëngulja mbi ndjekjen e haditheve autentike, kjo nuk do t'i unifikojë ato. Selefitë puritanë e kritikojnë ihtilafin (mospajtimin juridik) dhe e shohin atë se është shfaqur si rezultati i përdorimit të tepruar të arsyetimit personal (re'j). Ata argumentojnë se ihtilafi mund të reduktohet në mënyrë domethënëse nëse juristët braktisin medhhebet dhe ndjekin vetëm Kuranin dhe Sunetin.

Tradicionalistët e shohin si të pasaktë gjykimin se dhënia e opinioneve ligjore është diçka e jashtme ndaj Kuranit dhe Sunetit, për shkak se, me përkufizim, i gjithë ixhtihadi i vlefshëm bazohet mbi një kuptim eksplicit apo implicit, pra të qartë apo të nënkuptuar, të një ajeti kuranor apo të një hadithi pejgamberik. Ajo çka selefitë puritanë nënkuptojnë me të vërtetë kur ata bëjnë një dallim midis opinioneve të dijetarëve dhe shkrimit të shenjtë është se kur shkrimi i shenjtë bie ndesh me një opinion të një dijetari, opinioni i dijetarit nuk mund të cilësohet si

**Selefitë puritanë janë orvatur që të demonstrojnë pavlefshmërinë e shumë opinioneve ligjore që gjenden në katër shkollat.**

interpretim i vlefshëm i shkrimit të shenjtë.

Ndonëse mosmarrëveshje të shumta në opinion kanë qenë pasojë e metodave të vlefshme interpretative, tradicionalistët gjithashtu pranojnë se nocioni i pluralizmit ligjor mund të rezultojë edhe tek individë që manipulojnë kuptimin e shkrimeve të shenjta. Në vlerësimin e selefive puritanë, pluralizmi ligjor mund të çojë gjithashtu edhe në raste kur individë të ndryshëm zgjedhin interpretime që u shkojnë për shtat kapriçove e tekave të veta. Tradicionalistët gjithashtu do të refuzojnë këtë zgjedhje sipas "midesë" të opinioneve të dijetarëve, por zgjedhja e bazuar mbi kapriço ndonjëherë është rezultat i kombinuar i pluralizmit ligjor dhe i edukimit masiv të njerëzve të thjeshtë. Tradicionalistët kanë bërë përpjekje që ta mbanin në frerë këtë fenomen, thjesht duke cilësuar vetëm opinione të caktuara si të vlefshme, kryesisht duke u bazuar mbi konsideratat metodologjike, dhe jo mbi rezultatin interpretativ. Metodologjia kishte rëndësi në përcaktimin e asaj se çka e bënte të vlefshëm një interpretim.




Si selefitë ashtu dhe tradicionalistët besojnë se tekstet e shenjta kanë pasur për qëllim kuptime që janë të zbulueshme me anë të punës së dijetarëve. Ata bien dakord se jo të gjitha leximet e shkrimit të shenjtë mund të jenë njëlloj të vlefshme. Një rast i tillë do të nënkuptonte se shkrimet apo tekstet e shenjta nuk kanë asnjë kuptim dhe janë thjesht ena e çfarëdolloj gjëje që njerëzit derdhin në to. Ixhtihadi është një proces dialektik nëpërmjet të cilit bëhet një përpjekje për të pajtuar interpretimet dhe kuptimet e ndryshme të teksteve si dhe t'i rafinojë ato në dritë të usulit të medhhebeve dhe argumenteve që zhvillohen (nga dijetari, apo muxhtehidi) në vazhdën e dialektikës diturore. Në atë proces, kuptimi për shkrimin e shenjtë i nënshtrohet një transformimi teksa ai e heton atë nëpërmjet metodologjisë së tij të veçantë. Është pikërisht për këtë arsye që tradicionalistë si Sejid Ramadan el-Buti këmbëngulin se, nëse dikush nuk është i përgatitur si dijetar, prej tij kërkohet që të ndjekë ixhtihadin e dijetarëve.[8] Tradicionalistët e cilësojnë si të vlefshëm ixhtihadin e një dijetari i cili i qëndron besnik parimeve ligjore të njërës prej katër shkollave ligjore islame. Selefitë puritanë orvaten që të zgjidhin ihtilafin duke riprodhuar evidenca që verifikojnë nëse një opinion është i bazuar mbi shkrimin e shenjtë dhe nuk është një ndjekje e verbër e një shkolle ligjore.

Për shembull, Albani bënte përpjekje që të minimizonte ihtilafin dhe të bashkonte myslimanët mbi atë që ai e quante Islam autentik. Ai e refuzonte nocionin se dy opinione të kundërta mund të ishin njëlloj të vlefshëm, dhe i kritikonte ata të cilët mbronin këtë opinion. Duke iu

referuar Ebu Gudës, Albani thotë: “Ebu Guda mëton se dy opinione të kundërta – dhe medhhebi i tij është plot e përplot me të tilla raste – mund të jenë pa dallim pjesë të Sheriatit dhe se është e lejueshme që të veprohet në bazë të çdonjërit prej tyre … A është feja sipas teje (Ebu Guda), dy fe; njëra e lehtë dhe tjetra e vështirë?”[9]

Selefitë puritanë dhe tradicionalistët kanë objektiva të ndryshme sa i përket ihtilafit. Selefitë puritanë janë orvatur që të demonstrojnë pavlefshmërinë e shumë opinioneve ligjore që gjenden në katër shkollat. Këmbyerazi, tradicionalistët janë përpjekur që të bëjnë të vlefshme të gjitha opinionet në gjirin e medhhebeve. Historikisht, pranimi i pluralizmit ligjor nga ana e tradicionalistëve ka qenë i rëndësishëm për shkak se ka lehtësuar shkëmbime të veçanta ligjore brenda institucioneve ligjore të periudhës para-moderne. Me rënien e këtyre institucioneve, lehtësimi që ofronte pluralizmi ligjor nuk është më relevant.

Pavarësisht nga kjo, tradicionalistët argumentojnë se këto opinione nuk janë të bazuara mbi kapriço dhe teka, por mbi evidencat shkrimore.[10] Ajo çka e bën të vlefshëm një opinion në vlerësimin e tradicionalistëve është cilësia e ixhtihadit që kryhet për të arritur në një përfundim ligjor. Në përputhje me këtë, pyetja nëse një opinion është i saktë nuk e rrok thelbin e çështjes. Për shkak se pjesa më e madhe e opinioneve ligjore janë të bazuar mbi tekste dhanni (probabël/ jo të prera), nuk ka asnjë mënyrë për të përcaktuar kuptimet e tyre me siguri absolute, madje edhe sikur të besohet se ka vetëm një interpretim të saktë. Interpretimi i një juristi vërtetohet bazuar mbi përsosmërinë epistemike në hulumtim, që rrjedhimisht i jep autoritet opinionit të tij. Një konkluzion i tillë shpesh cilësohet si epërsi e opinionit (galebet el-dhann). Një epërsi e opinionit nuk është siguri, por është arritje e një shkalle që i përafrohet sigurisë. Për pasojë, ndonëse autoriteti ligjor e pranon gabueshmërinë njerëzore, ai e kufizon vlefshmërinë e opinioneve të ndryshme në ato që përmbushin standardet e ixhtihadit. Anver Emon ka shkruar se “Galebet el-dhann përfaqëson standardin e vlerësimit që edhe i jep autoritet gjykimeve të fikhut, por edhe ruan përunjësinë përpara një Zoti të pafundmë.”[11]

Albani nuk e mohon ekzistencën e asaj që ai e konsideron ihtilafi legjitim, por ai përpiqet që ta kufizojë atë. Në gjykimin e tij, tradicionalistët e sjellin shpesh në diskutim ihtilafin për të përligjur çdo opinion, pa pasur një gatishmëri për të rishikuar opinionin e tyre në dritë të teksteve të shenjta. Si rrjedhojë, Albani bëri përpjekje që të rishikonte të gjitha opinionet e jurisprudencës islame në dritë të Kuranit dhe Sunetit. Ai nuk e konsideronte të vlefshëm një opinion nëse ai nuk mbështetej nga tekstet e shenjta. Me fjalë të tjera, një dijetar mund të japë një fetva bazuar mbi një medhheb me kushtin që fetvaja të jetë e mbështetur nga Kurani dhe Suneti, dhe jo e bazuar vetëm në opinionin e medhhebit të tij, duke ia rikthyer kështu autoritetin teksteve të shenjta dhe jo medhehebit.[12] Albani thotë: “Çdo myfti duhet ta mbështesë fetvanë e tij duke e lidhur atë me librin e Zotit apo me hadithet e Pejgamberit të Zotit, paqja dhe mëshira qofshin mbi të… Kur pyetet për një gjykim, një mysliman që ndjek një medhheb të veçantë nuk e ka të lejuar që të japë një fetva në bazë të medhhebit të tij. Kjo sepse ka opinione edhe në medhhebe të tjera dhe ai duhet të frenohet nga dhënia e fetvasë (pa një argument tekstual, apo delil). Në qoftë se ai jep një fetva, atëherë ai ka bërë gjynah.”[13]

E thënë ndryshe, ai dëshironte që të minimizonte rolin njerëzor në interpretim dhe kërkonte që secila fetva të kishte një bazë të qartë në tekstet e shenjta. Ndonëse Albani ndonjëherë citon opinionin e një medhhebi, në shumë raste ai nuk analizon arsyetimin ligjor dhe të dhënat mbështetëse mbi të cilat ato ngrihen. Me fjalë të tjera, ai nuk i hyn shqyrtimit se përse tradicionalistët e mbrojnë opinionin e tyre kur ata kanë mendim tjetër nga ai. Preokupimi i tij parësor ishte se myslimanët e thjeshtë do të pranonin një gjykim ligjor bazuar thjesht e vetëm mbi opinionin e një dijetari, dhe jo mbi faktin se gjykimi në fjalë është i mbështetur në tekstet burimore. Si rrjedhojë, vetëm qasja e bazuara në tekste (burimore) mund të jetë e saktë në ligjin islam. Tradicionalistët kanë një kuptim të ndryshëm se çfarë e bën të vlefshëm një interpretim të caktuar. Muhamed Auameh argumenton se nëse dijetari është muxhtehid dhe person i dijes, po ta citosh atë është e njëvlershme me të cituarit e teksteve të shenjta për shkak se opinioni i një dijetari nuk është i bazuar mbi preferencat e tij personale, por mbi një studim të vëmendshëm të teksteve të shenjta.[14]

*Përktheu: Arjol Guni*

*1. Aron Zysow, The Economy of Certainty: An Introduction to the Typology of Islamic Legal Theory (Atlanta, GA: Lockwood Press, 2013), 3. 2. Shiko parathënien e Robert Gleave në A. Zysow, Economy, 3. 3. Bernard Weiss, “Interpretation in Islamic Law: The Theory of Ijtihād,” The American Journal of Comparative Law, 2, no. 26 (1978), 199–200. 4. Wael Hallaq, The Origins and Evolution of Islamic Law (Cambridge: Cambridge University Press, 2005), 130. 5. Anver Emon, “To Most Likely Know the Law: Objectivity, Authority, and Interpretation in Islamic Law,” Hebraic Political Studies, 4, no. 4 (2009), 425–429. Abū al-Maʿālī Al-Juwaynī, Kitāb al-Ijtihād min Kitāb al-Talkhīs, ed. ‘Abd al-Hamīd Abū Zunayr (Damascus: Dar al-Qalam, 1987), 25. 6. B. Weiss, “Interpretation,” 203. 7. Ahmed Fekry Ibrahim, “Legal Pluralism in Sunni Islamic Law: The Causes and Functions of Juristic Disagreement,” në Routledge Handbook of Islamic Law, ed. Khaled Abou El Fadl, Ahmad Atif Ahmad, and Said Fares Hassan (New York: Routledge, 2019), 209. 8 M. Būtī, Al-Lā Madhhabiyya, 53–54. 9. N. Albānī, Kashf, 100–101. 10. Për shembull, Abdyl Vehab e;-Shaʿrānī (d. 973/1565) ka arumentuar se Zoti qëllimisht krijoi dy rrafshe të ligjit, njëri që ishte rigoroz dhe tjetri që ishte i butë. A. Ibrahim, “Legal Pluralism in Sunni Islamic Law,” 216 11. A. Emon, “To Most Likely Know,” 436. 12. Muhammad Nāsir al-Dīn al-Albānī, “Al-Taqlīd wa l-Ittibāʾ,” leksion nga www.alalbany.net, parë për herë të fundit më 5 prill, 2012. 13. N. Albānī, “Taqlīd.” 14 M. ʿAwwāma, Athar, 71–72. 1. Burimi: Emad Hamdeh, Salafism and Traditionalism: Scholarly Authority in Modern Islam (Cambridge: Cambridge University Press, 2021), 97-120.*

Dr. Selim Selimi

# Flamuri dhe himni (1)

Flamujt janë shenja të personaliteteve, misioneve dhe pavarësisë së kombeve që u përkasin ata. Kjo është arsyeja për vlerën e madhe që i është dhënë një pëlhure me sa duket. Në fakt, të respektosh flamurin do të thotë të tregosh respekt për të gjithë atë komb, pavarësinë e tij, shtetin e tij, besimin e tij.

## A janë flamujt e kombeve vepër e rastësisë?

Flamuri është një pëlhurë që valëvitet në shkop dhe përdoret për të identifikuar apo simbolizuar diçka. Të gjitha shtetet kanë flamurin e tyre me të cilin identifikohen, por edhe ushtria dhe fusha të tjera të veprimtarisë kanë flamurin e tyre. Ndërsa flamuri kombëtar është një nga simbolet më të rëndësishëm dhe më të respektuara të vendit.

Si rregull, motivi i paraqitur në flamur shoqërohet me historinë ose kulturën e vendit. Ndërsa shumica e flamujve kombëtar përfshijnë forma të ndryshme gjeometrike, ngjyra dhe simbole të zakonshme, ka flamuj me gjëra çuditërisht të çuditshme të përshkruara mbi to. Kur e shikojmë në këtë mënyrë, shohim se, për shembull, flamujt e popujve të krishterë zakonisht mbizotërohen nga motive trengjyrësh dhe kryq. Zakon i përdorimit të tri ngjyrave, i cili vjen nga Triniteti. Ashtu siç përdoren tre shirita në vend të tri elementeve, ka edhe kujtime dhe kuptime kombëtare të përfaqësuara nga ngjyrat. Megjithëse merr forma të ndryshme sipas sekteve, vërehet përhapja e motivit të kryqit.[1]

Flamuri i Shteteve të Bashkuara të Amerikës është flamuri kombëtar i Shteteve të Bashkuara. Përbëhet nga trembëdhjetë vija horizontale të barabarta të kuqe (lart dhe poshtë) që alternohen me të bardhën, me një



drejtkëndësh të kaltër në kanton (referuar specifikisht si "bashkimi") që mban pesëdhjetë yje të vegjël, të bardhë, me pesë cepa të rregulluar në nëntë horizontale të kompensuar në rreshta, ku rreshtat me gjashtë yje (lart dhe poshtë) alternohen me rreshtat prej pesë yjeve. 50 yjet në flamur përfaqësojnë 50 shtetet Federale të Amerikës, shtetet e Shteteve të Bashkuara të Amerikës, dhe 13 vija përfaqësojnë trembëdhjetë kolonitë britanike që shpallën pavarësinë nga Mbretëria e Britanisë së Madhe dhe u bënë shtetet e para në SHBA. Flamuri i ish Federatës Socialiste të Bashkuar Ruse, çekani dhe drapri në një sfond të kuq, përfaqësonte rregullin e komunizmit dhe diktaturën e proletariatit. Flamujt e bardhë me diellin në Japoni simbolizojnë të kuptuarit e hyjnisë në budizmin japonez. Flamuri i Izraelit përfaqëson sionizmin në përshkrimin e besimit hebre në judaizëm. Në Lindjen e Largët, flamuri korean është në formën e dy "S" të ndërthurur në një rreth dhe i referohet budizmit në shkollën e tyre të besimit. Po kështu, dragoi (azhderi) në flamurin kinez mban gjurmët e kulturës tradicionale në Kinë. I referohet mençurisë në Taoizëm.

Ndërsa, në flamujt e vendeve islamike, për shembull: në flamurin e Arabisë Saudite, është fjala *kelima-i tevhid* (Fjala e Njëshmërisë) në një sfond të gjelbër. Kurse fjala *Allahu* është në flamurin iranian. Në flamujt e vendeve të tjera islamike, ne shohim variacione të ndryshme ngjyrash të gjysmëhënës dhe yllit.

Ekziston një transmetim (rivajet), që të gjithë kemi dëgjuar në fëmijërinë tonë epopenë, që është vendosur në mendjet tona si një peizazh. Gjaku i dëshmorëve (mysliman), llogaritet si çmim i fitores në luftën e Kosovës (1389). Atë kohë, kokat që u ngritën nga sexhdeja gjatë faljes së namazit të mbrëmjes, atë çast shfaqet nga qielli një yll para hënës, e kështu pra, do të lind flamuri, gjysmëhëna dhe ylli (turk). Ky transmetim ka fituar vlerë me këtë ngjarje historike, për shkak

të ndjenjave të besimit dhe përkushtimit dhe u përcillet gjeneratë pas gjenerate fëmijëve tanë.

Flamujt janë shenja të personaliteteve, misioneve dhe pavarësisë së kombeve që u përkasin ata. Kjo është arsyeja për vlerën e madhe që i është dhënë një pëlhure me sa duket. Në fakt, të respektosh flamurin do të thotë të tregosh respekt për të gjithë atë komb, pavarësinë e tij, shtetin e tij, besimin e tij. Disa flamuj simbolizojnë përvojat më të thella historike të fisit që e zotëron atë dhe sekretet e mbijetesës së tyre. Do të thotë se, flamujt nuk janë kurrë forma të rastësishme.

## Çfarë do të thotë të simbolizosh sekretet e jetësimit të kombeve?

Edhe kur bëhet fjalë për jetën individuale, gjëja që i lidh njerëzit me jetën janë besimet, idealet dhe përparimi apo progresi që ata zakonisht dëshirojnë të arrijnë. E njëjta gjë vlen edhe për kombet. Dikur, çdo komb ka një mision të imponuar nga ngjarjet historike.

Kuptimi i Teuhidit të unitetit trajtohet dhe sistematizohet në të gjithë universin dhe ky sistem zbatohet për njerëzimin. Përfaqësuesi më i madh i idesë së unitetit, besimit të unitetit është Muhamedi a.s.. Ai përdori një flamur të zi të quajtur "Ukaab" (Karakuş / Zogu i zi), ndërsa zgjodhi flamurin që shpreh misionin e tij, dhe ky flamur u vazhdua më vonë nga abasidët, selxhukët e mëdhenj, selxhukët anadollë, harzemshahët etj. Ngjyra e zezë është një simbol që shpreh unitetin nga pika e besnikërisë.

Një tjetër nofkë e përdorur te turqit shigjeta dhe harku (Ok - Yay), është flamuri i selxhukëve të mëdhenj.

Flamujt e gjelbër dhe të kuq me tri gjysmëhëna u përdorën zakonisht gjatë periudhës osmane. Sancak-Şerif, i cili ka fjalën e Teuhidit, ishte rezervuar për kohë shumë të veçanta. Deri në epokën e Mahmudit të II, vendosja e flamurit nuk ishte në diskutim në kuptimin modern. Në kohën e Selimit të III, flamuri mori formën e një flamuri-pëlhure me ngjyrë të kuqe dhe një gjysmëhënë e bardhë dhe një yll tetëkëndësh. Kurse tani ka të njejtën pamje, pëlhurë e kuqe me gjysëmhënë e yll të bardhë pesëkëndësh. Forma dhe dimensionet e tij ishin fiksuar me Ligjin e Flamurit.

Janë bërë interpretime të ndryshme për tre flamujt e gjelbër ose të gjysmëhënës së kuqe të përdorura në periudhën osmane. Sidoqoftë, është e padiskutueshme që *Hilal* (Gjysmëhëna) përfaqëson mesazhin e unitetit të fesë islame. Sepse ky simbol është bërë sinonim i Islamit gjatë gjithë historisë.[2]

## Flamuri dhe himni turk

Në vargun e parë të himnit kombëtar turk[3], poeti Mehmed Akif Ersoj[4] nënkuptonte kështu kur thoshte:

Korkma, sönmez bu şafaklarda yüzen al sancak!

*"Mos ki frikë, ylli i artë që noton në këto agime!"*

Në sigurinë e një besimtari që e dinte se Teuhidi - monoteizmi do të ruhej nga vetë Allahu, ai tha se gjoksi i tij plot besim ishte mbrojtësi më i duhur i kësaj. Dridhja e zemrës së një poeti të dashuruar me kombin dhe besimin e tij shprehet në fjalët e gjysmëhënës dhe yllit në himn.

Për një komb, që emrin e ushtarit të vet emërton "Mehmetçik" (ushtari që emërtohet me emrin Muhamed) për shkak të dashurisë për Pejgamberin Muhamed a.s., e edhe ylli në flamur simbolizon Pejgamberin a.s., si yll që shkëlqen:

*O benim milletimin yıldızıdır, parlayacak;*
*O benimdir, o benim milletimindir ancak.*
*"Ai është ylli i kombit tim që do të shkëlqejë,*
*Ai është imi, ai është vetëm i kombit tim!"*

Sidomos në strofën e dytë:

*Çatma, kurban olayım, çehreni ey nazlı hilal!*
*Kahraman ırkıma bir gül! Ne bu şiddet, bu celal?*
*"Mos u ngrys o hënë e re nazemadhe, t'u bëfsha kurban,*
*Pa buzëqeshi kombit time hero... Ç 'forcë ç 'madhështi."*

Çështja e gradës së shehidit - martirizimit në vargje në vijim shpreh gjithashtu me një stil jashtëzakonisht të përshtatshëm.

*Bastığın yerleri 'toprak!' diyerek geçme, tanı:*
*Düşün altında binlerce kefensiz yatanı.*
*Sen şehit oğlusun, incitme, yazıktır, atanı:*
*Verme, dünyaları alsan da, bu cennet vatanı.*
*"Mos shkel mbi këtë tokë duke bërë sikur s'di,*
*Mendo për mijërat që shtrihen nën të pa qefin,*
*Ti je një bir dëshmori, mos e fyej tët atë kurrsesi,*
*Mos e jep këtë vatan si parajsë, botën sikur të të japin."*

Pak i kushtohet ekskluzivisht kësaj ideje. Sidomos në vargjet:

*Kim bu cennet vatanın uğruna olmaz ki feda?*
*Şuheda fışkıracak toprağı sıksan, şuheda!*
*"E kush nuk bëhet fli për këtë parajsë vatan,*
*Dëshmorë shpërthejnë, po ta shtrydhësh, nga kjo tokë."*

Ku evladët e një kombi që ka arritur gradën e shehidllëkut - martirizimit përshkruhet në vargje, gjithashtu shprehet shenjtëria e fituar në të cilin jeton ai komb.

Ru*humun senden, ilahi, şudur ancak emeli:*
*Değmesin mabedimin göğsüne namahrem eli.*
*"Vetëm për një gjë të lutet shpirti im, o Zot, me shpresë:*
*Në gjoks të këtij tempulli dora e huaj të mos prekë."*

Vargjet e fundit janë shprehjet e mirënjohjes që kjo dëshirë shprehet duke iu kthyer flamurit, por në fakt Allahut, me vargjet madhështore:



*Dalgalan sen de şafaklar gibi ey şanlı hilal!*
*Olsun artık dökülen kanlarımın hepsi helal.*
*Ebediyen sana yok, ırkıma yok izmihlal:*
*Hakkıdır, hür yaşamış, bayrağımın hürriyet;*
*Hakkıdır, hakk'a tapan, milletimin istiklal!*
*"Valëzo si agimet edhe ti, o hënë e re me famë,*
*Hallall t'u bëftë gjaku ynë i derdhur si lumë,*
*Për ty, për kombin tim s'do të ketë më perëndim,*
*Flamuri im i lirë që e do lirinë, ka të drejtë të rrojë në liri,*
*Kombi im që i falet Zotit, ka të drejtë të rrojë në pavarësi."*

Teksti i himnit (marshit) të pavarësisë, i shkruar nga Mehmet Akif Ersoj, përfshinë një poemë të gjatë me 41 vargje. Vetëm 8 vargjet e para këndohet në ceremoni zyrtare.

Himni i Pavarësisë është një poezi e shkruar gjatë Luftës Kombëtare në Anadoll. Poezia, më 12 mars 1921 u miratua si Himni Kombëtar nga Asambleja e Parë e Madhe Kombëtare e Turqisë. Kompozimi i përket Osman Zeki Üngör.

## Marshi i Pavarësisë

*Mos u frikëso! Nuk shuhet flamuri i kuq që valëvitet në këto troje,*
*Pa u shuar oxhaku i fundit që tymon mbi vendin tim,*
*Ai është ylli i kombit tim, do të ndriçojë,*
*Ai është imi, ai është vetëm i kombit tim!*
*Mos u ngrys o hënë e re nazemadhe, t'u bëfsha kurban,*
*Pa buzëqeshi kombit tim hero..., ç' forcë, ç' madhështi,*
*Se pastaj s'të bëhet gjaku ynë i derdhur, hallall,*
*Është e drejta e kombit tim të rrojë i pavarur në liri.*
*Gjithmonë i lirë kam jetuar, i lirë jetoj,*
*Ç'i marrë mund të më lidhë me zinxhirë mua? Çudi!*
*Si rrebesh gjëmues jam, pengesat i shemb, i kaloj,*
*Çaj male, fushat e gjera s'më nxënë s'njoh kufij.*
*Përballë rrethimit të çeliktë të perëndimit mbi ne,*
*Unë kam për kufi gjoksin tim plot besim,*
*Le të ulërijë, mos ki frikë! Si mund të mbysë këtë bindje*
*Lugati i plakur pa dhëmbë ç'i thotë qytetërim.*
*Mos i lër të poshtëritë të afrohen në këtë vend, o vëlla,*
*Bëje trupin mburojë, kjo rrjedhë e pa turpshme të ndalojë,*
*Do të agojnë për ty ditët që Zoti t'i ka premtuar,*
*Kush e di? Mbase nesër, mbase më herët do të agojnë!*
*Mos shkel mbi këtë tokë duke bërë sikur s'di,*
*Mendo për mijërat që shtrihen nën të pa qefin,*
*Ti je bir dëshmori, mos e fyej tët atë kurrsesi,*
*Mos e jep këtë vatan si parajsë botën sikur ta japin.*
*E kush nuk bëhet fli për këtë parajsë vatan?*
*Dëshmorë shpërthejnë, po ta shtrydhësh, nga kjo tokë,*
*Edhe në mi marrtë Zoti jetën, të dashurit, gjithë çka kam,*
*Të mos më lerë të ndarë nga vatani im në këtë botë.*
*Vetëm për një gjë të lutet shpirti im, o Zot, me shpresë:*
*Në gjoks të këtij tempulli dora e huaj mos të prekë,*
*Këto ezanë me dëshmitë e tyre në themel të fesë,*
*Mbi tokën e atdheut tim të jetojnë përjetë.*
*Guri i varrit, në paqe të përkulet mijëra herë në dalldi,*
*Duke më kulluar, o Zot, gjaku i trupit nga çdo plagë,*
*Më shpërthen nga dheu kufoma si një shpirt i ri,*
*Atëherë, ndoshta, kryet më arrin gjeri në qiell të shtatë.*
*Valëzo si agimet edhe ti, o hënë e re me famë,*
*Hallall t'u bëftë gjaku ynë i derdhur si lumë,*
*Për ty, për kombin tim s'do të ketë më perëndim,*
*Flamuri im i lirë që e do lirinë, ka të drejtë të rrojë në liri,*
*Kombi im që i falet Zotit, ka të drejtë të rrojë në pavarësi.*[5]

*1. Sait Başer, Bayrak, saıtbasar.com, 2020. (Është profesor universitar në pension, punoi në Universitetin Marmara të Stambollit, njihet si shkrues i disa librave psiko-sociale. Shkrimi me titull "Flamuri dhe Himni" pjesërisht është përkthyer dhe përshtatur). 2. Saıt Başar, Bayrak, 2020. 3. Marshi i Pavarësisë (turqisht: İstiklâl Marşı), i njohur si Marshi i Lirisë, është himni kombëtar i Republikës së Turqisë, zyrtarisht i adpotuar më 12 mars 1921 (2 vjet e gjysëm para themelimit të Republikës më 29 tetor 1923) si një sagë muzikore motivuese për trupat që luftonin në luftën turke për pavarësi, dhe si një himn për Republikën që ishte ende për t'u themeluar. E shkruar nga Mehmet Ak if Ersoj, dhe e kompozuar nga Osman Zeki Üngör dhe muzikanti armen Edgar Manas, ky himn ka temë dashurinë ndaj atdheut turk, lirinë dhe besimin, si dhe lavdërimin për virtytet e shpresës, përkushtimit dhe flijimit në kërkimin e lirisë, të gjitha të paraqitura përmes imazheve vizuale, prekëse dhe kinestetike, sepse këto koncepte lidhen për flamurin, shpirtin e njeriut dhe atdheun. Dorëshkrimi origjinal nga Ersoji mbart titullin "Kahraman Ordumuza" – "Ushtrisë sonë heroike", duke iu referuar ushtrisë së popullit turk që përfundimisht fitoi luftën turke për pavarësi, me tekstin që reflekton mbi flijimet e ushtarëve gjatë luftës. Teksti i Marshit të Pavarësisë përfshinë një poemë të gjatë me 41 vargje. Vetëm 8 vargjet e para (me shkronja të trasha) këndohet në ceremoni zyrtare. 4. Mehmet Akif Ersoj lindi në Stamboll më 20 dhjetor 1873 në një familje intelektuale fetare. I ati Mehmet Tahir Efendiu (1826-1888) ishte me origjinë nga Shushica e Pejës në Kosovë. Që i vogël kishte ardhur për studime në Stamboll dhe ishte ngritur deri në gradën e profesorit në Medresenë Fatih. Ai kishte qenë një person i ditur dhe me shumë kulturë. Në librin "Safahat" ai e kujton babanë e tij me këto fjalë: "Babai im i ndjerë ishte njëri nga mësuesit e Medresesë Fatih. Hoxhë Tahir Efendiu nga Peja është babai dhe mësuesi im. Çfarë di, nga ai e kam mësuar." 5. Përkthye: Mithat Hoxha, Fletët f.568, Gonca yazinevi, Istambull 2000.*

Blerim Halili

# Filozofia dhe Sheriati, një dritë mbi dilemat e mendimit në botën myslimane

Recension: Ibën Rushdi (Averroes), "Fjala vendimtare rreth fesë dhe filozofisë" Logos-A, Shkup, 2017, 118 f.

## Hyrje

Libri "Fjala vendimtare rreth fesë dhe filozofisë" i mendimtarit klasik, filozofit mysliman Ibën Rushdi, i njohur ndryshe si Averroes paraqet një përpjekje gjigante për të qartësuar dhe rishikuar idetë dhe bindjet e myslimanëve mbi disa çështje delikate që kanë përshkuar shoqëritë myslimane ndër shekuj.

Ky libër i rreket një teme e cila edhe sot e kësaj dite vazhdon ta ruajë aktualitetin dhe rëndësinë e njëjtë dhe e cila në botën e mendimit islam, përkatësisht në tërë shoqëritë myslimane ka sjellë telashe dhe përçarje të mëdha, pra raportin ndërmjet fesë dhe filozofisë.

Ibën Rushdi ndjek metodologjinë, mënyrën e argumentimit dhe idenë e mendimit klasik islam, ani pse njihet si filozof racionalist mysliman dhe me prirje të theksuar të shpjegimit logjik. Do me thënë, librin e përshkon rrjedha klasike e shtrimit të temave. Në rrjedhën e shtjellimit dhe argumentimit, autori shtron idenë (qëndrimin) dhe vazhdon debatin mbi atë premisë, duke i mbetur besnik asaj dhe duke formuar qëndrimet për çështjet e tjera në vijim në pajtim me principin e asaj ideje. Prandaj kuptimi i tekstit të tij është i mundshëm vetëm me qasje tërësore, duke e kuptuar së pari metodologjinë dhe logjikën argumentuese të autorit dhe duke ndjekur linjën argumentuese që niset nga pika/premisa fillestare, p.sh. nga ideja se vështrimi mendor/logjik mbi qeniet e gjalla është detyrim sheriatik.

Ibën Rushdi, i cili i përket shkollës malikite, kishte marrë edukim fetar dhe shkencor e filozofik dhe njihet si një filozof mysliman racionalist i cili ka shkruar shumë në lidhje me raportin ndërmjet filozofisë dhe fesë, përkatësisht pajtueshmërinë dhe lidhjen e ngushtë mes tyre. Ai po ashtu kishte vlerësim të lartë për Aristotelin, për veprat e të cilit ka shkruar shumë shpjegime dhe ishte i njohur si "komentues i veprave të Aristotelit".

**Kuptimi i tekstit të tij është i mundshëm vetëm me qasje tërësore, duke e kuptuar së pari metodologjinë dhe logjikën argumentuese të autorit dhe duke ndjekur linjën argumentuese që niset nga pika/ premisa fillestare**

## Organizimi teknik dhe përmbajtja e librit

Libri i përkthyer në gjuhën shqipe përbëhet nga dy pjesë kryesore dhe një shtojcë. Në parathënie apo pjesën e parë përkthyesi i veprës, Nexhat Ibrahimi, ka shkruar në lidhje me jetën, veprën, mendimin dhe vendin që i është dhënë Ibën Rushdit në filozofinë islame dhe atë perëndimore. Në pjesën e dytë të librit është vendosur përkthimi i tekstit të Ibën Rushdit "Fjala vendimtare rreth fesë dhe filozofisë", i cili përmban nëntemat si në vijim: Gjykim për studimin e filozofisë, domosdoshmëria e njohjes, dituritë jomyslimane dhe gjykimi mbi to, kushtet e vështrimit, marrëdhëniet ndërmjet filozofisë dhe sheriatit, El-Gazali dhe filozofët, shkenca mbi gjërat hyjnore, bota ndërmjet amshueshmërisë dhe krijimit në kohë, domethënia e fjalëpërfjalshme dhe domethënia e fshehtë, ringjallja, synimi i sheriatit, mënyrat e pranimit të diçkasë si e vërtetë, klasat e njerëzve, sektet islame dhe çështja e shpjegimit, mënyrat e studimit të sheriatit dhe përfundimin. Ndërsa në shtojcën e vendosur në fund të librit, apo në pjesën e tretë është ofruar origjinali i tekstit të Ibën Rushdit në gjuhën arabe.

## Sheriati, filozofia, njohja

Siç potencohet në parathënie, Ibën Rushdi (520-595/1126-1198), i cili i përket familjes Rushd në Kordobë ishte njëri prej juristëve më të njohur, e njëkohësisht ishte gjykatës, filozof, mjek, por kishte studiuar edhe shkencat e tjera si kelamin, gjuhën, retorikën, poezinë, matematikën, astronominë, fizikën, logjikën etj. Ai kishte përjetuar furtunat e mëdha politike dhe fetare, ishte akuzuar për jo lojalitet ndaj sunduesit dhe për herezi e iu kishin djegur edhe librat. Ai kishte shkruar një numër të madh veprash, që sipas disa autorëve janë 47, e sipas disa të tjerëve janë 78. Fushat e angazhimit intelektual të Ibën Rushdit ishin filozofia, teologjia, fizika, etika, jurisprudenca, mjekësia. Tema kryesore e veprës së Ibën Rushdit i përket pajtimit të shpalljes me arsyen, fesë me filozofinë, pra të gjitha veprat i vë në kontekst të lidhjes së filozofisë me religjionin, arsyes me besimin. Ai është një racionalist që nuk e mohon shpalljen, pavarësisht kritikave dhe paragjykimeve që janë përhapur ndaj tij në lindje e në perëndim duke e akuzuar atë për herezi. Teksa rekomandon studimet logjike si rrugë për arritjen e njohjes, ai thotë se Zoti thërret në studim racional dhe të thelluar të botës dhe në njohjen racionale të shpalljes. “Meqë sipas tij ekzistojnë tri lloje shpirtrash, ekzistojnë edhe tri mënyra që njerëzit ta arrijnë të vërtetën:

1) Me anë të argumentimit demonstrativ silogjist,
2) Nëpërmjet bindjes, d.m.th. nëpërmjet argumentimit retorik dhe
3) Argumentimi dialektik.”1 Këto tri mënyra të arritjes deri tek e vërteta janë të përshtatshme për tre lloj njerëzish: për filozofin, argumentimi logjik, për njeriun nga masa e popullit, metoda retorike dhe për teologun, metoda dialektike. “Ligji fetar arrin konsensusin e përgjithshëm duke i thirrur të gjithë njerëzit në njohje, secili rrugës së vet.”2

Një nga çështjet e shqyrtuara në këtë vepër është edhe ajo se a e lejon apo e ndalon Sheriati studimin e filozofisë. Këtë çështje autori e fillon duke e definuar së pari atë që ai e quan “akt i filozofimit” dhe të cilën e sheh në kuadrin e pikëpamjes së përgjithshme të Sheriatit ndaj botës dhe meditimit mbi të si krijesë e Zotit. “Nëse akti i filozofimit nuk është tjetër pos vështrim i ekzistencave dhe soditje e tyre nga pikëpamja e asaj që ato tregojnë (ekzistimin e) Krijuesit, domethënë nga pikëpamja se ato janë krijesa – sepse qeniet tregojnë Krijuesin me atë që e njohin krijueshmërinë e tyre dhe sa më e plotë të jetë njohja për krijueshmërinë e tyre, aq më e plotë është edhe njohja për Krijuesin, ndërsa Sheriati rekomandon vështhrimin e qenieve dhe nxit këtë – është e qartë se ajo në çka udhëzon ky emërtim sipas sheriatit është ose detyrim ose (ajo qe vjen si) rekomandim.”3

Kështu autori vë në dukje se Sheriati fton në vrojtimin e qenieve me arsye dhe kërkon meditim të thellë mbi to, pohim të cilin e

**Tema kryesore e veprës së Ibën Rushdit i përket pajtimit të shpalljes me arsyen, fesë me filozofinë, pra të gjitha veprat i vë në kontekst të lidhjes së filozofisë me religjionin, arsyes me besimin.**

mbështet me shumë ajete nga Kurani. Një nga shembujt është ajeti mbi Ibrahimin a.s. “Dhe, kështu Ibrahimit ia mundësuam t’i shohë madhësitë e qiejve dhe të tokës” (El-Enam, 75). Ndërsa në shpjegimin e ajetit: “Dhe, merrni mësim nga kjo, o të zotët e mendjes.” (El-Hashr, 2), ai thotë se ky tekst udhëzon në detyrimin që ta përdorësh mendjen (kijas’ul-aklij – përfundimin mendor) ose atë mendor dhe sheriatik njëkohësisht. Sheriati e obligon



vështrimin mendor mbi qeniet e gjalla. “Dhe, ashtu sikurse që një jurist (fekih) mëson me anën e studimit të ligjit domosdoshmërinë e nxjerrjes së përfundimeve fikhore (juridike) (mekajis’ul-fikhijjeh) dhe llojet e tyre, një njohës (i fesë) (arif), në bazë të udhëzimeve mbi vështrimin në qeniet (ekzistuese) do të nxjerrë detyrimin e njohjes së përfundimit mendor (el-kijas’ul-aklij) dhe llojet e tyre (të shumta).”4

Ibën Rushdi vë në dukje se nuk duhet gjykuar si risi (bid’a) përfundimi mendor (el-kijas’ul-aklij). “Nuk duhet thënë: ‘Ky lloj i vështrimit në përfundimin mendor (el-kijas’ul-aklij) është risi (bid’a), sepse ai nuk ka ekzistuar në burimet e para’. Në fakt, edhe vështrimi në nxjerrjen fetare-juridike të përfundimeve, dhe në llojet e tij (të ndryshme), është diçka që është shfaqur pas burimeve të para, ndërsa kjo nuk shikohet si risi (e devijuar). Kështu duhet të shikojmë edhe për përfundimin mendor.”5

Duke i mbetur besnik premisës se “vështrimi në përfundimin mendor” është i obligueshëm, Ibën Rushdi shton “… nëse para nesh askush nuk e ka (ndërmarrë) studimin e përfundimit mendor dhe llojeve të tij (të ndryshme), neve na takon që të fillojmë ta studiojmë nga fillimi, ndërsa ai që është në fund në këtë gjë të kërkojë ndihmë prej atij që i ka paraprirë. Me fjalë të tjera, është vështirë – ose e pamundur – që vetëm një njeri, vetë, të nxjerrë ato që i nevojiten nga njohja e llojeve (të ndryshme) të përfundimit juridik, ndërsa njohja e përfundimit mendor është edhe më e vështirë.”6

Mirëpo, ai vë në pah se në rast se dikush para nesh tashmë ka dhënë kontribut dhe ka lënë trashëgimi në dituritë në fjalë, pavarësisht fesë që i përket, ne duhet të shërbehemi me to. “Nëse dikush tjetër (para nesh) këtë tashmë e ka sqaruar; e qartë, është detyrë e jona të ndihmohemi me atë për çka synojmë, me atë çka ka thënë ai para nesh për këtë. (Dhe kjo), pa marrë parasysh a i përket ai fesë së njëjtë sikurse ne ose jo.”7

## “Dituritë jomyslimane”

Në lidhje me dituritë e mëparshme apo të ndryshme nga ato me të cilat argumentojmë ne, ai thotë se ato që pajtohen me të vërtetën duhet pranuar, ngase, sipas tij, e vërteta nuk e përjashton të vërtetën. “Atë që pajtohet me të vërtetën do ta pranojmë prej tij, të lumtur dhe mirënjohës ndaj tij për këtë, ndërsa për atë që nuk do të pajtohet me të vërtetën do t’i bëjmë vërejtje dhe do ta falim.”8 Duke parë kështu ngjashmëri dhe pajtim ndërmjet diturive të lashta dhe sheriatit, ai vë në dukje se “… vështrimi në librat e (mendimtarëve të) lashtë është obligim (në pajtim me) Sheriatin, pasi që synimi i tyre është edhe cak i tyre – në librat e tyre – ka qenë (po ai) synim në të cilin nxit sheriati.”9

Ibën Rushdi nuk pajtohet me idenë që të ndalohen librat e filozofisë nga frika e mashtrimit, dhe jep argumentin si në vijim: “Ai që ndalon shqyrtimin e librave të urtësisë (d.m.th. librave të filozofisë) atij që bën pjesë në mesin e atyre që janë të gatshëm për të dhënë kontributin e tyre edhe për disa njerëz të pavlefshëm, për të cilët mendohet e janë mashtruar për shkak të shqyrtimit të atyre librave, kjo ngjan me atë i cili do t’ia ndalonte të eturit të pijë ujë të freskët, të ftohtë, derisa nuk vdes nga etja, për shkak se ka njerëz të cilët në ujë janë përmbytur dhe kanë vdekur. Por, vdekja nga mbytja në ujë është diç aksidentale, ndërsa (vdekja) nga etja është diç që është thelbësore dhe e pashmangshme.”10

Janë disa kategori të njerëzve në raport me bindjen për të vërtetën dhe secila nga to ka rrugën e vet përmes së cilës arrin tek e vërteta. “Pasi tërë kjo është vërtetuar, dhe pasi që ne myslimanët besojmë që Sheriati ynë hyjnor është i mirëfilltë dhe se ai është ai që nxit dhe fton në këtë besim – d.m.th. në njohjen e Zotit të madhërishëm dhe të lartësuar dhe të krijesave të tij – kjo domethënë se kjo i është lejuar çdo myslimani në atë mënyrë që ta kërkojë rëndësinë dhe natyrën e tij. Kjo është kështu, për shkak se njerëzit – sa i përket bindjes (mënyrës deri tek ajo) për të vërtetën – sipas natyrës kategorizohen shkallë-shkallë. Ndër ta ka prej atyre që binden me anë të argumentimit të besueshëm (logjik), të tillë që binden me anë të argumentimit dialektik në atë në çka logjikanët binden me argumentin e besueshëm (logjik) – sepse në natyrën e tyre nuk ka (asgjë) më shumë se kjo; (dhe në fund) ata që binden me thëniet oratorike në atë në çka logjikanët binden me thëniet e argumentit të besueshëm (logjik).”11 Kështu Ibën Rushdi teksa shpjegon raportin ndërmjet filozofisë dhe sheriatit vë në dukje se vështrimi logjik nuk shpie në kundërshti me atë që gjendet në Sheriat sepse, thotë ai, e vërteta nuk i kundërvihet të vërtetës, por pajtohet me të dhe e dëshmon atë.

Ai thotë se myslimanët pajtohen në çështjen se të gjitha fjalët në Sheriat nuk duhet të merren në kuptimin e tyre të fjalëpërfjalshme e as të gjitha me shpjegim (interpretim) duhet të largohen nga kuptimi i tyre i fjalëpërfjalshëm, por, shton ai, ata nuk pajtohen se cilat fjalë kërkojnë shpjegim e cilat jo. Ndryshe nga unanimiteti në dituritë praktike, unanimiteti në çështjen e vështrimit mendor është i vështirë. Nuk duhet akuzuar si i pafe ai që prish unanimitetin lidhur me shpjegimin.

Teksa flet për tri mënyrat e ekzistencës dhe dallimet, përkatësisht ngjashmëritë ndërmjet esharitëve dhe urtarëve (filozofëve) të lashtë, Ibën Rushdi, vë në pah se ekzistenca në fjalë karakterizohen si në vijim: E para: Ekzistenca të ndodhura në kohë, asaj i paraprin koha, krijimit të saj i paraprin koha dhe këtu bëjnë pjesë trupat në përgjithësi, krijimi i të cilëve vërehet me shqisa, krijimi i ujit, ajrit, qenieve të gjalla, bimëve, etj. Edhe esharitët edhe urtarët e lashtë e quajnë “ekzistenca të ndodhura në kohë”. E dyta: Llojet e ekzitencave që qëndrojnë përballë këtyre; ekzistencë që nuk është nga asgjë, nuk ekziston sipas diçkasë tjetër, nuk i paraprin koha. Të dyja

"palët" e quajnë "të amshueshme". Dhe e treta: Ekzistenca e ndërmjetme (ndërmjet dy të skajshmeve), e cila qëndron ndërmjet tyre. Nuk është nga asgjë, nuk i paraprin koha, por është ekzistencë sipas diçkasë, do me thënë sipas veprimit. Kjo është bota në tërësinë e vetë.[12]

Ibën Rushdi, teksa shpjegon gabimet që bëhen karshi sheriatit, vë në dukje se janë dy lloje gabimesh. I pari, është gabimi që falet, gabimi i atyre që gabojnë në ato gjëra për të cilat kanë të drejtë të vrojtojnë (p.sh. mjeku, gjykatësi, etj.), por nuk i falet atij që nuk e ka këtë punë. I dyti, është që nuk i falet asnjë njeriu dhe i cili, nëse i përket parimeve të Sheriatit, është mosbesim, e nëse i përket asaj që është më pak e lartësuar nga parimet (e Sheriatit), atëherë kjo është risi (bidat) që meriton qortim.

Autori thotë se, tekstin e Sheriatit, njerëzit e rëndomtë, e kanë obligim fetar ta marrin të fjalëpërfjalshëm dhe jo ta shpjegojnë atë, duke shtuar se shpjegimi në këtë rast shpie në mosbesim. Sa i përket llojeve të njerëzve në raport me pranimin e Sheriatit, Ibën Rushdi thekson se janë tri lloje. I pari është ai i njerëzve që kanë qasje vetëm në argumentet oratorike e që janë shumica e masës, sepse nuk ka askush me mendje të shëndoshë e të privohet nga ky lloj (i aftësisë) i pranimit të diçkasë si e vërtetë. I dyti, njerëzit e aftë për shpjegim (dialektik) që janë dialektikanë vetëm sipas karakterit, ose edhe sipas karakterit edhe sipas traditës. I treti, e përbëjnë njerëzit e aftë për shpjegim të besueshëm. Të aftë për veprim të argumentimit silogjistikë, sipas karakterit dhe sipas shkathtësisë së filozofisë.[13] Ai bën ndarje të qartë mes këtyre interpretimeve dhe thotë se ky shpjegim, pra silogjist nuk duhet shtruar karshi dialektikanëve, aq më pak para masës së gjerë. Madje ngulmon në respektimin e përpiktë të natyrës së ndryshme të këtyre intepretimeve duke dhënë shpjegimin si në vijim: "Paraqitja e njërit prej këtyre shpjegimeve para atij që nuk bën pjesë ndër ata që janë të aftë për këtë, e sidomos shpjegimet sipas veprimit të argumentimit silogjist, për shkak të distancës së tyre nga dija e përgjithshme, e shpie në mosbesim (kufër) atë të cilit i paraqitet dhe atë i cili e paraqet. Shkak për këtë është që synimi i shpjegimit të tillë është përgënjeshtrimi i domethënies së fjalëpërfjalshme dhe vendosja (e domethënies) së shpjeguar. E, kur domethënia e fjalëpërfjalshme të anulohet, tek ai i cili bën pjesë ndër njerëzit (e aftë për aprovim) të domethënies së fjalëpërfjalshme, e që (gjatë kësaj) tek ai nuk është përforcuar (domethënia) e shpjeguar, kjo e shpie në mosbesim, nëse ka të bëjë me bazat e sheriatit. Shpjegimet nuk duhet shtruar para masës së gjerë, as të vendoset në librat e argumentimit oratorik, ose të (argumentimit) dialektik…"[14]



*Komentet e Ibn Rushdit mbi Librin e Aristotelit "Për Shpirtin", dorëshkrim francez, çereku i tretë i shekullit XIII të es*

## Përfundim

Libri "Fjala vendimtare rreth fesë dhe filozofisë" i filozofit mysliman Ibën Rushdi së pari është një tregues i ndarjeve në botën e mendimit në popujt myslimanë në vitet kur jetoi autori. Debatet, argumentet, kritikat dhe shpjegimet që ofron autori, më specifikisht shpërfaqin natyrën e ideve dhe pikëpamjeve të mendimtarëve myslimanë të kohës dhe ekolit intelektual në tërësi. Këto shtjellime të autorit shquhen me thellësinë, autenticitetin, guximin dhe artikulimin sipas stilit klasik të argumentimit, duke i mbetur besnik premisës fillestare, pikësëpari asaj të besimit dhe të pakontestueshmërisë së Sheriatit nga njëra anë, dhe mos refuzimit të filozofisë nga ana tjetër.

Ani pse autorin e tekstit në fjalë e ndajnë disa epoka nga gjendja e botës myslimane sot, pikëpamjet e tij përbëjnë përgjigje dhe artikulim gjigant edhe për shumë probleme teorike dhe ideore të shoqërive myslimane sot në kohën moderne. Ai rehabiliton vendin e sheriatit në artikulimet e përgjithshme për botën, jo duke e veçuar nga çdo mendim a premisë tjetër filozofike, por duke e ballafaquar dhe pikëtakuar përmes kritereve të caktuara me shumë prej tyre. Ai trashëgiminë e dijeve filozofike njerëzore nuk e refuzon a apriori, ngase mendon se e vërteta nuk e përjashton të vërtetën, duke shprehur kështu universalitetin e Sheriatit nga njëra anë dhe autenticitetin dhe thellësinë e soditjeve filozofike nga ana tjetër. Ai vë në pah se vështrimi racional ndaj botës është obligim sheriatik.

Sipas autorit të librit në fjalë, ekzistojnë disa mënyra interpretimesh, apo ligjërime për Sheriatin përmes së cilave njerëzit arrijnë deri tek e vërteta: ai oratorik, dialektik dhe silogjistikë dhe këto vijnë si derivat i po aq llojeve të njerëzve që synojnë të vërtetën dhe arrijnë te ajo.

*1. Ibën Rushdi (Averroes), Fjala vendimtare rreth fesë dhe filozofisë, Logos-A, Shkup, 2017, f. 11. 2. Po aty. 3. Po aty, f. 22. 4. Po aty, f. 26. 5. Po aty, f. 25. 6. Po, aty. 7. Po aty. 8. Po aty, f. 27. 9. Po aty. 10. Po aty, f. 29. 11. Po aty, f. 29-30. 12. Shih: Po aty, 41-42. 13. Shih: Po aty, f. 59. 14. Po aty, f. 59-60.*

Faik Miftari

# Vështrim rreth librit "Shkollat dhe arsimi në Kosovë 1830-1912"

Para pak javësh, përfundova së lexuari librin me titullin "Shkollat dhe arsimi në Kosovë 1830-1912", të autorit, bashkëpunëtorit shkencor në degën e historisë pranë Institutit Albanologjik të Prishtinës, dr. Sadik Mehmeti, botuar nga Instituti Albanologjik i Prishtinës.

Autori i librit Sadik Mehmeti është i njohur jo vetëm në opinionin publik kosovar, por edhe mbarë shqiptar, si një hulumtues dhe studiues i zellshëm i cili qe mbi dy dekada merret me hulumtime dhe studime shkencore. Ka punuar afër 20 vjet në Arkivin e Kosovës (1999-2018), e prej vitit 2018 punon në Institutin Albanologjik të Prishtinë si bashkëpunëtor shkencor në degën e historisë. Është autor i shumë punimeve shkencore të botuara në revistat e ndryshme shkencore, si në Kosovë, ashtu edhe jashtë Kosovës, si dhe autor i dhjetë librave nga fusha e historiografisë dhe arkivistikës.

Lexuesve shqiptarë në përgjithësi, e veçanërisht mësuesve, arsimtarëve, profesorëve, si dhe të gjithë të tjerëve që merren me fushën e studimit të arsimit në Kosovë, do ti preferoja këtë libër për lexim, pasi që do të mund të njihen, të përmbledhur në një libër të këtillë, për shkollat ekzistuese dhe arsimin gjatë periudhës kohore 1830-1912 në Kosovë.

Në këtë vështrim rreth librit të Sadik Mehmetit do të prezantojë në pika të shkurtra të katër kapituj dhe shtojcën që përmban libri "Shkollat dhe arsimi në Kosovë 1830-1912".

**Miratimi i Rregullores së Arsimit të Përgjithshëm në vitin 1869 shënoi një epokë të re nga transformimi i arsimit të gjeratëhershëm klasik, privat fetar, drejt arsimimit publik, shtetëror të nivelit qendror, me ç'rast filloi hapja e shumë shkollave publike anembanë Perandorisë Osmane**

Autori i librit e ka përfshirë periudhën kohore prej vitit 1830, si vit që shënon fillimin e Rilindjes Kombëtare Shqiptare, e gjer në vitin 1912, vit që shënon largimin e Perandorisë Osmane nga trojet shqiptare. Është me rëndësi të ceket se me shpalljen e Tanzimatit në vitin 1839, nisën reformat gjithëpërfshirëse në Perandorinë Osmane, të cilët medoemos përfshinë edhe fushën e arsimit, i cili me këto reforma, shënoi një përparim të hovshëm gjatë gjithë Perandorisë Osmane, e me theks të posaçëm në trojet shqiptare, e sidomos në Vilajetin e Kosovës në të cilin hynte edhe shteti i tanishëm i Kosovës.




Miratimi i Rregullores së Arsimit të Përgjithshëm në vitin 1869 shënoi një epokë të re nga transformimi i arsimit të gjeratëhershëm klasik, privat fetar, drejt arsimimit publik, shtetëror të nivelit qendror, me ç'rast filloi hapja e shumë shkollave publike anembanë Perandorisë Osmane, duke nisur nga shkollat fillore, shkolla të mesme të ultë, shkolla të mesme të lartë, shkolla të larta pedagogjike, fakultete, e gjer tek hapja e Universitetit të Stambollit në vitin 1871, rektor i parë i të cilit ishte studiuesi dhe pedagogu ynë shqiptar, hoxhë Hasan Tahsini.

Në kapitullin e parë, autori i librit Sadik Mehmeti, jep një përshkrim të shkurtër të rrethanave politike shoqërore që kanë qenë në Kosovë gjatë viteve 1830-1912, duke filluar nga "organizimi administrativ, organet administrative, popullsia, gjendja politike, Lidhja Shqiptare e Prizrenit, Lidhja Besa-Besë e Pejës, Kuvendi i Ferizajt, Lëvizja e Xhonturqve, Kongresi i Manastirit e gjer tek kryengritja e Kosovës e vitit 1910".

Në kapitullin e dytë, autori i librit Sadik Mehmeti, jep një përshkrim të gjerë dhe të hollësishëm të shkollave myslimane ekzistuese në Kosovë gjatë periudhës kohore 1830-1912, duke filluar që nga shkollat fillore, shkolla të mesme të ulëta, shkollat e mesme të larta dhe shkollat e larta pedagogjike.

Këtu dua të theksojë se gjatë Perandorisë Osmane, nuk kemi pas ndarje në baza kombëtare, të gjithë kanë qenë shtetas osman, dhe se regjistrimet dhe ndarjet janë bërë në baza fetare (konfesionale), në atë myslimane, ortodokse, katolike dhe hebreje, në bazë të të cilave është zhvilluar edhe arsimi sipas këtij parimi. Ashtu që në shkollat myslimane mësimin e kanë ndjekur nxënësit të përkatësisë fetare myslimane, në shkollat ortodokse nxënësit të përkatësisë fetare ortodokse, dhe në shkollat katolike, nxënësit të përkatësisë fetare katolike.

Do të theksoja se ndjekja, mbajtja dhe zhvillimi i arsimit gjatë gjithë periudhës së ekzistimit të Perandorisë Osmane ka qenë në nivelin dhe trajtimin e barabartë, pasi që po ato shkollat ekzistuese kanë qenë të njëjta, si në Anadoll ashtu edhe në Ballkan. Që nga krijimi i Perandorisë Osmane (1299) e gjer në vitin 1850, respektivisht pas shpalljes së Tanzimatit në vitin 1839, kanë qenë shkollat e njëjta ekzistuese përgjatë tërë Perandorisë Osmane, të ashtuquajtura mektebet (shkollat fillore) dhe medresetë (shkolla të mesme). Këto shkolla kryesisht kanë qenë private, të themeluara nga vakëfet (fondacionet) e njerëzve të pasur dhe të shquar, pa një hierarki organizative qendrore shtetërore, në të cilin mësoheshin kryesisht lëndët fetare, leximi i Kuranit, bukurshkrimi, këndimi i poezive dhe ilahive, dhe aty-këtu ndonjë lëndë shkencore, sikurse matematika, historia, gjeografia etj.

Me hapjen e shkollave publike, të cilat ishin të centralizuara në nivel shtetëror, për dallim nga shkollat ekzistuese, mektebet dhe medresetë, mësoheshin lëndë të shumta shkencore, dhe më pak lëndë fetare. Mektebet kryesisht gjendeshin pranë xhamive, në të cilat mësimi mbahej nga hoxha (imami) i xhamisë përkatëse, sikurse në qytete, ashtu edhe në fshatra ku kishte xhami. "Me nxjerrjen e Rregullores së Arsimit të Përgjithshëm në vitin 1867 shkollat publike në Perandorinë Osmane ishin klasifikuar sipas kësaj ndarjeje: shkollat fillore (ibtidai mektebleri), shkolla të mesme të ulëta (rushdije), shkolla të mesme të larta (idadije), shkollat e larta pedagogjike (darul-mualim) dhe shkollat më të larta (sulltanije)".

Në Kosovë, pas reformimit të sistemit arsimor osman në vitin 1687, krahas shkollave ekzistuese klasike të gjeratëhershme, janë hapur edhe shumë shkolla fillore publike (ibtidaije), si në Prishtinë, Prizren, Gjilan, Gjakovë, Pejë, Mitrovicë, Vushtrri etj. Sa për ilustrim, duhet të cek se vetëm me "rastin e kurorëzimit të sulltan Abdylhamidit të dytë u dha dekreti për hapjen e 511 shkollave në tërë Perandorinë Osmane, prej të cilave 162 shkolla ishin parapa të hapen në Vilajetin e Kosovës".



"Krahas shkollave fillore (ibtidaije) nga viti 1855-56 në Kosovë filloi hapja e shkollave të mesme të ulëta (rushdije), ashtu që në Prishtinë u hap shkolla e rushdijesë në vitin 1869 nga Abdurrahman Pasha, djali i Jashar pashë Gjinollit, në Vushtrri, rushdija u hap në vitin 1875, në Mitrovicë në vitin 1884-85, në Pejë në vitin 1875, në Prizren në vitin 1855-56, në Gjakovë në vitin 1864 apo 1875, në Gjilan në vitin 1880, dhe në Ferizaj në vitin 1911 në Ferizaj.

Përveç shkollave të mesme të ulëta (rushdije), janë hapur edhe shkolla të mesme të larta (idadije) apo gjimnaze klasike në Kosovë, por për dallim prej rushdijeve, idadijet janë hapur vetëm në Prizren, Prishtinë dhe Pejë, në të cilat mësimi zhvillohej për 5 vjet, ndërsa edhe dy vjet të tjera nxënësit vazhdonin mësimin në Shkup, Manastir apo Selanik. Shkolla idadije në Prishtinë u hap në vitin 1885, në Prizren në vitin 1903, ndërsa në Pejë, idadija u hap në vitin 1908".

Pas reformave të kryera në fushën e arsimit gjithandej Perandorisë Osmane, "në vitin 1848 u hap në Stamboll shkolla e lartë pedagogjike (darul mualim), që ishte instituti i parë arsimor në Perandorinë Osmane me detyrë të përgatiste mësuesit për të dhënë mësim, në shkolla fillore, të mesme të ulëta dhe të larta. Edhe në Kosovë u hapën këto shkolla, në Prishtinë në vitin 1880, në Shkup në vitin 1882, dhe dy dekada më vonë edhe në Prizren, në vitin 1901".

Në kapitullin e tretë, autori i librit flet për "medresetë, shkollat e mesme fetare që e kishin zanafillën që nga themelimi i Perandorisë Osmane e gjer në vitin 1912. Medreseja më e vjetër në trojet shqiptare ishte ajo e Is'hak beut në Shkup, e cila u hap në vitin 1411, pas kësaj medreseja e Jusuf Qelebiut në Manastir në vitin 1434. Medreseja më e vjetër, apo e para në Kosovë, ishte hapur në Vushtrri në vitin 1444-1445 nga Gazi Ali beu, pastaj ajo e Mehmet beut në Pejë në vitin 1516, medreseja e Gazi Mehmet Pashës në Prizren në vitin 1537, dhe medreseja e Besharet beut në Prishtinë në vitin 1566. Gjatë gjithë kohës së Perandorisë Osmane në Kosovë kanë qenë gjithsejtë 16 medrese ekzistuese. Në Prizren ishin katër medrese, ajo e Gazi Mehmet Pashës, Mahmut Pashës, Emin Pashës dhe medreseja e Javuz Mehmet efendiut (njihej edhe si e Sinan Pashës). Në Gjakovë ishin Medreseja e Madhe e themeluar nga Murat Pasha, pinjoll i derës fisnike të Kryezinjve në vitin 1707, si dhe Medreseja e Vogël e hapur në vitin 1807. Në Prishtinë ishin dy medrese, ajo e Sulltan Selimit të tretë dhe Medreseja e Pirinazit, në Vushtrri ishin dy medrese, ajo e Gazi Ali beut dhe ajo e myderrizëve, në Pejë po ashtu ishin dy medrese, medreseja e vjetër (Atik) dhe medreseja e re (Xhedid), në Gjilan ishte një medrese, nga një medrese ka pas edhe në fshatin Dobërqan të Gjilanit dhe një në Bresanë të Opojës.

Krahas objekteve shkollore në Kosovë, gjatë Perandorisë Osmane ka pasur edhe biblioteka (kytyphanet) të shumta në qytete dhe fshatra. Ka pasur biblioteka private (personale), bibliotekat e xhamive, teqeve, mektebeve, medreseve dhe ato publike ose të vakëfeve. Biblioteka më e vjetër në Kosovë është themeluar nga poeti, imami, mësuesi, Suzi Çelebiu në vitin 1513 në Prizren.

Në kapitullin e katërt autori përshkruan shkollat katolike ekzistuese në Kosovë gjatë periudhës kohore 1830-1912. Gjer në vitin 1878 shkollat katolike kryesisht kanë qenë fetare, ndërsa pas reformimit të sistemit arsimor osman, këto shkolla katolike kanë marrë karakter të shkollave publike ku krahas lëndëve fetare janë mësuar edhe lëndët e tjera shkencore.

"Shkolla private katolike e djemve në Prizren ishte shkolla fillore katolike më e vjetër dhe më e njohur në Kosovë. Krahas kësaj ishte hapur edhe shkolla katolike e vajzave në Prizren më 1892. Po ashtu edhe në Zym të Hasit u hap shkolla katolike në vitin 1880. Ka ekzistuar edhe në Gjakovë shkolla katolike që nga viti 1851, shkolla katolike në fshatin Stubëll, me disa data të hapjes së saj, 1846, 1880, 1888, shkolla fillore katolike e Janjevës ishte hapur në vitin 1857, si dhe në Pejë ishte hapur shkolla fillore katolike.

Në kapitullin shtojcë, autori përshkruan "ekspansionin serb arsimor në Kosovë në fund të shek. XIX dhe fillim të shek. XX-të nëpërmes së cilës Serbia përmes ndihmës me dërgimin e mësuesve dhe mjeteve financiare ndihmonte në hapjen dhe zgjerimin e shkollave, ortodokse në të cilat proklamohej ideja e zgjerimit territorial serb drejt Kosovës dhe Maqedonisë." Për këto shkolla ortodokse serbe në Kosovë, autori nuk jep më shumë shënime, pasi që për këto ka materiale të gjera të shkruara nga vetë autorët serb të fushës së arsimit. Pas kësaj autori në fund jep një përfundim në të cilin rekapitulon punën e tij hulumtuese dhe studiuese me theks të posaçëm siç e cek se "shkollat dhe arsimi në Kosovë përmbajnë të gjitha ato karakteristika që kishin shkollat dhe arsimi në rajonet e tjera të Perandorisë Osmane, porse kishte edhe karakteristikat dhe specifikat e tij të cilat ishin tipike për këtë trevë."

Në përmbyllje të këtij vështrimi rreth librit "Shkollat dhe arsimi në Kosovë 1830-1912", e përgëzoj autorin e librit, Sadik Mehmetin, për punën e tij të shkëlqyer hulumtuese dhe studiuese në fushën e arsimit gjatë periudhës kohore 1830-1912, si dhe shpreh një mirënjohje të veçantë edhe për Institutin Albanologjik për botimin e këtij libri, libër me vlerë të veçantë hulumtuese, studiuese dhe shkencore për fushën e arsimit në Kosovë, i cili mund të shërbej si burim shumë i rëndësishëm për vazhdimin e hulumtimit të fushës së arsimit sipas kategorive shkollore, hulumtuesve dhe studiuesve të ardhshëm si në Kosovë ashtu edhe jashtë saj.

Agron M. Rexhepi, MD, PhD

# Morfologjia e kokës (3)

## Indekset e kokës

### Indeksi cefalik horizontal – ICH sipas shkallës Martin-Saller

Indeksi cefalik horizontal (ICH) *(Tabela 16),* paraqet raportin ndërmjet gjerësisë dhe gjatësisë së kokës. Të dhënat e tabelës së më sipërme tregojnë se pjesa dërmuese e popullatës së hulumtuar, meshkujt 51.9%, ndërsa femrat 43.5%, kanë kokë të shkurtër (brakicefale), me kokë shumë të shkurtër (hiper-brakicefale) karakterizohen 25% meshkujve dhe 35.2% të femrave të matura. Ndërkaq, me kokë mesatare (mesocefale) karakterizohen 19.6% të meshkujve dhe 16.1% të femrave të matura. *(Tabela 12)*

Në bazë të tabelës së më sipërme indeksi cefalik horizontal i llogaritur nënumrin e përgjithshëm të entiteteve kosovare të matura në Institutin e Antropologjisë Sportive (INASP) tregon se si meshkujt me vlerën e ICH=83.53 (me variacione 72–101), ashtu edhe femrat me vlerën e ICH=84.72 (me variacione 73.7–94.1) i takojnë grupit të njerëzve me kokë brakicefale. Rezultate tëngjashme të ICH kanë fituar edhe autorët tjerë si Pittard, Haberlandt, Lebzelter, Glueck, Weninger, Dron-tçilov, Coon, Nekrasov, etj.[1,2,4,6,7,8,11,1215]



| Indeksi cefalik horizontal | Martin-Saller | Meshkujt | Femrat | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Dolikocefalë | < 75.9 | 13 | 2.3% | 1 | 0.5% |
| Mesocefalë | 76 – 80.9 | 110 | 19.6% | 31 | 16.1% |
| Brakicefalë | 81 – 85.9 | 291 | 51.9% | 84 | 43.5% |
| Hiperbrakicefalë | 86 – 90.9 | 140 | 25.0% | 68 | 35.2% |
| Ultrabrakicefalë | 91 < | 7 | 1.2% | 9 | 4.7% |

*Tabela 11. Klasifikimi në bazë të indeksit cefalik horizontal (ICH)*

| Indeksi cefalik horizontal (ICH) | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 72 | 73.7 |
| Vlera maksimale | 101 | 94.1 |
| Vlera mesatare | 83.53 | 84.72 |

*Tabela 12. Përcaktimi i kufijve minimal dhe maksimal, si dhe vlerës mesatare të ICH*

| Raca | Dolikocefalë | Mesocefalë | Brakicefalë |
|---|---|---|---|
| Bullgare | 34.00 % | 22.00 % | 24.00 % |
| Greke | 33.79 % | 17.24 % | 48.97 % |
| Serbe | 39.20 % | 30.70 % | 29.80 % |
| Shqiptare | 8.90 % | 11.60 % | 79.50 % |

*Tabela 13. Shpërndarja në përqindje e popujve të Ballkanit në bazë të indeksit cefalik (sipas Pittard)*

Sa i përket % së entiteteve të testuara që karakterizohen me kokë të gjatë (dolikocefale), rezultatet tona (2.3%) janë më të për afërta me rezultatet e autorit Drontçilov (2.7%). Sipas Haberlandt dhe Lebzelter 5% të shqiptarëve janë dolikoid, ndërsa sipas Pittard 9%.

Nga të dhënat e dy tabelave, 13 dhe 14, mund të konstatojmë se në mesin e popujve të Ballkanit shqip-

tarët janë popullata që kanë vlerën më të madhe të indeksit cefalik. Hulumtimet e antropologëve të shumtë flasin se afër 80% të popullatës shqiptare (në matjet tona 76.9%) kanë kokë brakicefale dhe hiperbrakicefale.

Pas shqiptarëve radhitja e popujve tjerë sipas madhësisë së indeksit cefalik duket kësisoj: tartarët, rumunët, turqit, grekët, gjermanët, serbët, bullgarët, etj.(13,16)

| Entitetet | Dolikocefalë | Mesocefalë | Brakicefalë |
|---|---|---|---|
| Kosovarë shqiptarë | 2.30% | 19.60% | 51.90% |

*Tabela 14. Shpërndarja në përqindje (në bazë të indeksit cefalik) e entiteteve të matura në INASP në Prishtinë*

| Indeksi cefalik vertikal (ICV) | Weninger | Mesh. | Femrat | | |
|---|---|---|---|---|---|
| Chamaecephal (e ultë) | < 57.6 | 19 | 3.4% | 12 | 6.2% |
| Orthocephal (e mesme) | 57.7 – 62.5 | 159 | 28.3% | 64 | 33.2% |
| Hypsicephal (e lartë) | 62.6 < | 383 | 68.3% | 117 | 60.6% |

*Tabela 15. Klasifikimi në bazë të ICV sipas shkallës Weninger*

| Indeksi cefalik vertikal (ICV) | Meshkujt | Femrat |
|---|---|---|
| Vlera minimale | 52.7 | 53.8 |
| Vlera maksimale | 76 | 76.6 |
| Vlera mesatare | 64.4 | 63.7 |

*Tabela 16. Përcaktimi i kufijve minimal dhe maksimal, si dhe vlerës mesatare të ICV*

## Indeksi cefalik vertikal – ICV

Indeksi cefalik vertikal (ICV) *(Tabela 15),* paraqet raportin ndërmjet lartësisë dhe gjerësisë së kokës. Nga tabela e më sipërme, në bazë të shpërndarjes së popullatës së matur sipas vlerave të këtij indeksi, mund të konstatojmë një shpërndarje të ngjashme si te meshkujt ashtu edhe te femrat. Mbi 60% të entiteteve të testuara (meshkujt 68.3%, femrat 60.6%) kanë kokë të lartë (hypsicephal), përderisa me kokë mesatarisht të lartë (orthocephal) karakterizohen 28.3% të meshkujve dhe 33.2% të femrave të matura. *(Tabela 16)*

si dhe vlerës mesatare të ICVPas analizës antropologjike të të dhënave të fituara nga matjet morfometrike të kokës të bëra në popullatën shqiptare të Kosovës (Tabelat 1 – 16) mund të konstatojmë se entiteti mashkull i mostrës së matur ka një morfologji të kokës që karakterizohet me dimensionin cefalik të shprehur (kokë të gjatë, të gjerë dhe mesatarisht të lartë), përderisa entiteti femër i mostrës së matur karakterizohet me dimensionin cefalik mesatarisht të shprehur (kokë mesatarisht e gjatë dhe e gjerë, e ultë deri në mesatarisht e lartë). Indeksi cefalik tregon se entitetet e të dy gjinive karakterizohen me kokë brakicefalike.

Edhe pse tipat morfologjik të popullatës së sotme nuk mund të veçohen lehtë, sepse ndërmjet tipave të ndryshëm, hasim tipat me tipare ndërmjetëse, në përgjithësi të dhënat morfologjike të kokës nga ky punim, përputhen me të dhënat e autorëve tjerë, të cilët gjetën ngjashmëri ndërmjet tipareve morfologjike të tipit dinarik (Ilirik) të njeriut dhe popullatës shqiptare.1-9,11-16



*1. Coon, C. S. The races of Europe. 2nd Edition. Macmillan,New York, 1939. p. 293. 2. Coon CS. The mountains of Giants. A Racial and Cultural Study of the North Albanian Mountain Ghegs. Cambridge – Massachusetts. p 105. (New edition: New York, 1970). 1950. 3. Dhima, D. H. A. Gjurmime antropologjike per shqiptaret. Tirana, 1985. pp. 28-9, 106-12, 126-8. 4. Drontčilov K. Prinos kàm antropologijata na Albancite. Periodichesko spisanie na Balgarskoto Knizhovno Druzhestvo. 21:111-137. Sofija. 1921. 5. Gavrilovič Ž. Antropološki podaci o osobama iz Dečana. Glasnik ADJ 6:13-23. Beograd. 1969. 6. Glück L. Zur physischen anthropologie der Albanesen. 1897. 7. Günter HFK. The racial elements of European history. Chapter VI part two. London: Methuen and Company. 1927. 8. Haberlandt, A, and Lebzelter V. Zur physischen Antropologie der Albaner. Archiv für Anthropologie 45:123-142. 1919. 9. Ivanovic, MB. Morphological properties of Yougosllav population groups. Beograd, 1990. 10. Martin, R., Ober, W., Garrison, C., Welch, K., Hutchings, R.T. 2001. Fundamentals of Anatomy and Physiology, 5th ed. Prentice Hall, New Jersey. p. 195. 11. Mcculloch R. The nordish race. Accessed 15.03.2008. Available from: http://www.racialcompact.com/nordishrace.html. 2007. 12. Pittard E. Les peuples des Balkans. First edition. p 84-85. Paris. 1916. 13. Rexhepi, A. & Meka, V. Cephalofacial morphological characteristics of Albanian Kosova population. Int. J. Morphol., 26(4):935-940, 2008. 14. Rexhepi, A. & Brestovci, B. Neurocranial morphology of the albanian kosovo population. Në pritje për tu publikuar në International Journal of Morphology, 2013. 15. Tildesley ML. The Albanians of the north and south. Biometrika. 25:21-51. 1933. 16. Ylli, A. Disa të dhëna kraniometrike. (in Albanian) Tirana, 1975. p.64-97.*

PhD (C) Melihate Zeqiri

# Figura kosmike nga Lasgush Poradeci

Lasgushi ka bërë dy përpjekje të mëdha poetike, të cilat nuk i ka provuar ndonjë autor shqiptar para tij. Në poemin filozofik *Vallja e përjetësisë,* ai në trupin e poezisë e thur mendimin mbi krijimin psikofizik të botës dhe të jetës. Sipas Lasgushit ky proces kalon nëpër pesë faza: Lënda dhe Jeta, Fryma dhe Qëllimi, Ndjenja dhe Njeriu, Njeriu dhe Zoti dhe Përjetësia. Kjo dëshmon se Lasgush Poradeci në veprën e tij poetike merret me problemet e ekzistencës së njeriut duke u ngritur në nivelin e poetit mendimtar shqiptar për jetën dhe për vdekjen. Edhe pse merret me probleme të mëdha njerëzore dhe filozofike, këtë autor e karakterizon kërkesa që këto tema t'i shohë me një pikëpamje shqiptare dhe një ndjesi shqiptare. Thënë me një fjalë: Lasgush Poradeci e këndon në poezi Mendjen dhe Ndjenjën shqiptare.

Në mënyrë të përafërt ose të ngjashme ka kënduar edhe poeti gjerman Stefan George, i cili qenien njerëzore e shihte të përbërë nga tri shtresa: *Geist-frymë, Seele-shpirt dhe Lieb-trup*. Mendimet për poezinë, Lasgushi i ka shprehur edhe te poezitë: *Shpirtit* dhe *Ri mbështetur në tryezë*. Një mori kritikësh duke shqyrtuar këto pikëpamje, me gaz apo me vaj në buzë kanë përfunduar se Lasgush Poradeci ka pikëpamje idealiste për frymëzimin poetik. Poezia e parë *Shpirtit* është një krijim ku tematizohet frymëzimi poetik, i cili zbret nga lartësitë. Mirëpo, poeti me lartësitë mendon mendjen dhe shpirtin krijues dhe asgjë tjetër.

Poezia *Ri mbështetur në tryezë* ka për temë krijimin poetik. Kur frymëzimi i përcjellë nga krijimi, bashkohen në teorinë poetike të Lasgushit, e japin *Yllin*, i cili bëhet boshti kryesor i kuptimit simbolik të poezisë së tij. Pas përvëlimit të frymëzimit dhe llaftarisë së këndimit (krijimit) poeti i shkruan vargjet:

*…s'është gjë: veç ylli vetë*
*më s'më djek në kraharuar…*

Në këtë vështrim duhet të lidhet me frymëzimin dhe krijimin edhe vargu i Lasgushit:

*Se na është vaj një këngë*
*dhe kënga një ëndërrim.*

Pikëpamjet letrare të Lasgushit nuk i përjashton as teoria e poezisë, që është shfaqur më vonë duke pasur për bazë format letrare.



Ëndërrimi kosmik në poezi shenjëzon përherë një bashkim, një lidhje e jo kurrë një përjashtim dhe një ndarje. Kjo rrugë krijimtare ka për qëllim që ta humanizojë hapësirën dhe krijohet si lidhje e serishme me botën e ftohur e të objektivizuar. Në këtë mënyrë krijohet simbioza në mes të njeriut dhe të kosmosit. Kjo lidhje, gjithmonë me një ton të këndimit elegjiak, shkon përmes të dy rrugëve:

1. përmes shpirtorësimit të konkretësisë dhe
2. përmes objektivizimit të shpirtërores.

Në këtë rrugë krijimtare ka përpjekje që të bashkohet mbarimi me pafundësinë, e mundshmja me të pamundshmen, e afërmja me objektiven. Prodhimi poetik i shenjës së kozmosit, gjithherë me një ton elegjiak, na sugjeron një të vërtetë: këtu kundërshtitë nuk përjashtojnë njëra-tjetrën, por barten në njëra-tjetrën.

Figura më e preferuar e poezisë, që do të jetë sa më e hapur në jashtësi, është *hapësira*, kjo është një mundësi



dhe perspektivë e njeriut dhe e poetit, që t'i prishë kufijtë në mes të jetës dhe vdekjes, në mes të kësaj bote dhe të asaj bote, në mes të së shkuarës dhe të ardhshmes:

*Jetë e vdekje përqafuar.*
*Nuk u di se ku po vete,*

këndon Lasgush Poradeci në një poezi të veten. E hapura ndaj botës është e pranishme që në fazën e parë të ekzistimit të qenies dhe të shpirtit.

Ëndërrimi poetik kërkon një hapësirë të lirë. Vetëm ëndërrimi poetik, kosmik, mund t'i kalojë të gjithë kufijtë. Në këtë mënyrë, të ëndërrosh do të thotë të krijosh një botë të re ku shpirti do ta ketë mirë, do ta ketë qetë: të ëndërrosh një botë të bukur për veten dhe për mbarë njerëzimin. Poetët janë prirë shumë shpesh nga një ëndërrim i këtillë. *Vallja e yjve* e Lasgush Poradecit si dhe *Përjetësija* e tij duhen kuptuar dhe interpretuar në këtë vështrim. Poeti ynë, harmoninë njerëzore që e gjakonte në tokë, edhe nëse këtu nuk e gjente, mund ta gjente vetëm në harmoninë kosmike, përmes ëndërrimit poetik kosmik. Lasgushi më bëhet se është njëri nga poetët më ëndërrimtar të shqipes.

Kur flasim për ëndërrimin poetik kosmik, prore duhet të kemi parasysh një lidhje të fortë në mes të kosmosit të brendshëm dhe kosmosit të jashtëm. Kjo lidhje është e paprekshme dhe realizohet përmes fjalëve poetike "kosmike", të cilat kanë mundësi që qenien dhe shpirtin e njeriut ta bartin në qenien e sendeve. Pra, këto fjalë krijojnë lidhjen e poetit-ëndërrimtar me kosmosin, botën. Në këtë lidhje të paprekshme të komunikimit shpirtërore e poetik, askush nuk mbetet i qetë, i paprekur, i palëvizshëm. Vërehet të folurit e dyanshëm: kosmosi i flet krijuesit e krijuesi kosmosit. Në krijim e sipër kjo e folme bëhet e fshehtë, e sinqertë dhe intime.

Është interesante se për poetin dhe njeriun përgjithësisht vetëm qielli mbi kokë ka qenë përherë sinonim i *hapësirës*, dhe i kosmosit, së paku në të shkuarën. Ndërsa figura e parë e poetëve të ëndërrimit kosmik ka qenë dhe mbetet *Ylli*. Këtë fjalë poetike "*Kosmike*" e ndeshim me një funksion shumë të ngarkuar poetik në veprën e Lasgush Poradecit. Kujtoj se për *Yllin* e Lasgushit nuk mund të flitet vetëm si për një simbol; në të përmblidhet një kuptim mbi jetën, ndoshta edhe vetë botëkuptimi i poetit. Ylli i Lasgushit është i pranishëm edhe në poezitë që mbështeten në këtë jetën tonë *reale* dhe në jetën reale të asaj shkalle, kur kjo është vetëm e vetëm refleks i një jete krijuese, imagjinative. *Ylli*, është i përmbajtur edhe në vetë dy titujt e veprave të këtij poeti: *Vallja e yjve* dhe *Ylli i zemrës*.

Tashti na intereson figura e *Yllit* dhe vetë kuptimi e botëkuptimi që përmblidhet në të, në poezinë *Vallja e yjve*, që nga përmbledhja e parë e Lasgushit është bartur në të dytën dhe pikërisht në ciklin *Zemra e jetës*. Kërkojmë që duke interpretuar figurën e *Yllit* në vallen e tij të hapësirës së paanë, do ta interpretojmë edhe figurën e Yllit të zemrës, që ngritët në vallen e jetës.

Si përgjithësim i parë mund të thuhet se, poeti përmes valles së yllit në këtë poezi dhe funksionit të tij poetik donë ta humanizojë kosmosin, hapësirën, njerëzimin. Kjo është një figurë poetike e humanizuar që zë "*fill me dashuri*", "*Plot me jetë-e mall të valë*". Do të thotë, fuqia e jetës, nga kjo poetikë, i detyrohet fuqisë së dashurisë. Kështu, dashuria vjen e bëhet forcë, jo vetëm në fushën e shoqërisë njerëzore, por edhe të universit, e cila i vë në lëvizje të përhershme dhe i afron nga njëri tjetri sendet, trupat dhe qeniet njerëzore.

Prandaj hapësira të cilën e shënjon dhe sugjeron vargu i fundit është hapësirë nëpër të cilën shëtit ëndërrimi poetik, i papengueshëm.

Në anën tjetër, një hapësirë e tillë nuk na ka dalë në poezi përherë e dashur, e kërkuar. Ajo është e tillë derisa *Ylli* ka zjarr (dashurie), ndërsa kur të fiket ky zjarr i dritës dhe dashurisë, nuk është vetëm ajo e përparshmja e ëndërruar, por

*Hapësirë… shkretëtirë.*

Kështu, nis loja që nuk ishte më parë, prandaj ata janë,

*Yjtë-e lum e varfanjakë.*

Gjithë kjo simbolikisht shënjon një situatë të flakjes së dashurisë dhe të afërsisë njerëzore, e ylli është i lum dhe varfanjak. Fillon të humbet ngrohtësia e zjarri në udhëtimin "*Nëpër terr të hapësirës*". Ylli tjetër që sillet pranë nuk mund të mos i falë zjarr yllit të fikur, sepse ylli nuk e do zjarrin e fikur dhe kështu ia fal atij "Me një sulm të llaftaruar".

*Ylli i mjerë e yll i lum!*
*Yll i lum e yll i mjerë!*

Në këto dy vargje, ndoshta më së bukuri, vërehet bukuria e elegjisë së ëndërrimit poetik të Lasgush Poradecit, ku kënga e tij elegjiake përcaktohet me figurën e tij të preferuar – *Yllin*. Ne dimë, kur këndohet diçka e humbur… aty e ke tonin elegjiak. Në rastin tonë ylli është "*i lum*" dhe "*i mjerë*". Ndërsa në rastin e dytë ylli është "*i mjerë*" dhe "*i lum*". Të dy këto shpërnderime të figurave poetike krijojnë një rreth imagjinativ në të cilin njëherë lindet disponimi, pastaj fiket; lindet dashuria, fiket, sërish lindet; apo humbet miku, pastaj gjendet dhe humbet përsëri. Dashuria dhe afërsia këtu është thënë bukur, bashkë me nuancën e tragjikes dhe të humbjes, gjithherë në stilin e një dashuri-dhembjeje aq të hetueshme dhe karakteristike në poetikën e Lasgush Poradecit. Po dashurinë e bën më të zjarrtë lëndimi e dhembja; kështu rritet vlera e saj dhe nevoja për të, mu si dashuria për jetën në përqasje me vdekjen. Kjo karakteristikë e poetikës së këtij autori në përgjithësi është dhënë më e shpaluar edhe në vetë vargjet vijuese të kësaj poezie:

*Dashuri! Heu! Mall i ri!*
*Dashuri! Këng'e durimit!*
*Ti liri! Ti robëri!*
*Ti valim i shkrepëtimit.*

Në vjershën që po interpretojmë bien në sy dy fjalë çelësa: *Hapësira* dhe *Ylli*. Hapësira e pafund, e paanë dhe ylli herë i lum e herë i mjerë. Do të thotë hapësira e ëndërrimit poetik është e lirë, e pakufishme. Nga ana tjetër, duke interpretuar funksionin e këtyre figurave dhe praninë e tyre në disa pjesë të poezisë, pamë se poeti është i hapur shpirtërisht ndaj kësaj hapësire, dhe shpirtëroren njerëzore ka arritur ta bashkojë me elementet dhe objektet e lëvizjes në hapësirë. Në këtë rrugë krijimtare, gjithherë me kërkesë ëndërrimtare, pamë kërkesën e autorit, për një jetë, të bukur dhe të afërt të njeriut në këtë hapësirë në të cilën ka mundësi të fiket zjarri, po edhe të rindizet ky zjarr; ku mund të fiket dashuria, po të lindet përsëri. Prandaj, ngritët hetueshëm një kërkesë poetike; të humanizohet hapësira e kosmosit, dhe mbi të gjitha të shënjohet një hapësirë njerëzore, ku afirmohet ndjenja më fisnike, *Dashuria e afria*, që u kundërvihen *urrejtjes* dhe *vetmisë*.

E gjithë kjo është arritur poetikisht, simbolikisht, përmes lojës së Yllit në hapësirën e lirë, e ky është Yll që burimin e ka në zemrën njerëzore dhe afirmon jetën njerëzore. (Hamiti, 1999: 9-18)

(1937, *Ylli i zemrës*, mbasthënie)

Mitrush Kuteli, si përkujdesues me rastin e botimit të këtij libri, shkruan pasthënien e librit me titull *fjala e editorit*, në të cilën, nga një anë jep shënime mbi veprat e Lasgushit, me rastin e botimit, shënime mbi kohën kur dhe ku janë botuar veprat e tij, mbi mënyrën e komponimit të librit, ndërsa në pjesën e dytë të këtij shkrimi i bën një vështrim veprës poetike të poetit. Shkrimi i Kutelit mbi Lasgushin mbetet, edhe sot, ndër shkrimet më të plota dhe më të suksesshme. Ky është një shkrim *parafrazë* e veprës poetike të Lasgushit. Autori niset kryesisht nga shpalimi i formës si element primar në krijimet poetike, për çka do të kritikohet më vonë. Autori në një rast shkruan: "Sa për stilin ky nuk është përveç se mënyra e rradhosjes së fjalëve në vargje". Ky përkufizim i stilit ndoshta mund të jetë edhe moto që është ndjekur në vështrimin e tij kritik. Shkrimi përqendrohet në paradigmën poetike të Lasgushit, e kurrnjëherë në sintagmën, ndërsa edhe kur bëhet kjo bëhet në mënyrë tepër përshkruese pa e pas gjetur deri në fund funksionalizimin e formave në poezi dhe vlerën e tyre poetike. Kuteli përpiqet të flasë me gojën dhe me gjuhën e Lasgushit, do thënë gjatë shkrimit mrekullohet me poetin. Prandaj, edhe interpretimi i temave dhe i problemeve që shtron poeti në poezinë e tij, bëhen duke i emëruar ato njëherë, duke i shqiptuar bashkë me poetin, për të shtrirë ndonjë koment. Janë interesante të përmenden këtu dy konstatime të këtij shkrimi: 1) "Lasgushi është poet shqiptar, i vetmi poet shqiptar, që mendon, flet e shkruan shqip", mendim që do të gjejë diskutim në një artikull të mëvonshëm të Kristë Malokit; dhe 2) "…kur gjendet brenda realitetit, Poeti nuk është në elementin e vet pikërisht posi "albatros" i Baudelaire-it". Këto dy konstatime, sidomos ky i fundit, eksplikojnë frymën e shkrimit të Kutelit, që pos analitik, do të jetë në radhë të parë himnizues dhe mrekullitar për poetin, edhe në rastet kur gabon thellë dhe i ik pikërisht intencës dhe programit poetik të Lasgushit. Teza se Lasgushi nuk është i lidhur me realitetin, përsëritet pavetëdijshëm edhe këtu. Ndoshta duhet përmendur edhe njëherë me këtë rast se Lasgushi nuk është një Albatros që ndihet qesharak në tokë, por një Pelikan i vetëflijuar në jetë për të tjerët. A nuk e shqipton këtë fuqishëm Lasgushi në poezinë *Vdekja e Nositit*? (Hamiti, 1999: 64-65).

*Bibliografia Sabri Hamiti, "Lasgushi qindvjeçar", ShB Faik Konica, Prishtinë, 1999. Sabri Hamiti, "Studime letrare", Akademia e Shkencave dhe e Arteve e Kosovës, Prishtinë, 2003. Sabri Hamiti, "Kritika letrare" vepra letrare 6, ShB Faik Konica, Prishtinë, 2002. Sabri Hamiti, "Letërsia moderne" vepra letrare 8, ShB Faik Konica, Prishtinë, 2002. Ibrahim Rugova, "Kahe dhe premise të kritikës letrare shqiptare 1504-1983", ShB Faik Konica, Prishtinë, 2005. Vebi Bexheti, "Trajtesa letrare", Tetovë, 2012. Nysret Krasniqi, "Letërsia e Kosovës 1953-2000", 99-AIKD, Prishtinë, 2016.*

# Tash e një dekadë, Myftiu Tërnava në mesin e 500 personaliteteve më me ndikim në botën islame

Edhe në edicionin e sivjetmë të përzgjedhjes së personaliteteve myslimane më me ndikim, Qendra Mbretërore për Studime Islame dhe Strategjike (The Royal Islamic Strategic Studies Centre) me seli në Jordani, Myftiun e Republikës së Kosovës, Naim ef. Tërnava, e rizgjedh njërin nga 500 myslimanët më me ndikim në botën islame. Në përshkrimin e bërë me rastin e përzgjedhjes, spikasin meritat e Myftiut Tërnava për organizimin administrativ të jetës fetare në një vend të dalë nga lufta, dëmet e së cilës ishin të mëdha e të shumta, si në njerëz, po ashtu edhe në infrastrukturë. Roli i tij çmohet edhe për kultivimin e tolerancës dhe mirëkuptimit ndërfetar në Kosovë. Ky vlerësim jubilar për Myftiun e Republikës së Kosovës është një nder



jo vetëm për Myftiun Tërnava dhe BIK-un, organizatën fetare më të madhe në vend, por edhe për Kosovën. Vlerësimet e këtilla, që janë rezultat i punës dhe angazhimit serioz në ndërtimin institucional të jetës fetare, në ndërtimin e urave ndërmjet komuniteteve tradicionale fetare në vendin tonë dhe në angazhimin për mirëqenien e popullit në përgjithësi, duhet të prezantohen para botës mbarë si dëshmi të pjekurisë institucionale e qytetëruese të Kosovës dhe institucioneve të saja.

# Myftiu Tërnava priti në takim z. Rexhep Gyndyz

Më 1 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, i shoqëruar nga drejtori i Diasporës në Kryesinë e BIK-ut, Ekrem ef. Simnica, pritën në takim koordinatorin e Qendrës Kulturore të Kosovës në Bursa, z. Rexhep Gyndyz. Në këtë takim, Myftiu Tërnava e njohu mysafirin mbi historinë, organizimin dhe aktivitetet e BIK-ut, duke theksuar se ne vazhdimisht jemi përpjekur dhe kemi dëshmuar se shoqëria jonë kosovare është shoqëri që respekton llojllojshmërinë fetare dhe kulturore të të gjitha komuniteteve, ku komunitetet fetare në Kosovë jetojnë në paqe, harmoni dhe dashuri njëri me tjetrin.

Ai më pas tha se Kosova asnjëherë nuk do të harroj mërgatën tonë kudo që të jenë, e veçanërisht ata në Turqi, të cilët kanë dhënë një kontribut të madh për Kosovën në të gjitha periudhat.



Nga ana e tij, koordinatori i Qendrës Kulturore të Kosovës në Bursa, z. Rexhep Gyndyz, shprehu falënderime për Myftiun Tërnava dhe BIK-un që vazhdimisht kanë ndihmuar shqiptarët në Turqi dhe se angazhimi dhe përkujdesja e institucionit të BIK-ut asnjëherë nuk ka munguar. Në këtë takim po ashtu u fol për një iniciativë me BIK-un për organizimin e 100 vjetorit të shkruarit të himnit kombëtar turk nga Mehmet Akif Ersoj (pejanit), si dhe u bisedua për shtimin dhe thellimin e bashkëpunimit bilateral në të mirë të vendit tonë. (R.S.)

## Kryeimami Sahiti mori pjesë në seminarin “Java e Xhamive dhe Shërbyesve Fetarë”

Më 1 tetor 2021, në Edirne të Turqisë u hap “Java e Xhamive dhe Shërbyesve Fetarë”, e organizuar nga Presidenca për Çështjet Fetare të Republikës së Turqisë. Në këtë ngjarje nga Bashkësia Islame e Kosovës mori pjesë kryeimami Vedat ef. Sahiti, së bashku me përfaqësuesit e tjerë të bashkësive islame nga shtetet e Ballkanit. Ceremonia e hapjes së programit të Javës së Xhamive dhe Shërbyesve Fetarë u mbajt në oborrin e xhamisë historike Selimije të arkitektit të njohur, Mimar Sinanit në Edirne. Në të njëjtën ditë, u mbajt takimi i tetë konsultativ i përfaqësuesve të Bashkësive Islame të Ballkanit me përfaqësuesit e Dijanetit, gjatë të cilit u diskutua mbi organizimin e jetës fetare, me theks të veçantë mbi



përgatitjen e shërbyesve fetarë dhe infrastrukturën e objekteve fetare, si dhe për sfidat me të cilat përballen institucionet fetare në Ballkan. Kryeimami Sahiti në fjalimin e tij, vëmendje të veçantë i kushtoi përgatitjes dhe ngritjes profesionale të zyrtarëve fetarë dhe rolit të tyre në interpretimin dhe shpjegimin e saktë të besimit dhe fesë tonë, si dhe potencoi angazhimin e Bashkësisë Islame në ngritjen e infrastrukturës së objekteve fetare për të ofruar ambiente multifun-ksionale në shërbim të besimtarëve e qytetarëve. (B.Z.)

## Myftiu Tërnava priti në takim ambasadorin e Belgjikës

Më 20 tetor, kryetari i Bashkësisë Islame të Kosovës, Myftiu Naim ef. Tërnava, priti në takim ambasadorin joresident të Belgjikës, z. Frédéric Meurice. Myftiu Tërnava i uroi mirëseardhje ambasadorit Meurice dhe më pas e njohu atë me punët dhe angazhimin e institucionit të Bashkësisë Islame të Kosovës, si dhe me sfidat që ballafaqohet ky institucion. Myftiu Tërnava falënderoi shtetin e Belgjikës për ndihmën dhe kontributin e vazhdueshëm dhënë për ngritjen e institucioneve të Kosovës.

Nga ana e tij, ambasadori z. Frédéric Meurice, shprehu falënderime për pritjen dhe njëherësh përgëzoi Myftiun Tërnava dhe



Bashkësinë Islame të Kosovës për kontributin e tyre që në Kosovë të mbretërojë paqja, respekti e toleranca ndërmjet besimeve dhe etnive të ndryshme. Dy palët u pajtuan që edhe më tej të vazhdojnë bashkëpunimin në të mirë të Kosovës. (R.S.)

## Kryeimami Sahiti vizitoi Këshillin e BI-së së Rahovecit

Më 7 tetor, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, vizitoi Këshillin e Bashkësisë Islame të Rahovecit, ku u mirëprit nga kryetari Shani ef. Sylka dhe administrata e Këshillit, nga të cilët u informua rreth jetës fetare, mësimbesimit dhe aktiviteteve të tjera të Këshillit. Kryeimami ri-konfirmoi mbështetjen e Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës për Këshillin e Rahovecit dhe njoftoi kryetarin Sylka, se procedurat e pranim dorëzimit teknik të objektit të vakëfit në Rahovec kanë përfunduar

dhe tanimë objekti është në shërbim të Këshillit të Rahovecit. Kryetari Sylka falënderoi kryeimamin dhe Kryesinë për realizimin e këtij projekti kaq të rëndësishëm dhe të nevojshëm për besimtarët dhe Këshillin e Bashkësinë Islame në Rahovec. Vlen të theksohet se ky projekt është realizuar falë bashkëpunimit të Bashkësisë Islame të Kosovës dhe Drejtorisë së Vakëfeve të Turqisë. (B.Z.)



## Nënshkruhet marrëveshja për fillimin e punimeve për restaurimin e Xhamisë së Çarshisë në Prishtinë




Më 15 tetor, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës në bashkëpunim me Agjencinë Turke për Zhvillim TIKA, kanë nënshkruar marrëveshjen për fillimin e punimeve të restaurimit të Xhamisë së Çarshisë në Prishtinë, e cila vije pas përfundimit të hartimit të projektit restaurues dhe marrjes së të gjitha lejeve përkatëse nga institucionet e vendit. Kryeimami Sahiti falënderoi koordinatorin e TIKA-s, z. Cihan Dinçer për kontributin e institucionit që ai drejton për ruajtjen dhe mbrojtjen e trashëgimisë kulturore islame në Kosovë, dhe theksoi se Bashkësia Islame e Kosovës është jetësisht e përkushtuar në mbrojtjen dhe ruajtjen e trashëgimisë islame. Nga ana e tij, koordinatori Dinçer falënderoi kryeimamin për bashkëpunimin në fushën e trashë-gimisë islame në përgjithësi, e në veçanti në realizimin e këtij projekti kaq domethënës për Kosovën. (B.Z.)

## Kryeimami Sahiti priti në takim z. Omer Kajoshajn



Më 18 tetor, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, priti në takim zyrtar z. Omer ef. Kajoshaj, drejtor për Marrëdhënie me Jashtë i Bashkësisë Islame të Malit të Zi. Kryeimami Sahiti fillimisht i shprehu mirëseardhje dhe e falënderoi z. Kajoshajn për vizitën e tij që ka për qëllim nevojën e thellimit dhe ngritjes së bashkëpunimit në nivele më të larta ndërmjet dy bashkësive islame simotra në rajon. Na gëzon fakti i zhvillimit të infrastrukturës së Bashkësisë Islame në Mal të Zi, e në veçanti ngritja e kuadrove profesionale të liderëve fetarë në Mal të Zi, theksoi mes tjerash kryeimami Sahiti. Nga ana e tij, z. Omer ef. Kajoshaj falënderoi kryeimamin Sahiti për mikpritjen e ngrohtë dhe bisedën përzemërt e të hapur lidhur me bashkëpunimin e dy bashkësive islame në fusha të ndryshme me interes të përbashkët. (B.Z.)

# Në Prishtinë u mbajt Mevlud për nder të ditëlindjes së Pejgamberit a.s.

Më 18 tetor, për nder të Mevludit, me datë 12 Rebiul – Evel, Këshilli i Bashkësisë Islame të Prishtinës, ka mbajtur manifestim fetar kushtuar kësaj ngjarje. Ky manifestim, ashtu siç e do rendi, filloi me leximin e ajeteve nga Kurani fisnik. Më pas, ligjëratën kryesore e mbajti kryeimami i këtij Këshilli, Burhanudin ef. Hashani, i cili foli rreth jetës fisnike të të Dërguarit a.s.. Ai theksoi rëndësinë e mësimit dhe studimit të jetës, veprës dhe misionit të tij fisnik, si dhe për mësimet që ne duhet t'i marrim nga ai. Krejt në fund, imamët e Këshillit kënduan pjesë nga mevludi, ilahi dhe kaside. Me këtë manifestim



kanë filluar aktivitetet e Këshillit të Bashkësisë Islame të Prishtinës, për muajin e Mevludit – lindjes së Pejgamberit a.s.. (B.Z.)

# Mbahet manifestim fetar kushtuar Mevludit në Bujanoc



Më 18 tetor, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, mori pjesë në manifestimin e Këshillit të Bashkësisë Islame në Bujanoc për nder të ditëlindjes së Pejgamberit Muhamedit a.s., i cili u mbajt në Shtëpinë e Kulturës në Bujanoc. Kryeimami Sahiti në fjalën e tij theksoi se dashuria që kemi në zemrat tona ndaj Muhamedit a.s. na shtyn që në vazhdimësi të tubohemi e ta rikujtojmë personalitetin jetën dhe veprën e tij. Kur kujtojmë lindjen e Pejgamberit a.s., kemi për synim të njohim edhe më shumë misionin e tij, mësimet e tij, sjelljet, virtytet e cilësitë e tij, edebin e ahlakun e tij, për të cilat s'ka dyshim se myslimanët sot sikur dhe mbarë njerëzimi si asnjëherë më parë ka nevojë t'i njohë, t'i dijë, t'i përvetësojë, e t'i jetësojë gjatë jetës në këtë botë. Në fund të fjalës së tij, kryeimami Sahiti falënderoi organizatorët për këtë manifestim kaq të rëndësishëm dhe apeloi që këtë traditë të popullit tonë ta vazhdojnë e ta kultivojnë edhe në të ardhmen me respekt e devotshmëri. Në këtë manifestim fetar kushtuar kësaj ngjarje të madhe ligjërues ishte myftiu i Tetovës, Qani ef. Nesimi, ndërkaq, me ilahi dhe pjesë nga mevludi, u paraqit Nusret Kurtishi me grupin e tij, ndërsa me recitime e monolog u paraqitën aktivistët e Departamentit të Rinjve dhe Gruas pranë KBI-së Bujanoc, dhe nxënësit e shkollës së mesme Sezai Surroi në Bujanoc. (B.Z.)

## Kryeimami Sahiti priti në takim koordinatoren e UNDP-së, znj. Marta Gazideda



Më 21 tetor, kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, priti në takim znj. Marta Gazideda, koordinatore e UNDP-së, me të cilën diskutoi për projektet e programit "Trashëgimia kulturore si nxitëse e dialogut ndërmjet komuniteteve dhe kohezionit social". Ky projekt përkrahet financiarisht nga Instrumenti që kontribuon për paqe dhe stabilitet (ICSP/Komisioni Evropian) dhe zbatohet nga zyra e UNDP-së në Kosovë. Në kuadër të këtij programi janë përzgjedhur/miratuar për ndërhyrje katër projekte të rëndësishme të Bashkësisë Islame të Kosovës: 1.Xhamia e Osman Efendiut në Novobërdë; 2.Rehabilitimi dhe rregullimi i varrezave myslimane në Mitrovicë të Veriut; 3.Tyrbja e Mehmetit të vjetër afër Kalasë së Novobërdës; dhe 4. Xhamia e Drenocit, komuna e Deçanit. Kryesia e Bashkësisë Islame e Republikës së Kosovës është e përkushtuar në ruajtjen e trashëgimisë kulturore islame dhe u është mirënjohëse për kontributin dhe angazhimin tuaj në këtë program, theksoi kryeimami Sahiti.

## U mbajt takimi rajonal i liderëve fetarë

Më 21 tetor, me ftesë të Komiteti Shqiptar të Helsinkit (KShH), kryeimami i Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, mori pjesë në Konferencën rajonale "Rimen-dimi i Tolerancës Fetare midis Partnerëve të Ballkanit Perëndimor". Kjo Konferencë u mbajt në kuadër të nismës "Drejt një dialogu më të madh ndërkulturor, ndërbesimtar dhe ndërfetar në Ballkanin Perëndimor", ku janë mbledhur së bashku përfaqësues të komuniteteve fetare nga gjashtë vende të Ballkanit Perëndimor, partnerë të shoqërisë civile në rajon, përfaqësues akademikë, si dhe përfaqësues të medias, si një aktor kyç kontribuues në promovimin e paqes, sigurisë



dhe rritjen e tolerancës reciproke fetare. Pjesëmarrësit diskutuan pikëpamjet dhe opinionet e tyre mbi situatën dhe nivelin e respektimit të lirisë fetare dhe dialogut ndërkulturor, bashkëpunimin ndërbesimtar dhe ndërfetar ndërmjet vendeve të rajonit.

## Dua hatmeje në fshatin Mushnikovë



Më 31 tetor, Këshilli i Bashkësisë Islame i Prizrenit, organizoi ceremoninë solemne me rastin e mbarimit të hatmes, nga vijuesit e rregullt të mektebit të xhamisë së fshatit Mushnikovë. Në këtë tubim morën pjesë shumë xhematë e qytetarë nga fshati dhe më gjerë. Imami i xhamisë Nailj ef. Skenderi, me shumë suksese ua mësoi leximin e Kuranit 11 nxënësve, prej tyre 7 vajzave e 4 djemve. Në fjalën e tij, imami Skenderi, i falënderoi të pranishmit për prezencën e tyre, e në mënyrë të veçantë prindërit për interesimin dhe bashkëpunimin e tyre.

Në emër të KBI-së së Prizrenit, të pranishmit i përshëndeti kryetari mr. Besim ef. Berisha, i cili e vlerësoi lart angazhimin e imamit të fshatit. Edhe kryeimami dr. Orhan ef. Bislimaj e falënderoi imamin për këtë angazhim madhor e afatgjatë. Po ashtu, ai i përgëzoi dhe prindërit për vetëdijen e lartë. Tubimin e përshëndetën edhe disa imamë që ishin prezentë.

Ceremonia u mbajt në xhaminë e fshatit dhe filloi me leximin e Kuranit, ndërsa mbaroi me duanë e hatmes. Në fund, Këshilli i BI-së iu shpërndau nxënësve nga një certifikatë për ndjekjen e mektebit, si dhe nga një dhuratë modeste.

## Vihet gurthemeli i xhamisë në Pleshinë të Ulët të Ferizajt



Më 30 tetor, në fshatin Pleshinë e Ulët të Ferizajt është bërë vënia e gurthemelit të xhamisë.

Kjo nismë është ndërmarrë nga banorët e Pleshinës së Ulët dhe nga imami Mensur ef. Avdyli, ndërsa parcelën për ndërtimin e xhamisë e kanë lëshuar vakëf Ramadan Avdyli, Basri Avdyli dhe Shukrije Rrahmani. Me rastin e vendosjes së këtij gurthemeli i pranishëm qe edhe anëtari i Kryesisë së BIK-ut dhe njëherësh kryetari i KBI-së së Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, i shoqëruar nga anëtarët e KBI-së, hoxhallarë të Ferizajt, si dhe banorë të fshatit Pleshinë e Ulët.

## Nderohet me çmimin “Studiuesi i Ri i Vitit” anëtari i IHSI-së Besir Neziri

Anëtari i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, Besir Neziri është nderuar me çmimin “Studiuesi i Ri i Vitit” në kongresin “Mehmet Akif Ersoji dhe 100 vjetori i Himnit Kombëtar në Dimensione Universale”, i cili u mbajt nga data 27 deri më 30 shtator në kuadër të Simpoziumit të gjashtë të Shkencave Sociale (INCSOS).

Në këtë kongres morën pjesë 61 studiues nga 28 vende të botës, si nga Kosova, Shqipëria, Maqedonia e Veriut, Kroacia, Franca, Iraku, Irani, Egjipti, Turkia etj.

Kosova u përfaqësua nga anëtari i Institutit për Hulumtime dhe Studime Islame, Besir Neziri, i cili para të pranishmëve prezantoi kumtesën “Perceptimi i Mehmet Akifit te shqiptarët”, me të cilën edhe u nderua me çmimin “Studiuesi i Ri i Vitit”.

Këtë vit, me vendim të kryeparlamentarit të Turqisë, viti 2021 është shpallur “Viti i Himnit Kombëtar”, ndaj me këtë rast janë shënuar një sërë aktivitetesh kulturore të organizuara nga Parlamenti turk, e ndër to edhe kongresi “Mehmet Akif Ersoji dhe 100 vjetori i Himnit Kombëtar në Dimensione Universale”.



# Mbërriti profeti i fundit, Muhamed s.a.s.

*Qartësia, qetësia, frymëzimi*
*i thjeshtë, më shumë se modest*
*vëmendje që nxit ndjenjat*
*vetitë e tij e pasurojnë mbarë njerëzimin.*
*
*Ai është i lartësuar në shtatë qiej, Ai, pasqyra e bujarisë*
*i gjatë, pronar i vetëkontrollit*
*shembulli i Profetit të fundit që erdhi në botë*
*mirësia, qetësia, bujaria u derdhën në të gjithë globin e tokës.*
*
*Ai ishte dhe është një piktor i njerëzimit*
*model, burim, ajër për besimtarët*
*njohuri që rrezaton si rrezet e diellit*
*një frymë termike që i hap rrugën për brezat.*
*
*Burrëror, i pastër si dëbora e parë*
*Sinqert, i vendosur, guximshëm, i pakrahasueshëm*
*hyri në zemër duke rrjedhur në damarët Islam*
*Shembulli i tij përmendet me përkushtim, rrezaton Fisnikëri.*
*
*Dera e së ardhmes u hap, armiqtë u shembën*
*lavdi si zëri i dritës u përhap gjithkund*
*arritën varg pas vargu poetët e poezitë*
*tokëzoi Monoteizmi, besnikëria, dashuria, barazia,*
*qëllimi përfundimtar për njerëzimin.*

***Tyran Prizren Spahiu***

# E coptueme me vjet

*E trishtë si vjeshtë e vonë*
*E plogshtueme, e thyemë*
*Me dhimbje e përthurun n'kujtime*
*Me to tue ndërtue mure pikëllimi*
*Për herë t'fundit kështu e pashë*
*Ishte e lëndueme shumë*
*Me zemër të thyemë copa-copa*
*Sa që t'ia thyenin eshtnat e trupit nji nga nji*
*Do ta kishte ma t'lehtë se sa nji grrithë n'shpirt*
*Me u arratisë, e pamundur për të*
*Se prej zemres, që ish bash burgu i vet*
*qysh me dalë?*
*Iu desht me kuptue*
*Se jata për asnjanin nuk asht e lehtë*
*Po as e definueme për të na shkatërrue*
*Nuk asht*
*Tevona*
*Gati e shërueme*
*Gati e ndryshueme*
*E kishte kuptue që*
*Ta duash veten pak ma shumë se të tjerët*
*S'asht krim*

***Besarta Fazliu***




Shoqata Humanitare Bamirëse

# “BEREQETI”

**Allahu e ndihmon robin e Vet**
**për sa kohë që robi**
**i ndihmon vëllait të vet.**
**(hadith)**

## T'I NGROHIM ZEMRAT DHE AMBIENTET E FAMILJEVE NEVOJTARE!

# STUFA DHE DRU PËR NGROHJE

**12 nëntor**
**12 dhjetor**
**2021**

Vlera për stufë **160 €**
Vlera për dru **40 €**

Kontribuo edhe ti në xhirollogari: OJQ SHOQATA BEREQETI,
Banka Ekonomike Sh.a. • IBAN: XK051401000000813233 • SWIFT Code (BIC): EKOMXKPRXXX,
me përshkrimin e donacionit: “STUFA DHE DRU PËR NGROHJE”. PayPal paypal.me/bislame
Donacionet tuaja mund t'i dorëzoni edhe në këshillat e Bashkësisë Islame nëpër qytetet e Kosovës.
Shoqata Humanitare Bëmirëse Bereqeti +383 38 224 024 +383 49 733 678

